MË 8 TETOR VIHET GURTHEMELI I XHAMISË QENDRORE NË PRISHTINË

# DITURIA ISLAME

NUMER 267 | VITI 26 | TETOR 2012 | DHUL-HIXHXHE 1433 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

# HAXHI 2012

## ETAPAT E HAXHIT DHE DUAJA E HAXHINJVE

TË PËRGJIGJEM O ZOT, TY, ZOTI IM, TË PËRGJIGJEM,
TË PËRGJIGJEM, QË NUK KE SHOK, TË PËRGJIGJEM TY,
PËR TY ËSHTË ÇDO LËVDATË E FALËNDERIM,
DHUNTI E PUSHTET, DHE NUK KE SHOK.



www.dituriaislame.net

لَبَّيْكَ اَللّٰهُمَّ لَبَّيْكَ ، لَبَّيْكَ لَا شَرِيْكَ لَكَ لَبَّيْكَ،
إِنَّ الْحَمْدَ وَالنِّعْمَةَ لَكَ وَالْمُلْكَ ، لَاشَرِيْكَ لَكَ

**LEBEJK ALLAHUME LEBEJK, LEBEJKE LA SHERIKE LEKE LEBEJK,**
**INEL HAMDE VE NIËMETE LEKE VEL MULK, LA SHERIKE LEK.**

# Duaja e Haxhinjve

*Falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm Allahut të Plotfuqishëm.*
*Falënderimi i takon Atij Që ishte kur nuk ekzistonte asgjë.*
*Falënderimi i takon Allahut,*
*i Cili është i pari pa fillim dhe i fundit, pa mbarim,*
*i Cili e di të brendshmen dhe të jashtmen.*
*Falënderimi i takon Atij që në librin fisnik thotë:*
*"Dhe thirr ndër njerëz për Haxhin,*
*se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura,*
*që vijnë prej rrugëve të largëta, për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre,*
*dhe për ta përmendur Allahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi)*
*Falënderimi i takon Allahut,*
*i Cili Qabenë e bëri shtëpinë e parë për adhurim dhe vizitën e saj për besimtarët - obligim.*
*Paqja, mëshira dhe bekimet e Zotit qofshin mbi Muhamedin a.s.*
*mbi familjen e tij të ndershme,*
*mbi shokët e tij besnik e fisnik dhe*
*mbi të gjithë ata që e përcollën dhe përcjellin rrugën dhe traditën e tij*
*deri në Ditën e Gjykimit.*
*O Allah, Që nuk ke shok tjetër, vetëm Ty Të besojmë,*
*vetëm tek Ti kemi shpresë dhe vetëm Ty të mbështetemi.*
*Ti je mëshiruesi e mëshirëbërësi, lehtësojua rrugën këtyre haxhinjve.*
*O Fuqiplotë, mundësojua këtyre haxhinjve kryerjen e ceremonive të Haxhit,*
*tavafin e shtëpisë Sate, në Safa e Merva,*
*qëndrimin në Arefat, në Muzdelife e Mine,*
*në vizitën e xhamisë së Pejgamberit a.s. dhe vende të tjera*
*O Zoti ynë, shuaju etjen këtyre haxhinjve nga kroi i Zem-zemit dhe*
*na e bëj nasib edhe neve,*
*e në Ahiret bëna të mundur që të pimë nga kroi i Xhenetit.*
*O i Gjithëmëshirshëm, na e bëj të mundur neve që të kujtojmë Ty*
*në kënaqësitë dhe në vështirësitë më të mëdha,*
*e haxhinjve me gjuhën e tyre duke thënë:*

**TË PËRGJIGJEM O ZOT, TY, ZOTI IM, TË PËRGJIGJEM,**
**TË PËRGJIGJEM, QË NUK KE SHOK, TË PËRGJIGJEM TY,**
**PËR TY ËSHTË ÇDO LËVDATË E FALËNDERIM,**
**DHUNTI E PUSHTET, DHE NUK KE SHOK**

*vazhdon në faqe 63*





# Më 8 tetor vihet gurthemeli i Xhamisë Qendrore në Prishtinë

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, njofton besimtarët, opinionin e gjerë dhe të gjithë të interesuarit se ditën e hënë, më **8 tetor 2012**, me një manifestim solemn, do të vërë gurthemelin e Xhamisë Qendrore në Prishtinë.

Për këtë qëllim janë kryer të gjitha punët dhe procedurat e nevojshme, si dhe është formuar një trupë punuese që do të merret me përgatitjen e manifestimit.

Ndërtimi i xhamisë së re në Prishtinë është një nevojë e kahershme për kryeqendrën tonë. Ka dashtë Zoti që tani të krijohen kushtet dhe mundësitë që të nisim realizimin e një projekti të madh për vendin, Bashkësinë Islame, besimtarët dhe kryeqytetin tonë.

Fillimi i realizimit të këtij projekti madhor është mundësuar vetëm pasi Kryetari i Prishtinës, Prof. Dr. Isa Mustafa, Bordi i Drejtorëve dhe Asambleja komunale e Prishtinës iu përgjigjën pozitivisht kërkesës së Bashkësisë Islame të Kosovës, duke caktuar truallin për xhami, përse i falënderojmë publikisht.

Për t’u realizuar projekti i Xhamisë së re, qytetarë të nderuar, neve na duhet përkrahja dhe mbështetja juaj morale dhe materiale.

Për këtë qëllim, Kryesia e BIK-së ka hapur llogari rrjedhëse në Pro Credit Bank, TEB dhe në Banka Ekonomike, ku të gjithë të interesuarit mund të japin kontributin e tyre.

**Llogaritë rrjedhëse:**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Xhamia Qendrore Prishtinë
**Pro Credit Bank: 1115117903010176**
**TEB: 2011000057936297**
**Banka Ekonomike: 1401000000659391**

Ju mund të ndihmoni edhe duke thirr në tel: **0900 11111,** e cila ju kushton vetëm **1 (një) euro,** përse dhe ju falënderojmë.



Ishte gushti i vitit 1980. Pasi e falëm namazin e sabahut, hoxhallarëtë na e kënduan duanë. Ishte shumë shyhret, sepse kishin ardhur për të na përcjellë shumë hoxhallarë, të cilët me Kur`an, dua, dhikër e ilahi na forcuan edhe më shumë imanin dhe itikatin tonë e na dhanë forcë, guxim dhe elan edhe më tepër në rrugën që kishim marrë drejt Shtëpisë së Allahut. Në Xhaminë e Madhe (Sulltan Fatih) hipëm në autobus dhe morëm rrugën për në Qabe.

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamet Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja “Iliri”, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!








8 DHUL-HIXHE



9 DHUL-HIXHE



10 DHUL-HIXHE

## 1 IHRAMI

Haxhi apo umreja nuk mund të kryhet kurrsesi pa veshjen e ihramit. Ihrami është vaxhib tek hanefinjtë. Ihrami përbëhet prej pjesës së sipërme (err-rrida) dhe pjesës së poshtme ( el –izar). Me veshjen e ihramit nënkuptohet që haxhiu e ka bërë nijet dhe ka vendosur për të kryer Haxhin ose umren. Për sa i përket njetit për veshjen e ihramit, ky vlen të bëhet vetëm me zemër. Vendet ku duhet të vishen ihramet janë "mikatet".

## 2 TAVAFUL KUDUMI

Këtë tavaf haxhiu e kryen me të arritur në Mekë. Ky tavaf nuk kërkohet të zbatohet edhe nga haxhiu që kryen llojin e haxhit "temet'u", ngase ai, që kur ka hyrë në Mekë, e ka kryer umren, dhe Haxhin e fillon nga brenda Mekës. Ky tavaf është sunet.

## 3 SA'JI

Sa'ji-vrapimi në mes kodrave Saffa dhe Merve, edhe tek hanefinjtë është vaxhib. Fillon nga kodra Saffa dhe kështu bëhen shtatë sjellje, - një shkuarje prej Saffas deri në Merve konsiderohet një sjellje. Sa'ji doemos duhet të kryhet pas tavafit. Sa'ji që kryhet para tavafit, nuk vlen.

## 4 DITA E TERVIJES ARRITJA NË MINË. DITA E TETË E DHUL -HIXHXHES

Qëndrimi dhe fjetja në Minë në natën e Arefatit, është sunet. Kur do të falet namazi i sabahut, ditën e tetë të dhul-hixhxhes, do të shkohet në Minë, ku do të qëndrohet deri në mëngjesin e ditës së nëntë –jevmu-arefe dhe, pas namazit të sabahut, vjen nisja për në Arefat. Po ashtu qëndrimi dhe fjetja në Minë gjatë ditëve të gjuajtjes së gurëve, është synet, kurse në ditën e nëntë haxhinjtë i drejtohen Arefatit.

# ETAPAT E HAXHIT
Haxhi nga këndvështrimi hanefi




**5 DITA E AREFATIT**
DITA E NËNTË E DHUL-HIXHES

Qëndrimi në Arefat është farz (rukn). Të qëndruarit në Arefat është një prej kushteve kryesore të Haxhit. Mosqëndrimi në Arefat domethënë që Haxhi nuk është kryer. Pejgamberi a.s. thotë: " Haxhi është qëndrimi në Arefat". Koha e qëndrimit në Arefat fillon prej namazit të drekës të ditës së nëntë të dhul -hixhes (natës së Kurban-Bajramit) e vazhdon deri në sabahun e ditës së Kurban-Bajramit. Po qe se qëndrohet në Arefat për një kohë të shkurtër gjatë kohës së caktuar, farzi është i kryer. Nuk kushtëzohet që në Arefat të qëndrohet doemos i pastër nga xhenabeti me abdest, por pastrimi dhe marrja e abdesit është synet i fortë. Lejohet dhe konsiderohet i kryer farzi i tillë nëse femra është hajz ( ka menstruacion) dhe nifas (koha pas lindjes) gjatë kohës sa është duke qëndruar në Arefat. Në këtë ditë haxhiu bën istigfar dhe dua sa më shumë: Pejgamberi a.s., ka thënë: "Lutja ( duaja) më e mirë është ajo që bëhet në ditën e Arefatit".

**6 XHEM'I TAKDIM** DREKA DHE IKINDIA NË AREFAT FALEN BASHK

Në këtë ditë pasdreke imami do të mbajë dy hytbe, si të xhumasë, dhe me atë rast do t'i udhëzojë haxhinjtë për rregullat e Haxhit (për qëndrimin në Arefat e Muzdelife, për gjuajtjen e guralecëve në xhemre, për therjen e kurbanit, rruarjen dhe tavafuz-zijaretin. Pas hytbes, do të falë me xhemat namazin e drekës dhe të ikindisë me një ezan dhe dy ikamete.

لَبَّيْكَ اَللّٰهُمَّ لَبَّيْكَ ، لَبَّيْكَ لَا شَرِيْكَ لَكَ لَبَّيْكَ،
إِنَّ الْحَمْدَ وَالنِّعْمَةَ لَكَ وَالْمُلْكَ ، لَاشَرِيْكَ لَكَ

**TË PËRGJIGJEM O ZOT, TY, ZOTI IM, TË PËRGJIGJEM, TË PËRGJIGJEM, QË NUK KE SHOK, TË PËRGJIGJEM TY, PËR TY ËSHTË ÇDO LËVDATË E FALËNDERIM, DHUNTI E PUSHTET, DHE NUK KE SHOK**



KËNDI I JEMENIT

HAXHERUL ESVED

بسم الله الله أكبر ولله الحمد

1 2 3 4 5 6 7

SAFFA



1 3 5 7

م وأنت الأعز الأكرم

## 7 XHEM'I TE'HIR, MUZDELIFJA, NAMAZI I AKSHAMIT DHE JACISË

Muzdelifja është një vend në mes Arefatit dhe Minës. Të gjithë dijetarët janë të mendimit se është vaxhib të qëndrohet në Muzdelife, qoftë edhe për një kohë shumë të shkurtër. Koha e qëndrimit në Muzdelife, sipas hanefinjve, është që para agimit e deri në lindje të diellit. Kush arrin në Muzdelife para se të lindë dielli, së paku kalimthi, e ka kryer këtë vaxhib. Është obligim që në Muzdelife të falim bashkë namazin e akshamit dhe të jacisë, me një ezan dhe dy ikamete. Ai që ka falur namazin e akshamit në Arefat ose gjatë rrugës, është i obliguar ta falë përsëri derisa të zbardhë dita.

## 8 DITA E PARË E BAJRAMIT

Rekomandohet që të shkojmë në Minë para se të lindë dielli, nëse është e mundur, që të falim namazin e sabahut menjëherë si të hyjë koha, dhe gjatë qëndrimit të bëjmë sa më shumë lutje e dua, tekbire , tehlile, telbije, salavat, dhikër, istigfar...

## 9 HEDHJA E GURALECËVE NË MINË

Me të zbardhur të ditës, para lindjes së diellit, haxhinjtë marrin rrugën për në Minë. Hedhja e guralecëve në xhemerat bëhet sipas kësaj radhe: së pari, ditën e parë të Kurban-Bajramit ata gjuhen në xhemeretul akabe (guri i madh), kurse në dy ditët e tjera gjuhen të tre gurët. Po sa fillon të hedhë guralecë, haxhiu ndërpret telbijen. Nuk lejohet të gjuhet ndonjë materie tjetër përveç guralecëve.
Në xhemren e parë duhet të gjuhen shtatë gurë një nga një. Nëse gjuhen të gjithë përnjëherë, duhet të gjuhen edhe gjashtë të tjerë. Koha e gjuajtjes në xhemretul akabe është prej sabahut të ditës së Bajramit deri në sabahun e ditës së dytë. Ndërsa në ditën e dytë dhe të tretë gjuhen në tri xhemerat nga shtatë guralecë, duke filluar nga xhemretu-s-ugra në xhemretul vusta dhe, në fund, në xhemretul kubra. Për gjuajtje të çdo guraleci duhet të thuhet "Bismilahi Allahu Ekber". Pra në ditën e dytë dhe të tretë gjuhen nga 21 guralecë në ditë. Në vend të sëmurit dhe fëmijës, që nuk ka mundësi t'i gjuajë vetë e të tjerëve (për ndonjë arsye), guralecët mund t'i gjuaj dikush që është i aftë dhe ka mundësi të bëjë gjuajtjen. Gjuajtja e guralecëve është prej vaxhibeve të Haxhit. Guraleci kapet me majat e gishtit të madh dhe të atij tregues dhe mbahet me majën e gishtit tregues, dhe në atë mënyrë gjuhet. Pas gjuajtjes së guralecëve në xhmeretul-akabe, do të pritet kurbani, nëse është bërë nijeti për "haxhi - kiran" ose është "mutemetti", pastaj haxhiu do të rruhet ose të qethet. Vetëm prej atëherë haxhiu lirohet nga shtrëngesat e haxhiut dhe bëhet i lirë, por ende nuk ka të drejtë të ketë marrëdhënie seksuale.

# ETAPAT E HAXHIT

Haxhi nga këndvështrimi hanefi

MAKAMI IBRAHIM

ZEMZEM



MERVE




رَبِّ اغْفِرْ وَارْحَ



## 10 RRUAJTJA APO PRERJA E FLOKËVE

Rruajtja apo prerja e flokëve është prej vaxhibeve të Haxhit. Rruajtja e flokëve sipas unanimitetit të Katër Imamëve është më e lavdëruar sesa shkurtimi i tyre. Kjo vlen për meshkujt. Për gratë rekomandohet më shumë që t'i presin flokët. Personi që është pa flokë, sipas hanefinjve, duhet të rruajë kokën me brisk të rrojës, edhe pse nuk ka fare flokë. Koha e rruajtjes apo shkurtimit të flokëve fillon pas hedhjes së guralecëve në xhemretul akabe dhe zgjat deri në ditën e tretë të Kurban-Bajramit. Tek hanefinjtë renditja e veprimeve është vaxhib, pra duhet filluar nga rremji, për të vazhduar prerja e kurbanit dhe rruarja e kokës apo shkurtimi i flokëve.

## 11 HEDJI (KURBANI I HAXHIT)

Hedj quhet kurbani që dërgohet të pritet në harem. Hedj mund të jetë deveja, lopa, delja, dashi, dhia, ose cjapi, pra vlen çdo kafshë që vlen për kurban. Hedji për llojin e haxhit temet'u dhe kiran duhet të pritet gjatë ditëve të Kurban-Bajramit..

## 12 TAVAFUZ - ZIJARE (EL-IFADA OSE ER-RUKN)

Në ditën e parë të Bajramit ose të nesërmen a të pasnesërmen, haxhiu do të shkojë në Mekë dhe do të bëjë Tavafuz- zijaren pa reml dhe pa sa'j, nëse i ka bërë që më parë, nëse jo, do t'i bëjë në këtë rast. Vetëm tani haxhiut i lejohet edhe ndalesa e fundit (kontakti i lirë me bashkëshorten). Koha e Tavafuz-zijares fillon prej agimit të ditës së parë të Bajramit, dhe më mirë është të bëhet atë ditë. Mekruh është të shtyhet pas ditëve të Bajramit, edhe pse vlen kurdo që të bëhet.

*Teksti: Fitim Flugaj*

## 13 TAVAFUL - VEDA (TAVAFI I LAMTUMIRËS)

Ky lloj tavafi është vaxhib për secilin haxhi që nuk është nga Meka. Koha e kryerjes së këtij tavafi, sipas hanefinjve, fillon menjëherë pas kryerjes së tavaful-ifades, e zgjat deri para udhëtimit të haxhiut dhe largimit nga Meka. Tavaful –veda quhet edhe Tavafus-sadr dhe bëhet pa remj dhe pa sa'j.

Pastaj haxhiu i afrohet Zemzemit, ku do të pijë ujë, e pastaj do të shkojë te dera e Qabesë dhe do të puthë atë dhe pragun e saj duke E lutur Allahun xh.sh. për çfarë të dëshirojë dhe, më në fund, kthehet duke ecur prapa (në shenjë nderimi), derisa të dalë nga Qabeja.

# Haxhi, shenjë unifikuese



*"Dhe thirr ndër njerëz për haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura që vijnë prej rrugëve të largëta. (vijnë) Për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre dhe që ta përmendin Allahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falenderimi) dhe për që i ka furnizuar me kafshë. Hani pra, prej tyre (kurbanave) dhe ushqeni të ngushtuarin e të varfërin. ( El Haxhxh,27-28)*

*Haxhi nuk është ibadet individual as në fenë tonë dhe as në historinë tonë. Duhet ta njohim fenë tonë dhe, duke njohur fenë tonë, lehtësojmë edhe qasjen tonë ndaj problemeve me të cilat ballafaqohemi ne si shoqëri. Haxhi është kushti i pestë i fesë islame. Allahu e obligoi për robërit e Tij duke thënë:"Aty ka shenja të qarta: vendi i Ibrahimit, dhe kush hyn në të, ai është i sigurt. Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi te ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton); Allahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që e bëjnë) njerëzit". (Ali Imran, 97). Ky është ibadet dhe si i tillë duhet të kuptohet. Ata që mendojnë ndryshe, duke konsideruar se ritet e Haxhit janë diçka si çudi në vete, mbeten shumë të gabuar në këtë çështje dhe sidomos një pjesë e elitës politike e intelektuale të shoqërisë sonë. Ata kërkojnë dhe vazhdojnë të kërkojnë pareshtur argumente të ndryshme për të diskutuar çështjen pse duhet bërë haxhi me veprimet e tij. Në mënyrë që të qetësohen "mendjet" e tyre, Allahu në ajetin 197 të sures El Bekare thotë: "Haxhi është në muajt e caktuar e kush e bën (ia fillon të zbatojë) haxhin në këta muaj, nuk duhet t'i afrohet gruas, nuk bën të marrë nëpër këmbë dispozitat e sheriatit, as nuk duhet të shkaktojë grindje. Çka punoni nga e mira, All-llahu di për to. Dhe përgatituni me furnizim (për rrugë), e furnizimi më i mirë është devotshmëria, e ju të zotët e mendjes kini dronë Time".*

*Ne si myslimanë jemi të bindur dhe i kryejmë ritet e Haxhit ashtu siç na ka mësuar Pejgamberi ynë , Muhamed Mustafaja a.s., në kryerje të Haxhit, pa asnjë dyshim, ka dobi si fetare, ashtu dhe sociale. Si të mos ketë, kur Haxhi është një udhëtim i mirë në vende në të cilat kanë shkelur pejgamberë, është shpallur vahji, është vendlindja e Islamit dhe aty tuboheshin të parët tanë.*

*Allahu në Kur'an thotë :"... por Allahu juve jua bëri të dashur besimin dhe jua zbukuroi atë në zemrat tuaja, ndërsa mosbesimin, shfrenimin dhe kundërshtimin, jua bëri që t'i urreni. Të tillë janë ata që gjetën rrugën e drejtë". (El Huxhurat, 7). Pra , Islami, kur i obligoi ritet e Haxhit, qëllimi ishte që imanin ta shndërronte nga kuptimi subjektiv (teorik) që mësohet nga literatura e gjerë, në përjetime shpirtërore, që njeriun e lidhin menjëherë me zanafillën e Islamit dhe të atyre kolosëve që sakrifikuan për këtë din dhe që e bën njeriun që të lidhet edhe më shumë me këtë vend të Shpalljes dhe me ata thirrësit e parë që bartën mbi supet e tyre këtë amanet hyjnor, jetuan me të dhe jetuan për të. Meka dhe Medina si dy vende të shenjta, mbeten qytetet më të sigurta dhe më të furnizuara nga ana e Allahut, për shkak se Ibrahimi a.s., E kishte lutur Allahun xh.sh.: "Dhe kur Ibrahimi tha: "Zoti im, bëje këtë një qytet sigurie dhe banorët e tij, që besuan Allahun dhe jetën tjetër, furnizoji me lloje të frutave"! Ai (Allahu) tha: "(E furnizoj) Edhe atij që nuk besoi, do t'ia mundësoj shfrytëzimin e frutave për një kohë të shkurtër, e pastaj do ta hedh në dënimin e zjarrit, e sa përfundim i shëmtuar është ai"!(El Bekare, 126). Edhe kur Ibrahimi dhe Ismaili, duke i ngritur themelet e shtëpisë (Qabesë ) luteshin: "Zoti ynë, pranoje prej nesh, se me të vërtetë Ti je që dëgjon dhe di". (El Bekare, 127). Qabeja mbetet vend i shenjtë deri në Kiamet. Për këtë Allahu shprehet në Kur'an: "Allahu e bëri Qabenë, shtëpinë e shenjtë, vend jetësimi (çështje të fesë e të jetës) për njerëz, dhe muajin e shenjtë, edhe kurbanin edhe (ato kafshë të shënuara për kurban) atë me qafore. Këtë (përcaktim nga Zoti) që ta dini se Allahu e di ç'ka në qiej dhe ç'ka në Tokë dhe se Allahu ka përfshirë me urtësinë e dijen e Vet çdo send (përcaktimi i Zotit për këto është me qëllim të caktuar, e për të mirën e njerëzve)".(El Maide, 97). Po ashtu në një hadith që transmetohet nga Ebu Hurejra, Pejgamberi a.s. thotë: "Kush e kryen Haxhin dhe nuk flet fjalë të ndyta e nuk bën vepra të ndyta, kthehet në shtëpinë e tij sikur në ditën kur e ka lindur nëna e tij (pa mëkate)". Në Haxh haxhinjtë tanë përjetojnë ndjenja të papërshkruara kur hyjnë në ihram, bëjnë Tavafin, ecin në mes Saj'it dhe Merves, shohin Zemzemin, vizitojnë dhe qëndrojnë në Arefat, Myzdelife, Mine, - që të gjitha këto lënë gjurmë të thella që gjatë tërë jetës nuk mund t'i harrojnë. Edhe Muhamedi a.s., në lidhje me vlerën e qëndrimit në Arefat, ka thënë: "Nuk ka ditë, të cilën Allahu e shpëton robin më së shumti nga zjarri se sa dita e Arafatit". (Muslimi). Sivjet, sipas kalendarit tonë, Dita e Arefatit është më 24 tetor 2012 pra nga kjo kuptohet që festa e Kurban-Bajramit do të jetë më 25 tetor. Për hajr na qoftë të gjithëve festa e Kurban-Bajramit!*

*Mr. Rexhep Suma*



# Arafati, Muzdelifeja dhe Mina

**Mr. Fitim Gashi**

**Të gjithë dijetarët myslimanë pajtohen se qëndrimi në rrafshnaltën e Arafatit është shtyllë - kusht prej shtyllave bazë të Haxhit, dhe pa këtë qëndrim Haxhi nuk mund të realizohet dhe nuk konsiderohet i vlefshëm. Muhamedi a.s.,ka thënë: "Haxhi është Arafat".** ***Transmetojnë Termidhiu, Ebu Davudi, Ibn Maxheh dhe Nisaiu.***

**Qëndrimi në Arafat**

Bazuar në hadithin e Pejgamberit a.s., rrafshnalta e Arafatit e tëra konsiderohet vendqëndrim. Muhamedi a.s.ka thënë: "…veçse kam qëndruar në këtë pjesë-vend dhe Arafati i tëri është vendqëndrim". (Ebu Davudi dhe Ibn Maxheh). Prandaj secili haxhi që qëndron në këtë hapësirë, pa veçuar ndonjë pjesë nga tjetra, ka realizuar Haxhin e tij. S'ka dyshim se qëndrimi tek kodra e rahmetit-xhebel err-rrahmetu është më i preferuari, ndërkaq duhet të jemi të kujdesshëm që të mos marrim për vendqëndrim dhe të mos qëndrojmë në Urenete, sepse këtë e ka ndaluar Pejgamberi a.s., dhe ka treguar se Urenete është luginë e shejtanit. Muhamedi a.s., ka thënë: "I tërë Arafati konsiderohet vendqëndrim, ndërsa largohuni nga Urenete" (transmeton Ibn Maxheh). Pra, lugina e Urenete-s nuk konsiderohet vendqëndrim. Po ashtu duhet të kemi kujdes që të mos ndalemi dhe të mos marrim për vendqëndrim Nemirete-n, e cila gjendet para Arafatit, sepse një gjë e tillë, me koncensus të dijetarëve islamë, është e pavlefshme dhe nuk llogaritet vendqëndrim. Megjithatë, në ditët e sotme është lehtësuar shumë dhe është i lehtë qëndrimi brenda kufijve të Arafatit, sepse përkufizimi i tij tashmë është bërë me shenja shumë të qarta dhe hanxhinjtë i vërejnë dhe i dallojnë shumë lehtë kufijtë e tij.

**Kohëzgjatja e qëndrimit në Arafat**

Koha e qëndrimit në Arafat filllon me kalimin e diellit nga zeniti në ditën e nëntë të muajit dhul hixheh, gjegjësisht pas drekës të po asaj dite, e zgjat deri në agimin e ditës së nesërme. Haxhi i secilit haxhi që qëndron në Arafat gjatë kësaj periudhe, është i vlefshëm, pa marrë parasysh nëse e ka bërë nijet apo jo, është i vetëdijshëm se është në Arafat apo jo, është i sëmurë apo jo, është i zgjuar apo në gjumë, ka abdes apo jo, është i pastër apo jo. Madje, edhe nëse i bie të fikët, ose edhe vetëm ka kaluar për Arafat, haxhi i tij është i vlefshëm. Thotë Abdurrahman jamur ed-dejli: "Kam ardhur tek Pejgamberi a.s., në Arafat dhe aty erdhën disa banorë të fisit Nexhd dhe thanë: O i Dërguar i Allahut Çfarë është haxhi? Pejgamberi a.s., tha: Haxhi është Arafat dhe kush vjen para namazit të sabahut natën e qëndrimit në Muzdelife, haxhin e tij e ka realizuar".Transmetojnë Edu Davudi dhe Ibn Maxheh. Ndërsa qëndrimi në Arafat deri në perëndim të diellit është vaxhib, sepse vetë Pejgamberi a.s. ka qëndruar në Arafat deri në perëndim të diellit. Ai që largohet nga Arafati para perëndimit të diellit, edhe pse haxhi i tij është i vlefshëm, obligohet të therë kurban.Të gjithë dijetarët pajtohen se qëndrimi në Arafat mjafton të jetë qoftë edhe për një kohë të caktuar. Ndaj koha e obligueshme e qëndrimit në Arafat është një pjesë e mjaftueshme e kësaj kohe, duke përfshirë këtu qëndrimin deri në perëndimin e diellit, i cili, siç e theksuam më herët, është vaxhib. Secili haxhi që nuk qëndron në Arafat, qoftë edhe kohën që përmendëm, haxhi i tij është i pavlefshëm dhe nuk llogaritet.

**Synetet gjatë qëndrimit në Arafat**

1. Pastrimi i trupit në Nemirete. 2. Imami-prijësi të mbajë dy hytbe nëpërmjet të cilave do t'ua sqaronte haxhinjve rregullat e Haxhit. 3. Të shkurtohet dhe të bashkohet namazi i drekës me namaz të ikindisë në kohë të drekës. 4. Të mos

agjërohet. 5.Të jetë me abdes. 6. Të qëndrojë afër gurëve të mëdhenj, të cilët gjenden poshtë xhebel err-rrahmeh-kodrës së mëshirës. Edhe nëse nuk mund të qëndrojë aty pranë, të përpiqet të jetë sa më afër tyre brenda mundësive. 7. Të jetë i pranishëm me zemër dhe larg çdo preokupimi që mund t'ia shpenzojë kohën. 8. Të drejtohet nga kibla. 9. T'i çojë lart duart gjatë lutjeve. 10. Të lutet sa më shumë duke E madhëruar Allahun me Tahmid, Tesbih dhe Tekbir. 11. Të mos hyjë nën hije, me përjashtim nëse nuk mund të përballojë diellin. 12. Të bëjë Telbije dhe të shtojë kërkimin e faljes tek Allahu. 13. Lutjet-duatë t'i përsërisë nga tri herë. 14. Të lexojë Kur'an. 15. Të bjerë salavat për Pejgamberin a.s.. 16. Të mos fjaloset me njerëz. 17. Gjatë lutjeve të mos dallojë vetëm ndonjë dua, por të lutet çfarë të dëshirojë, ndërsa lutja më e preferuar është: La Ilahe Il-lall-llahu vahdehu la sherike Lehu Lehul mulku ve Lehul hamdu ve Huve ala kul-li shejin kadir etj.[1].



**Qëndrimi në Muzdelife**

Të gjithë dijetarët-medhhebet janë pajtuar që qëndrimi në Muzdelife është vaxhib jo shart-kusht, dhe kush e lë këtë vaxhib, obligohet të therë kurban. Koha e obligueshme-vaxhib e qëndrimit në Muzdelife, është një pjesë e mjaftueshme e kohës, sikurse në Arafat. Bujtja në Muzdelife dhe qëndrimi aty derisa të zbardhë dita, është synet. Ndërkaq, qëndrimi tek "mesharil harami", gjegjësisht tek kodra Kuzah në Muzdelife është mustehab- i preferuar. Pra qëndrimi në Muzdelife është vaxhib dhe secili haxhi që qëndron në të për një pjesë të caktuar të kohës, e ka kryer këtë vaxhib, pa marrë parasysh nëse e ka bërë nijet apo jo, është i vetëdijshëm se është në Muzdelife apo jo, është i zgjuar apo në gjumë, është i sëmurë apo i shëndoshë. Madje, edhe nëse vetëm ka kaluar nëpër Muzdelife, e ka kryer këtë vaxhib. Gjithashtu pastërtia nga gjynybllëku dhe menstruacionet nuk është kusht gjatë qëndrimit në Muzdelife, sikurse nuk ishte kusht pastërtia gjatë qëndrimit në Arafat. Muzdelifeja gjendet në mes të Minës dhe Arafatit. E tërë Muzdelifeja konsiderohet vendqëndrim dhe secili haxhi që qëndron në këtë hapësirë, në secilën pjesë të saj, e ka kryer vaxhibin. Muhamedi a.s., thotë: "Muzdelifeja është vendqëndrim". (Transmetojnë Ebu Davudi dhe Ibn Maxheh.) Mirëpo duhet të jemi të kujdesshëm dhe të mos qëndrojmë-ndalemi në Muhassir (luginë në mes Minës dhe Muzdelifes), sepse Pejgamberi a.s., ka thënë: "I tërë Arafati është vendqëndrim, ndërsa largohuni nga Urenete, dhe e tërë Muzdelifeja është vendqëndrim, ndërsa largohuni nga Muhassir-i". (Transmeton Hakimi.) Pra, ndalimi-qëndrimi në luginën Muhassir nuk rekomandohet. Mirëpo, edhe nëse haxhiu ndalet në të, vaxhibi kryhet por me kerahet. S'ka dyshim se më së miri është të qëndrojmë-ndalemi në kodrën Kuzah-në mesharil haram, e cila gjendet në fund të Muzdelifes, sepse është transmetuar se Pejgamberi a.s. ka qëndruar në të dhe ka thënë: "Merrini-mësojeni nga unë rregullat e haxhit". Megjithatë, në ditët e sotme është lehtësuar shumë dhe është i lehtë qëndrimi brenda kufijve të Muzdelifes, sepse përkufizimi i saj tashmë është bërë me shenja të qarta. Muzdelifeja ka disa emra: Muzdelife, Xhem'u dhe Mesharil haram.

**Koha e qëndrimit në Muzdelife**

Koha e qëndrimit në Muzdelife është prej agimit, ditën e bajramit, e deri në lindje të diellit. Masa vaxhib e qëndrimit në Muzdelife është një pjesë e kohës brenda kohës së caktuar. Masa synet është qëndrimi në Muzdelife deri në zbardhje të ditës. Bujtja në Muzdelife natën e bajramit është synet. Ndërsa, më së miri është që haxhiu të qëndrojë në Muzdelife deri pas namazit të sabahut, kështu që ai e fal namazin e sabahut, pastaj qëndron tek Mesharil Harami dhe aty E lut Allahun e Lartësuar deri në zbardhje të ditës dhe para lindjes së diellit shkon në Minë. E nëse haxhiu ka lënë Muzdelifen pas agimit dhe para namazit të sabahut, ka bërë një vepër të papreferuar-jo të mire, sepse ka lënë një synet, mirëpo megjithatë nuk obligohet për të therur kurban.

Secili haxhi që nuk qëndron në Muzdelife brenda kohës së caktuar pa ndonjë arsye, detyrohet të therë kurban, sepse ka lënë pa zbatuar një vaxhib. E haxhiu i cili nuk qëndron në Muzdelife brenda kohës së caktuar, por me ndonjë arsye të justifikueshme, nuk detyrohet me asgjë. "Pejgamberi a.s. ka lejuar dhe i ka dërguar të dobëtit e familjes së Tij prej Muzdelifes në Minë dhe nuk i ka urdhëruar për kefaret". (Transmetojnë Buhariu dhe Muslim.)

**Synetet gjatë qëndrimit në Muzdelife**

1. Preferohet pastrimi në Muzdelife në mbrëmje, për hir të qëndrimit në Mesharil Haram dhe për hir të Bajramit. Ai që nuk gjen ujë, mund të merr tejemum. 2. Bashkimi i namazit të akshamit dhe



të jacisë në kohë të jacisë, qoftë me imam ose vetëm. 3. Gjallërimi i kësaj nate me adhurim ndaj Allahut, namaz, këndim të Kur'anit dhe lutje. 4. Gatishmëria-përgatitja pas mesnatës dhe marrja e gurëve në Muzdelife për gjuajtje në xhemerat, në ditën e Bajramit shtatë gurë, dhe tri ditë të tjera ejamu teshrik nga njëzet e një gurë, gjegjësisht shtatëdhjetë gurë. Gurët duhet të jenë përafërsisht sa një kokërr e fasulel. Është e papëlqyer-mekruh që gurët të jenë më të mëdhenj. Po ashtu e papëlqyer-mekruh është që të thyhen gurët, vetëm po të ketë ndonjë arsye. Gurët lejohet të merren nga secili vend, mirëpo është e papëlqyer-mekruh të merren në xhami, në vende të ndyta, dhe gurët që janë përdorur një herë për gjuajtje në xhemerat. 5. Qëndrimi në Mesharil Haram, brenda mundësive, ose afër saj. 6. Të falet namazi i sabahut menjëherë pasi të hyjë koha e tij, në mënyrë që të ketë kohë të mjaftueshme për detyrimet e tjera të kësaj dite, që janë të shumta. 7. Qëndrimi tek Mesharil Harami pas namazit të sabahut, drejtuar nga kibla duke E madhëruar Allahun me Tekbir, Tehlil dhe Tevhid, dhe duke i shtuar telbijet. Aty qëndron deri në zbardhje të ditës dhe largohet para lindjes së diellit. 8. Shpejtimi në luginën e Muhassir-it (lugina që ndan Muzdelifen dhe Minën), në mënyrë që të kalohet sa ma shpejt prej aty, sepse në të ka zbritur dënimi mbi poseduesit e elefantit, të cilët kishin mësyrë shkatërrimin e Qabesë[2].

**Gjuajtja e gurëve në Minë**

Me gjuajtjen e gurëve në Minë, në aspektin sheriatik, nënkuptojmë: Gjuajtjen-goditjen me gurë (të djallit të mallkuar) në kohë dhe në vend të caktuar, me numër të gurëve të caktuar. Gjuajtja e gurëve në Xhemretul Akabe në ditën e Bajramit dhe në tri xhemeratet në tri ditët e teshrikut (ditën e njëmbëdhjetë, dymbëdhjetë dhe të trembëdhjetë të muajit dhul hixheh), me konsensus të dijetarëve islamë, është vaxhib. Në hadithin që transmeton Muslimi, Xhabiri thotë:"E kam parë Pejgamberin a.s. hipur në deve duke gjuajtur në xhemerat ditën e Bajramit dhe thoshte: Mësoni nga unë rregullat e Haxhit, se vërtet nuk e di ndoshta nuk do të bëj më haxh pas këtij haxhi". Lejohet gjuajtja e gurëve në vend të personit, i cili nuk ka mundësi të kryejë gjuajtjen vetë për shkak të sëmundjes, të moshës së shtyrë dhe në vend të gruas shtatzënë. Këta persona kanë të drejtë të autorizojnë dikë tjetër për gjuajtjen e gurëve në të gjitha xhemeratet. Gjithashtu lejohet autorizimi për të gjuajtur gurë për më shumë se një person, me kusht që i autorizuari fillimisht t'i gjuajë gurët për veten e tij, në të tri xhemeratet.

**Koha e gjuajtjes së gurëve**

Koha e gjuajtjes së gurëve në ditën e Bajramit fillon pas lindjes së diellit e zgjat deri në agimin e ditës së dytë. Ai që i hedh gurët para kësaj kohe, gjuajtja e tij është e pavlefshme, e ai që vonohet pas kësaj kohe, detyrohet për të therur kurban.. Është e preferuar që gjuajtja e gurëve të bëhet pas lindjes së diellit deri në drekë. E lejuar është gjuajtja edhe deri në perëndim të diellit, ndërsa është e papëlqyer të kryhet gjuajtja e gurëve natën, sikurse është e papëlqyer të bëhet gjuajtja pas agimit deri në lindjen e diellit.. Koha e gjuajtjes së gurëve në ditët e teshrikut (njëmbëdhjetë, dymbëdhjetë dhe trembëdhjetë të muajit dhul hixheh) fillon pas drekës e deri në perëndim të diellit. Gjuajtja e gurëve para drekës nuk lejohet dhe është e pavlefshme, ndërsa është mekruh-e papëlqyer hedhja e gurëve natën deri në agim. E kush i gjuan gurët pas agimit të ditës së dytë të teshrikut, detyrohet të therë kurban për shkak të vonesës. Ai që dëshiron të largohet nga Mina për në Mekë pas gjuajtjes së gurëve në ditën e tretë të Bajramit, këtë duhet ta bëjë para agimit të ditës së katërt të Bajramit. Sepse, përndryshe, nëse e zë agimi i ditës së katërt të Bajramit në Minë, nuk ka të drejtë të largohet prej aty, sepse fillon koha e gjuajtjes së gurëve. Hedhja e gurëve në ditën e Bajramit bëhet në xhemretul akabe dhe aty bëhet gjuajtja e shtatë gurëve. Në ditët e tjera (njëmbëdhjetë, dymbëdhjetë dhe trembëdhjetë dhul hixheh) hedhja e gurëve bëhet në tri vende: në Xhemretus-sugra -Xhemrën e Vogël, në Xhemretul vusta-Xhemrën e Mesme dhe Xhemretul Akabe-Xhemrën e Madhe, dhe në secilën xhemër gjatë tri ditëve duhet të bëhet gjuajtja e nga shtatë gurëve. Gjithsej numri i gurëve që duhet të hedhen, është shtatëdhjetë. Është kusht që gurët që i gjuajmë, të arrijnë në vendin që përkufizon xhemrën, ose afër saj.

**Kushtet gjatë gjuajtjes së gurëve**

Për të qenë gjuajtja e vlefshme, duhet të plotësohen këto kushte: 1. Gjuajtja të bëhet me dorë. 2. Gjuajtja të jetë me gurë, ose me çdo materie me të cilën mund të marrim tejemum. Nuk lejohet që gjuajtja të bëhet me dru, ar, argjend, margaritarë etj., të cilat nuk janë prej elementeve të tokës. 3. Vepra të konsiderohet gjuajtje-goditje. Nuk mjafton vetëm



që guri të bjerë në vendin e caktuar. P.sh., nëse guri hidhet lart dhe bie në vendin e caktuar, nuk konsiderohet gjuajtje. Pra gjuajtja duhet të ketë synim xhemrën. 4. Guri të bjerë në vendin e duhur. 5. Të bëhen shtatë gjuajtje. Pra, të hidhen shtatë gurë një nga një në secilën xhemër nga shtatë gurë. Nëse haxhiu gjatë gjuajtjes dyshon për numrin e gurëve që ka gjuajtur, atëherë bazohet në numrin më të vogël. P.sh., nëse dyshon se i ka hedhur gjashtë apo shtatë gurë, merr numrin gjashtë dhe hedh edhe një gur në mënyrë që të jetë më i sigurt. Nëse haxhiu i hedhur të gjithë gurët përnjëherë konsiderohet vetëm një gjuajtje. 6. Gjuajtja të bëhet nga vetë haxhiu ose i autorizuari i tij, nëse ai nuk ka mundësi ta bëjë gjuajtjen vetë. Nuk është kusht që, pas goditjes së xhemrës, guri të mbetet brenda vendit të rrethuar. Po ashtu nuk është kusht pastrimi i haxhiut dhe as pastrimi i gurëve. Gurët për gjuajtje merren në Muzdelife ose nga çdo vend tjetër i pastër. Marrja e gurëve në Muzdelife është synet. Nëse haxhiu ka marrë gurë në xhemerat dhe i ka përdorur për gjuajtje, lejohet, mirëpo është mekruh-e papëlqyer. Gjuajtja e gurëve është vaxhib. Ai që i lë pa i gjuajtur gurë ose e vonon gjuajtjen nga koha e caktuar, detyrohet të therë kurban. Nëse haxhiu ditën e Bajramit lë pa gjuajtur një, dy a tre gurë, i gjuan ata ditën e nesërme, ose jep sadaka për secilin gur që ka lënë pa e gjuajtur, me vlerën e një gjysmë saji (enë matëse 2,750 kg. grurë). Nëse haxhiu ditën e Bajramit nuk gjuan asnjë gur, i lë për ditën e nesërme, detyrohet të therë kurban. Po ashtu detyrohet të therë kurban nëse i lë pa i gjuajtur më shumë se gjysmën e gurëve. Nëse haxhiu lë gjuajtjen e gurëve për ditën e fundit (ditën e katërt), ai duhet t'i gjuajë ata sipas radhës dhe detyrohet të therë kurban. Nëse haxhiu lë gjuajtjen e gurëve në tërësi në tri xhemeratet, detyrohet të therë vetëm një kurban. E nëse haxhiu lë gjuajtjen e gurëve në tërësi deri në perëndimin e diellit të ditës së fundit të gjuajtjes, gjuajtja për të përfundon dhe detyrohet të therë vetëm një kurban.

**Synetet gjatë hedhjes së gurëve**

1. Gjuajtja të bëhet me dorën e djathtë. 2. Të ngrihet dora lart gjatë gjuajtjes (derisa të shihen nënsqetullat) tek burrat dhe fëmijët. 3. Gjatë gjuajtjes në xhemretul akabe ditën e Bajramit të drejtohet nga ajo dhe Meka të jetë në anën e majtë të tij, e Mina në anën e djathtë. Pas gjuajtjes në këtë xhemre, të mos ndalet aty, pasi nuk ka gjuajtje tjera atë ditë. Ndërkaq, në ditët e teshrikut gjatë gjuajtjes, të drejtohet nga kibla. 4. Të thuhet Allahu Ekber gjatë gjuajtjes së çdo guri. 5. Ndërprerja e telbijes me rastin e gjuajtjes së gurit të parë në xhemretul akabe ditën e Bajramit. 6. Të lutet pas gjuajtjes së parë dhe të dytë gjatë ditëve të teshrikut në kohëzgjatje sa mund të lexohet kaptina bekare. 7. Preferohet që gurët të jenë përafërsisht sa kokrra e fasules, jo më të mdhenj e as më të vegjël. Gjithashtu preferohet që gurët të jenë të pastër.

**Dispozita e qëndrimit në Minë**

Qëndrimi në Minë ditën e tetë të muajit Dhul hixheh është synet. Po ashtu qëndrimi në Minë ditën e njëmbëdhjetë dhe të dymbëdhjetë të muajit Dhul hixheh është synet. Nëse haxhiu qëndron në Minë për shkak të gjuajtjes së gurëve, s'ka dyshim se është më mirë, po edhe nëse nuk qëndron, nuk detyrohet asgjë, mirëpo ka bërë një vepër jo të mirë [3].

**Rruarja ose shkurtimi i flokëve**

Rruarja ose shkurtimi i flokëve është vaxhib dhe një prej rregullave të Haxhit. Allahu i Lartësuar në Kur'an thotë:"Allahu ëndrrën e të dërguarit të Vet e vërtetoi me realitet: se me vullnetin e Allahut do të hyni në Xhaminë e shenjtë (në Qabe) të siguruar, të rruani flokët e kokave tuaja, t'i shkurtoni e nuk do të keni frikë" (El Fet'h 27). Për sa u përket grave, me konsensus të dijetarëve myslimanë, ato nuk janë të detyruara t'i rruajnë flokët, po vetëm t'i shkurtojnë. Pejgamberi a.s.,thotë: "Gratë nuk janë të detyruara me rruarje të flokëve, por vetëm me shkurtimin e tyre". (Darkutni dhe Ebu Davudi.) Haxhiu që nuk ka flokë, e ka vaxhib që kokës t'i bjerë me brisk rretheqark, edhe pse nuk ka flokë.

**Sasia e obliguar-vaxhib e rruarjes apo e prerjes së flokëve**

S'ka dyshim që rruarja e kokës në tërësi është më e mira. Pejgamberi a.s., ka thënë: "Allahu i faltë ata që e rruajnë kokën, thanë: O i Dërguar i Allahut, e ata që i shkurtojnë flokët? Pejgamberi a.s.,tha: Allahu i faltë ata që rruajnë kokën. Thanë: O i Dërguar i Allahut, e ata që i shkurtojnë flokët? Pejgamberi s.a.v.s tha: Edhe ata që i shkurtojnë flokët". (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi.) Rruarja e kokës duhet të bëhet në tërësi, dhe nuk lejohet rruarja më pak se një e katërta e kokës. Lejohet edhe rruarja e një të tretës së kokës, mirëpo është mekruh-e papëlqyer. Ndërkaq, për sa i përket shkurtimit të flokëve, shkurtimi i tyre duhet të bëhet nga të gjitha pjesët e kokës në masën më shumë se një Enmelete (masë sa neni i parë i gishtit).

**Koha dhe vendi i rruarjes a shkurtimit të flokëve**

Rruarja a shkurtimi i flokëve kanë të caktuar kohën dhe vendin. Koha e rruarjes a prerjes së flokëve është gjatë ditëve të Bajramit, kurse vendi i tyre është haremi. Nëse haxhiu vonon rruarjen e kokës ose prerjen e flokëve nga koha e caktuar, ose e bën jashtë haremit, detyrohet të therë kurban[4].

[1] El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, prof.dr. Vehbet Ez-zuhejli, f. 2233-2241, bot. 4. 2004, Darul Fikr, Dimeshk. Dhe: Kitabul Fikh alel medhahib el-erbeatu, Abdurrahman bin Muhamed el-Xheziri, f.371-372, bot.1.2001, Dar ibn Hazem, Bejrut. [2] El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, Ibid, f. 2245-2252. [3] Kitabul Fikh alel medhahib el-erbeatu, Abdurrahman bin Muhamed el-Xheziri, f.374. El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, prof.dr. Vehbet Ez-zuhejli, f.2252-2266. [4] El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, prof.dr. Vehbet Ez-zuhejli, f. 2267-2272.

# Tavafi, llojet dhe norma e tij

**Mr. Zymer Ramadani**

**Që të plotësohen rregullat dhe obligimet e një haxhi – vizite të Qabesë, është kusht që të kryhet edhe tavafi – rrotullimi rreth Qabesë. Moskryerja e tavafit, e bën të pavlefshëm Haxhin apo vizitën e Qabesë, ngase kryerja e tavafit është obligim kryesor dhe i pashmangshëm i Haxhit. Allahu i Madhëruar në Kur'anin fisnik thotë: "Pastaj le të heqin papastërtinë e tyre, le t'i zbatojnë premtimet e veta dhe le të sillën (bëjnë tavaf) rreth shtëpisë së lashtë". (Haxhxh, 29)**

**Përkufizimi**

Tavaf domethënë: 'rrotullim, qarkullim ecje rreth Qabesë në Mekë'. Përkufizimi i tij në Sheriatin islam është rrotullimi apo qarkullimi rreth Qabesë duke filluar nga qoshja e Gurit të Zi (Haxheru'l-Esved) për t'i plotësuar shtatë rrotullime. Gjatë rrotullimeve Qabeja duhet të jetë gjithmonë në krahun e majtë. Çdo rrotullim quhet "shavt", ndërsa shtatë rrotullimet (shavtet) quhen tavaf. Personi që bën tavaf, quhet "taif", ndëra vendi ku bëhet tavafi, quhet "metaf". Janë tri lloje të tavafit që bëhen në kohën e Haxhit: tavafi kudûm, tavafi ifada apo ziare dhe tavafi veda. Për nga koha dhe norma, ai mund të jetë: a) Farz – detyrim i pashmangshëm, b) Vaxhib – detyrim, siç është tavafi sadr apo veda, c) Sunnet – i preferuar, siç është tavafi kudûm dhe ç) Nafile – Vullnetar.

**Mënyra e bërjes**

Pa marrë parasysh se cili tavaf bëhet, në fillim duhet bërë nijeti për atë tavaf. Sikur dihet, nijeti i një vepre me zemër është obligim. Rrotullimi rreth Qabesë pa bërë nijetin për tavaf, nuk llogaritet i pranuar. Në nijet nuk është e nevojshme të ceket se cilin lloj tavafi po e kryen. Mjafton vetëm nijeti për tavaf. Kur të fillohet kryerja e tavafit, bëhet bismillah, i jepet selam Gurit të zi dhe bëhet kjo lutje: "Allahumme imanen bike ve tadikan bi kitabike ve vefaen bi ahdike vet'tibaan li sunneti nebijjike s.a.v.s." dhe më pas fillohet rrotullimi. Secili mund të bëjë lutjet që i di, ngase nuk ka ndonjë në mënyrë të caktuar për lutjet.

Në përfundim të tavafit, personi duhet të falë dy rekate falënderimi për kryerjen e tavafit, nëse është e mundur – t'i falë para mekami Ibrahimit është më mirë, e nëse jo, atëherë mund t'i falë edhe më larg tij.

**Llojet e tavafit**

Janë tri lloje tavafesh, që janë të lejuara për t'u kryer gjatë kohës së Haxhit:

1. **Tavafi Kudum** – Shprehja kudum domethënë "arritje, ardhje", pra arritja në Mekë. Norma e këtij tavafi është synet. Gjëja e parë që duhet të bëjnë ata që vijnë nga jashtë kufijve – mikateve të Mekës, pasi të arijë në Meke sipas shumicës së juristëve, është që të kryejnë tavafin kudum. Për vendësit mekas nuk ka tavaf kudum. Haxhinjtë që e kanë bërë nijet për kryerjen e Haxhit temettu dhe kiran, së pari duhet të bëjnë tavafin e umrës. Haxhiu që do të kryejë haxhin kiran, nuk ka nevojë të kryejë tavafin kudum, sepse ai do të përfundojë haxhin me një ihram. Kur haxhiu për haxhin temettu të hyjë në ihram një ditë para arefes, për haxh, me atë ihram e bën tavafin kudum dhe, nëse do, më pastaj mund të bëjë edhe sa'jin për haxhin. Koha e tavafit kudum fillon nga arritja në Mekë deri në kohën kur të bëhet vakfeja – qëndrimi në Arafat. Me fillimin e qëndrimit në Arafat, skadon edhe koha e tavafit kudum.

2. **Tavafi ifada** – zijare: është lloj i tavafit që është obligim të kryhet, ngase është nga ruknet e Haxhit dhe se haxhi nuk do të plotësohet pa këtë lloj tavafi. Katër rrotullimet e para të këtij tavafi janë farz, tri të tjerat janë vaxhib. Vonimi i këtij tavafi pas Bajramit të kurbanit, kompensohet me prerjen e një kurbani. Sipas hanefive dhe malikive, ky tavaf fillon nga çasti i agimit të ditës

së parë të Bajramit të kurbanit. Kryerja e këtij tavafi është vaxhib të bëhet deri në ditën e tretë të Bajramit, kur të perëndojë dielli. Nëse ky tavaf lihet pas kësaj kohe, pa ndonjë arsye, personi dënohet me prerje të një kurbani.

3. **Tavafi Veda** – Lamtumirës: është ai lloj i tavafit, të cilin duhet ta kryejnë të gjithë ata që dalin apo largohen nga Meka, pra me këtë tavaf ai ajo të përshëndesë Qabenë. Sipas malikive ky tavaf është mendub, kurse, sipas tri medhhebeve të tjera, është vaxhib. Ky quhet ndryshe edhe si tavafi sader. Ai që nuk e kryen këtë, duhet të presë kurban.

Kushtet e tavafit veda janë: Që haxhiu të jetë afaki dhe që femrat të mos jenë me cikël apo llahusa. Mirëpo, gratë që nuk e kryejnë këtë tavaf për këto arsye, nuk e kanë obligim prerjen e kurbanit. Sipas hanefive, nijeti nuk është kusht për këtë lloj tavafi. Në fund të këtij tavafi, duhet të falen dy rekate synet, para vendit të quajtur mekami Ibrahim, sipas mundësive të puthë Gurin e zi, të qëndrojë pranë Qabesë duke bërë lutje, të pijë nga uji i zemzemit dhe, në fund, të përshëndetet e të largohet prej aty.

**Kushtet e Tavafit:**

a) Personi të ketë abdest dhe, sipas hanefive, një pastrim i tërësishëm është vaxhib, kurse sipas medhhebeve të tjera është kusht.

b) Të bëhet nijeti për tavaf – sipas hanefive nijeti është kusht.

c) Të bëhet tavafi duke ecur në këmbë, për ata që kanë mundësi fizike.

d) Tavafi të bëhet brenda Mesxhidi Haramit – Qabesë.

e) Tavafi të fillohet nga Guri i zi.

f) Qabja të jetë nga krahu i majtë i personit.

g) Tavafi të jetë i bërë nga shtatë rrotullime – shavte si dhe

h) Të falen dy rekate namaz për tavaf, para vendit mekami Ibrahim.

**Synetet e Tavafit:**

a) Pastërtia në shkallë të duhur; trupi, ihrami etj.

b) Të vihet nga ana e quajtur rukni Jemani, kur fillohet nga haxheru'l-esved.

c) Të përshëndesë haxheru'l-esvedin në fund të çdo rrotullimi.

d) Sipas mundësive, të bëhet reml – të shpejtohen hapat gjatë rrotullimit.

e) Gjatë tavafit, shpatulla e djathtë të lihet e zbuluar nga ihrami - idbata.

f) Të kryhen të gjitha rrotullimet njëra pas tjetrës.

g) Meshkujt të jenë sa më afër Qabesë.

**Haxhi i gruas me cikël dhe llohusë**

Nëse një gruaje, para se të hyjë në ihram, i shfaqet cikli ose është llahusë, atëherë ajo duhet të marrë gusull për veshjen e ihramit. Pasi të



veshë ihramin, ajo i kryen obligimet sikurse cilido haxhi tjetër. Mirëpo, derisa të pastrohet, ajo nuk mund ta bëjë tavaf Qabenë. Nëse, një gruaje i shfaqet cikli pasi të ketë hyrë në ihram, ajo nuk e ka obligim të marrë gusull, por duhet të ketë kujdes të mos lejojë rrjedhjen e gjakut dhe të bëjë çdo gjë që gjaku të mos dalë jashtë. Kështu ajo, përveç tavafit, i kryen të gjitha ibadetet e tjera të Haxhit. Kështu ka ardhur në hadithet dhe veprimet e Pejgamberit a.s. që e kishte urdhëruar të bijën Esmën: "Kryeji rregullat e haxhit pa e bërë tavaf Qabenë". (Buhariu dhe Muslimi).

Për sa i përket çështjes kur një gruaje i shfaqet cikli pas qëndrimit në Arafat dhe tavafit zijare, atëherë ajo më nuk e ka për obligim tavafin veda, dhe për këtë nuk dënohet me asgjë. Sipas të gjithë juristëve, nëse një gruaje i shfaqet cikli para tavafit veda, atëherë ajo nuk ka asnjë obligim për veprim apo shpagim.



**Sa'ji:**

Një prej rregullave të haxhit është edhe sa'ji – që domethënë: 'vrapim, ecje me nguti, angazhim' etj.. Në terminologji do të thotë: 'vrapimi në mes kodrinave Safa dhe Merve', që gjenden në pjesën lindore të Qabesë, duke filluar nga Safaja për ta mbaruar në Merve. Kjo duhet të bëhet shtatë herë shkuarje-ardhje. Shkuarja nga Safaja në Merve është një shavt, ardhja nga Merve në Safa është një shavt. Bëhet në atë mënyrë që, kur të dilet në këndin e Safasë, prej aty ku duket Qabeja, përshendetet ajo, bëhet ndonjë lutje dhe fillon ecja me tekbire e salavate. Sa'ji duhet të bëhet pas një tavafi të përfunduar, kur personi është në ihram. Kjo gjë na rikujton historinë dhe sakrificën e nënës së İsmailit a.s., Haxheres, e cila kishte vrapuar në mes këtyre dy kodrinave për të gjetur ujë për birin e saj. Në Kur'an thuhet: "Safa" dhe "Merve" janë nga shenjat (për adhurimin) e Allahut, e kush e mësyn shtëpinë për haxh (Qaben për haxh) ose për umre (vizitë jashtë kohës së haxhit), nuk është mëkat t'i vizitojë ato të dyja (të ecë në ato dy vende)". Norma e sa'jit, sipas hanefive, është nga vaxhibet e haxhit dhe të umrës, ndërsa sipas medhhebeve të tjera, është nga ruknet e haxhit.

**Vaxhibet e Sa'jit**

Theksuam se, sipas hanefive, sa'ji është vaxhib, gjegjësisht katër shavtet e para janë vaxhib, tri të tjerat janë rukne. Kushtet apo vaxhibet e sa'jit janë:

a) Sa'ji të bëhet pas një tavafi sahih – të saktë.

b) Të bëhet duke shpejtuar në ecje. Ata që nuk kanë mundësi të ecin, duhet të shfrytëzojnë ndonjë mjet tjetër për ta kryer këtë; një karrocë a diçka të ngjashme.

c) Të mbahet rendi duke filluar nga Safaja për ta mbaruar në Merve.

d) Të plotësuara shtatë shavte të sa'jit.

e) Shavtet të jenë të njëpasnjëshme.

**Synetet e sa'jit:**

a) Sapo të përfundohet tavafi, të falet namazi i tavafit dhe pa pushuar të fillohet sa'ji.

b) Të përshëndetet haxheru'l-esvedi, para se të shkohet të bëhet sa'ji.

c) Të bëhet duke qenë me abdest dhe i pastër nga çdo ndyrësirë.

d) Në fillim të çdo shavti, të përshëndetet Qabeja.

e) Meshkujt të bëjnë "hervele – ecje të përshpejtuar" në mes dy shtyllave jeshile.

f) Të bëhen dua, tekbire, tahlile etj..

**Norma e atij që braktis kryerjen e sa'jit ose e vonon ta kryejë:**

Nëse sa'ji nuk bëhet në kohën e caktuar, pra në ditët e Bajramit të kurbanit ose pas tavafit zijare atëherë:

a) Nëse personi nuk është kthyer në shtëpi, shkon e kryen sa'jin dhe pas kësaj nuk ka ndonjë detyrim. Pra, nuk dënohet ngaqë e ka vonuar.

b) Nëse personi është kthyer në shtëpi, dhe e ka braktisur sa'jin pa ndonjë arsye të justifikuar, sipas hanefive ky person duhet të presë kurban, sepse e ka braktisur vaxhibin. Ndërkaq, saj'i tek hanefitë nuk është rukne, po vaxhib. Mirëpo, nëse ai do të kthehet në Mekë, mund të kthehet me një ihram të ri. Sepse ihrami që kishte më herët, ka skaduar që nga përfundimi i tavafit zijare. Dhe, nëse kthehet në këtë mënyrë dhe e kryen sa'jin, atëherë shlyhet dënimi për prerjen e kurbanit.

Sipas xhumhurit, sa'ji është rukne dhe një haxh pa sa'j, mbetet i paplotësuar, madje këtë nuk mund ta plotësojë as prerja e kurbanit si shpagim.

TDV. İslam Ansiklopedisi, / Prof. Dr. Hamdi Döndüren, "İslam İlmihali", Stamboll 2010. / Prof. Dr. Vehbe Zuhajli, "Fikhu'l-İslam ve Edil-letuhu", Stamboll 1994. / Komision, "Diyanet İlmihali", Ankara 2008. / Diyanet Hac İlmihali, Ankara 2008. / İbn Rushd, "Bidajetu'l-Muxhtehid" verzioni Turqishte. / Prof. Dr. Hayreddin Karaman, "İslam'ın Işığında Günün Meseleleri" Stamboll 2003.

# Shkeljet ligjore të haxhiut dhe shpagimet e përcaktuara për to

**Driton Arifi**

**Haxhi është obligimi jetësor i myslimanit, të cilin do të duhej ta kryente pas hyrjes në moshën e pjekurisë, mundësisht menjëherë pasi t'i ketë plotësuar kushtet e obligueshmërisë së tij.**

Megjithatë, personi që ka mësyrë kryerjen e këtij obligimi, duhet t'u nënshtrohet disa rregullave të veçanta, sidomos pas hyrjes së tij në Ihram- petk i veçantë që ka simbolikën e nijetit për fillimin e kryerjes së obligimit të Haxhit. Personit që ka hyrë në petkun e Ihramit, i ndalohen disa gjëra që i kishte të lejuara para hyrjes në të. Mirëpo, ajo që na intereson neve të shtjellojmë në këtë trajtesë, është cilat janë pasojat dhe si mund të shpaguhen shkeljet eventuale që do të mund t'i bënte haxhiu gjatë kryerjes së Haxhit.

### Llojet e shkeljeve në Haxh dhe shpagimi i tyre

Sipas shkollës juridke hanefite, shkeljet ligjore të haxhiut ndahen në dy kategori:

1. Shkelje ligjore gjatë kohës së qëndrimit në ihram.

2. Shkelje ligjore që i përkasin Haremit- Vendeve të shenjta në Mekë.

Së pari është e udhës të sqarohen shkeljet ligjore që i përkasin Ihramit, respektivisht ato që bëhen gjatë kohës sa jemi duke i kryer ritualet e Haxhit dhe jemi veshur me ihram. Ato kategorizohen në:

-Shkelje ligjore që e bëjnë Haxhin të pavlefshëm në tërësi dhe obligojnë therjen si shpagim; në këtë kategori hyn kontakti intim bashkëshortor, me kusht që ai të ndodhë pas veshjes së ihramit, dhe para daljes në Arafat, pavarësisht nëse ndodh qëllimisht apo nga harresa, me dëshirë ose pa të.

Pasojat e një veprimi të tillë për të dy bashkëshortët, sipas hanefitëve, janë: Haxhi i tyre është i pavlefshëm, ata duhet t'i vazhdojnë detyrimisht ritualet e atij haxhi që është i pavlefshëm (si masë ndëshkuese për veprimin e tyre), obligohen të therin nga një dele-ose dash si shpagim, dhe ata obligohen që vitin e ardhshëm të kryejnë Haxhin, mundësisht duke qëndruar të ndarë nga njëri-tjetri.

### Rastet kur obligohet therja e një kafshe të trashë si shpagim për shkeljet gjatë Haxhit

E nëse kontakti intim bashkëshortor ndodh pas daljes në Arafat, duke qenë ende i veshur me Ihram, personi i tillë, qoftë mashkull ose femër, obligohet të therë një kafshë të trashë (lopë, deve a të ngjashme), po haxhi i tij është i pranuar, sepse është kryer shtylla kryesore e haxhit, që është dalja në Arafat.

Këtu duhet theksuar se therjen e një kafshe të trashë (lopë a deve e të ngjashme), sipas hanefitëve, e obligon edhe bërja e tavfuz-zijare (tavafi i vizitës i Haxhit) duke qenë personi i papastër rëndë- xhunubllëk, duke u kthyer në shtëpi të vet pa e përsëritur atë tavaf fare.[1]

Këto dy dispozita janë bazuar në atë që është transmetuar se Abdullah ibn Abasi ka thënë:"Obligohet therja e një kafshe të trashë (Budne) gjatë haxhit në dy raste: Nëse e bën Tavafin e Zijares duke qenë i papastërt me papastërti të rëndë-xhunub, dhe nëse ka pasur kontakt intim pas daljes në Arafat, por para kryerjes së Tavafit të Zijares"[2].

Kategoria e dytë e shkeljeve ligjore gjatë haxhit janë ato që obligojnë therje të kurbanit (dele-dash), por se haxhi nuk bëhet i pavlefshëm në tërësi.

E në këtë kuadër bëjnë pjesë:

a) Shkeljet që bëhen nga haxhiu duke praktikuar ose vepruar ndonjë veprim që është i ndaluar gjatë kohës sa është i veshur me ihram, siç janë:

Prerja e flokëve - sipas shkollës juridike hanefite, nëse haxhiu që është i veshur me Ihram, pret më shumë se 1\4 e flokëve të kokës, ose më shumë se 1\4 e mjekrës, ose i heq qimet nga njëra nënsqetull, atëherë ai obligohet të presë një dele-dash (kurban) ose një të ngjashme, si shpagim për shkeljen e tij, e nëse pret më pak se 1\4 e flokëve të kokës, obligohet të japë sadaka-lëmoshë. Ndërsa për masën e sadakasë për të cilën obligohet personi me ihram që nuk ka bërë shkelje që do ta arrinte shpagimin me therje, është sa masa e 1\2 të një sa'ji, respektivisht një shujte ditore për një të varfër.[3]

Prerja e thonjve- Nëse haxhiu i pret thonjtë e njërës dorë, respektivisht të pesë gishtave të saj, obligohet të therë kurban, e nëse pret më pak se kaq ose i pret thonjtë e më shumë se 5 gishtave, por jo të së njëjtës dorë ose këmbë, atëherë obligohet vetëm sadakaja-lëmosha.

Veshja e petkut të rëndomtë që është i qepur me penj- qoftë bashkë me ihram, qoftë pa të fare, obligon therjen e një kurbani - nëse haxhiu e mban atë veshje një ditë të plotë ose një natë të plotë, e nëse e mban më pak se kaq, atëherë obligohet vetëm sadakaja. Por duhet theksuar se një numër i dijetarëve të tjerë obligojnë therjen edhe nëse ihrami hiqet pa arsye, qoftë vetëm për një kohë të shkurtër.

Parfumosja- Nëse haxhiu në ihram parfumos një gjymtyrë të trupit në tërësi, qoftë dorën, fytyrën , ose cilëndo gjymtyrë tjetër, obligohet të therë kurban, pavarësisht se a është parfumosur me qëllim, pa qëllim ose gabimisht - sipas hanefitëve dhe malikitëve[4]. Ndërsa, nëse parfumos Ihramin e tij, obligohet të therë vetëm nëse atë ihram të parfumosur e mban të veshur një ditë ose një natë. Po ashtu, nëse lyen trupin me ndonjë krem ose vaj që ka aromë, i cili nuk përdoret për shërim ose kurim të ndonjë varre, gjithashtu obligohet të therë kuban, e nëse përdoret për kurim të ndonjë plage, atëherë nuk ngarkohet me asgjë.

Këtu duhet theksuar që, sipas shkollës juridike hanefite, nëse haxhiu që ka veshur ihramin, bën ndonjërën prej këtyre shkeljeve që obligojnë therje të kurbanit (dele ose dash) dhe këtë e bën pa arsye të justifikueshme, atëherë ai domosdo duhet të therë kurban dhe nuk ka alternativë/ zgjedhje tjetër. E nëse një shkelje të tillë e bën me arsye, sikur të veshë një petk nga të ftohtit ose nëse është i sëmurë, atëherë obligohet me një prej tri alternativave: therje të kurbanit, agjërim të tri ditëve ose të ushqyerit e 6 të varfërve-të gjorëve me një ushqim në masë sasinë e gjysmë sa'i[5]. Ndërsa dijetarët e tri shkollave juridike të tjera: malikite, shafiite dhe hanbelite, mendojnë se alternativa e zgjedhjes për shpagim është njësoj sikurse për atë që bën shkelje gjatë ihramit pa qëllim, po ashtu edhe për atë që e bën atë me qëllim[6]. Referencë e të gjitha këtyre mendimeve, pa dyshim, është ajeti kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë:"...e mos i rruani kokat tuaja derisa të arrijë kurbani vendin e caktuar. Po kush është prej jush i sëmurë ose ka mundim koke (e rruhet para kohe) kompensimi është: agjërim, sadaka ose kurban...". (El Bekare,196).



Madje për shkakun e zbritjes së këtij ajeti, transmeton Imam Buhariu në "Sahihun" e tij nga Ka'b ibn Uxhrete, i cili thotë:" Me rastin e nënshkrimit të Marrëveshjes së Hudejbijes, ishim me të Dërguarin e Allahut s.a.v.s. dhe i kishim ihramet veshur, ndërsa kurejshitët nuk na lejonin hyrjen në Mekë për vizitë të Qabesë-Umre, unë i kisha flokët të mëdhenj dhe më kishin mbuluar insektet-morrat në kokë, saqë, kur kaloi pranë meje i Dërguari a.s., e pa se ato më binin mbi fytyrë (nga udhëtimi i gjatë dhe pamundësia që të pastroheshin), dhe m'u drejtua: A po të bezdisin këto që i ke në kokë? I thashë – "Po, o i Dërguar i Allahut", e ai më tha:"Qethi flokët, pastaj agjëro tri ditë, ose ushqe 6 të varfër, ose ther një kurban (si shpagim për qethjen e arsyeshme)".[7]

Ndoshta ky hadith është argumenti më i fuqishëm i hanefitëve që mendojnë se tri alternativat vlejnë vetëm për atë që bën me arsye një veprim që ndalohet gjatë kohës se ihramit.

Intimiteti bashkëshortor- Nëse bashkëshorti bën veprime epshore e të intimitetit (si përqafim a të ngjashme) me bashkëshorten e vet gjatë Haxhit, por jo marrëdhënie intime bashkëshortore, pavarësisht se a e ka bërë me qëllim apo jo, ai obligohet vetëm për të therë kurban, madje edhe nëse ka ejakulim, ndërsa haxhi i tij mbetet i ligjshëm. Ky është mendimi i hanefitëve.

-Shpagimi me therje të një kurbani (dele-dash) për shkak të moskryerjes së ndonjërit prej vaxhibeve të Haxhit, si në rastet në vijim:

- Kush e kryen tavafin e arritjes-kudum ose atë lamtumirës-veda' duke qenë i papastër.
- Kush e kryen tavafin e zijares duke qenë pa abdest në 4 rrotullimet e para.
- Kush lë pa kryer tri e më pak rrotullime të tavafit të zijares-së haxhit, obligohet të therë kurban, e kush lë më shumë se katra, mbetet me ihram deri sa ta kryejë atë.
- Kush e lë pa e kryer fare tavafin lamtumirës-veda' .
- Kush e lë pa e kryer sa'jin, vrapimin në mes Safasë dhe Merves.



- Kush largohet nga Arafati pa perënduar dielli.
- Kush nuk qëndron qoftë një pjesë të natës në Muzdelife.
- Kush lë pa i gjuajtur gurët në të katër ditët e Bajramit-Teshrikut, ose nuk i gjuan ata vetëm në një prej këtyre ditëve.
- Kush lë pa i qethur flokët ose nuk e kryen tavafin e zijares-haxhit, derisa të kalojnë katër ditët e Bajramit .

E nëse haxhiu lë më pak se kaq sa u përmend këtu, atëherë ai obligohet vetëm të japë sadaka-lëmoshë për një të varfër në vlerë prej gjysmë sa'i, siç u theksua më lart.[8]

**Shkeljet ligjore që i përkasin Haremit-Vendeve të shenjta dhe shpagimi i tyre**

Rregulli i përgjithshëm, sipas hanefitëve, është se gjatë kohës së Haxhit ndalohet gjuetia e tokës- e jo e detit në rrethinën e Haremit, për shtazët e egra, pavarësisht se a lejohet apo ndalohet ngrënia e mishit të tyre. E nëse personi që është me ihram gjuan ndonjë shtazë, atëherë ai obligohet ta paguajë në Mekë të njëjtën kafshë ose të paguajë vlerën e saj përderisa është në haxh. Ky është mendimi i shumicës së dijetarëve duke u bazuar në ajetin kuranor, në të cilin Allahu thotë:" O ju që besuat, mos e mbytni gjahun duke qenë ju në ihram. E kush e mbyt atë me qëllim, atëherë dënimi është therja e një kafshe shtëpiake të ngjashme me atë (të egrën) që e ka mbytur. Për këtë çështje vendosin dy njerëz të drejtë nga mesi juaj, duke e bërë atë kurban për Qabe, ose (dënimi është) duke ushqyer të varfër, ose sa ai (ushqimi), agjërim, këtë për ta shijuar të keqen e punës së tij. All-llahu ka falur të kaluarën...". (El Maide, 95).

Po ashtu, nëse personi me ihram pret ndonjë degë të njomë të ndonjë peme a druri që ka mbirë vetvetiu, obligohet të japë sadaka në vlerë të asaj që ka prerë për ndonjë të varfër të rrethinës së Haremit, si shpagim për shkeljen e tij. E kush mbyt diçka të vogël, që nuk konsiderohet as gjueti, p.sh. ndonjë buburrec a diçka të ngjashme, obligohet me një sadaka modeste në masë edhe më të vogël se gjysmë sa'i.[9]

**Vendi dhe koha e shpagimit për shkeljet gjatë Haxhit**

Shumica e dijetarëve islamë mendojnë se vendi i shpagimit me therje të kurbanit ose dhënie të sadakasë, është Haremi i Mekës, respektivisht të varfrit e rrethinës së Mekës, dhe nuk lejohet shpagimi jashtë saj, ndërsa koha se kur obligohet të bëhet shpagimi, nuk është e përcaktuar dhe mbetet ta zgjedhë haxhiu vetë.[10] Këto janë në mënyrë të përgjithësuar disa rregulla që kanë të bëjnë me shkeljet e ligjeve gjatë kryerjes së obligimit të Haxhit, të cilat, është normale se mund të diskutohen e të sqarohen edhe më hollësisht, por për këtë herë i kushtuam këtë hapësirë.

[1] Bedaiu Sanai' , El-Kasani. (3\283-287). Darul Kutub El-Ilmijje. Bejrut. Bot. i 1 1997. [2] Po aty. [3] Hashijetu Ibn Abidiin- Ibn Abidiin (3\589). Darul kutub el-ilmijje. Bejrut. Bot. i 2 2003. [4] El-Mugnij fi fikhil-Haxh vel-Umrete. Dr. Seid Bashenfir (140). Mektebetul-ilm. Xhedë. Bot. i 2 1996. [5] Një sa' ka peshën e 3 kg e 260 gr. Shih. Mu'xhem Lugatul-Fukaha, Kalahxhi. (f.241). Darul Nefais. Bejrut. Bot.i 1 1996. Ndërsa obligim në këtë rast është 1\2 e sa'it, që i bie 1.680 gr. Ose një ushqim ditor i nivelit mesatar të standardit jetësor. [6] Elfikhul-Islamijj ve edil-letuhu, Dr. Vehbetu Zuhejli. (3\260). [7] Sahihul Buhari, Buhari, (Nr: i hadithit 3954. 4\1534) [8] El-fikhul-islamijj ve edil-letuhu. Ibid (3\263). [9] El-Hidaje sherh bidajetul –mubted'i. El-Merginanij. (1\208) Darul Erkam. Bejrut. Pa numër dhe vit botimi . [10] El-Fikhul-islamij ve edil-letuhu. Ibid (3\267). Dralu-Fikr. Damask. Bot. i 2. 1987.

# Haxhi i pranuar

**Abdulmahmud Jusuf Abdullah**

**Haxhi është njëra nga pesë shtyllat e fesë Islame dhe është njëra prej ceremonive të mëdha Islame, për të cilën zemrat janë të etura dhe gjatë muajve të Haxhit, zemrat janë të etura për t'i vizituar ato vende të pastra, me qëllim të realizimit të Fjalës së Zotit xh.sh.: "(Dhe atë kohë) kur Ne e bëmë Qabenë vend dhuntie dhe sigurim për njerëzit". (El Bekare,125); "Dhe ftoji njerëzit në haxhillëk, do të vijnë ata ty-në këmbë dhe (duke shaluar) në çfarëdo deveje; duke ardhur prej të gjitha viseve të largëta, që të prezantojnë në dobitë e tyre". (El Haxh, 27-28).**

Haxhinjtë dynden çdo vit për të vizituar ato vende të shenjta dhe çdonjëri prej tyre aspiron dhe shpreson të kthehet prej atyre vendeve i pastër nga mëkatet sikur në ditën kur e ka lindur nëna e tij/saj. Sepse, siç thuhet në një hadith: (Haxhi i shlyen (mëkatet) e kaluara).(Muslimi), gjithashtu hadithi tjetër: (Ai i cili shkon në haxh dhe gjatë asaj periudhe nuk kryen ndonjë akt të turpshëm apo të neveritshëm, ai person pastrohet nga mëkatet sikur ditën kur e ka lindur nëna e tij/saj).(Buhariu). Gjithashtu në një hadith tjetër thuhet: (Haxhi dhe Umreja eliminojnë varfërinë dhe mëkatet ashtu siç eliminon shakulli papastërtinë nga hekuri dhe ari).(Tirmidhiu, Nesaiu dhe ibn Maxhe.)

Mirëpo duhet të kemi kujdes për një çështje: për kujdesin që Haxhi ynë të jetë i pranuar; sepse falja e mëkateve dhe hyrja në Xhenet lidhet ngushtë me të qenët e haxhit Haxh i pranuar.

Në këtë çështje kanë aluduar edhe disa thënie të Pejgamberit a.s., siç transmetojnë Imam Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi a.s. është pyetur: (Cila është vepra më e pëlqyer? Pejgamberi a.s. u përgjigj: Besimi në Zotin dhe në të dërguarin e Tij. Pastaj cila? Pejgamberi a.s u përgjigj: Përpjekja-mundi për hir të Zotit. Pastaj cila? Pejgamberi a.s u përgjigj: Haxhi i pranuar). Gjithashtu transmetojnë Imam Buhariu dhe Muslimi, po ashtu nga Ebu Hurejre, se Pejgamberi a.s. ka thënë: (Umreja e pasuar me Umre i fshin mëkatet në mes tyre, ndërsa haxhi i pranuar nuk ka shpërblim tjetër përveç Xhenetit).

**Atëherë cili është Haxhi i pranuar?**

Dijetarët myslimanë kanë thënë se për të qenë i pranuar, haxhi duhet t'i plotësojë disa çështje. Prej tyre:

1. Përmbushja e konditave-shtyllave dhe detyrave të tij, d.m.th.: këto çështje të bëhen në mënyrën më të përsosur të mundshme. Sepse Pejgamberi a.s. çështjen e Haxhit e ka sqaruar edhe me fjalë edhe me vepra gjatë Haxhit lamtumirës dhe ka thënë: (Merrni (mësoni) nga unë ritualet e haxhit, sepse mund të ndodhë që të mos jem më në mesin tuaj për ta bërë haxhin). (Muslimi)

2. Të vepruarit e veprave të mirësisë gjatë Haxhit, d.m.th.: kjo përfshin të gjitha veprat e mira dhe këtë e ka sqaruar edhe Zoti në Kur'an, kur thotë: "...por mirësi e vërtetë është ajo e atij që I beson Allahut, Ditës së Gjykimit, engjëjve, librit, pejgamberëve, dhe pasurinë që e do, ua jep të afërmve, bonjakëve, të varfërve, udhëtarëve, lypësve dhe për lirimin e robërve, dhe ai që e fal namazin, e jep zekatin, dhe ata që, kur premtojnë, e zbatojnë, dhe të durueshmit në skamje, në sëmundje dhe në flakën e luftës. Të tillët janë ata të sinqertët dhe të tillët janë ata të devotshmit". (El Bekare, 177). Ky ajet kuranor – siç thotë dijetari ibn Rexheb në librin e tij Letaiful-Mearif – tregon se llojet e mirësisë janë gjashtë, dhe ai që i bashkon këto lloje, ai e ka arritur mirësinë. E para: besimi në pesë kushtet themelore të besimit-imanit; e dyta: dhënia e pasurisë që e do, të afërmve, bonjakëve, të varfërve, udhëtarëve, lypësve dhe për lirimin e robërve; e treta: falja e namazit; e katërta: dhënia e zekatit; e pesta: zbatimi i premtimit; e gjashta: durimi në skamje, në sëmundje dhe në luftë, prandaj haxhiu ka nevojë për të gjitha këto lloje të mirësisë, sepse nuk i pranohet Haxhi atij haxhiu i cili nuk ka besim-iman; nuk e ka të plotë dhe të pranuar haxhin ai haxhi i cili nuk e fal namazin dhe nuk e jep zekatin, sepse shtyllat e fesë janë të ndërlidhura njëra me tjetrën dhe nuk mund të jetë imani i plotë e as Islami përderisa të mos veprohen

të gjitha këto vepra, gjithashtu nuk plotësohet haxhi i haxhiut i cili nuk e zbaton premtimin e dhënë, i cili nuk u jep pasurinë e dashur atyre që ka thënë Zoti, dhe i cili nuk bën durim për sprovat që e goditin, dhe për vështirësitë që mund t'i has gjatë këtij udhëtimi.



3. Të pajisurit me moral dhe trajtimi i mirë i njerëzve: mirësjellja ndaj njerëzve është mirësi. Transmeton Imam Muslimi se Pejgamberi a.s. është pyetur për mirësinë. Ai është përgjigjur: (Mirësia është morali i mirë). Mirësjellja ndaj njerëzve gjatë kohës së Haxhit është një veti tepër e nevojshme, si me fjalë ashtu edhe me vepra. Transmeton Xhabir ibn Abdullahu se Pejgamberi a.s. është pyetur për mirësinë gjatë Haxhit dhe ai është përgjigjur: (dhënia e ushqimit, përhapja e selamit (përshëndetjes) dhe fjalët e mira). Si përmbledhje e tipareve të mirësisë, për të cilat ka nevojë një haxhi, janë ato me të cilat edhe Pejgamberi a.s. e ka këshilluar Ebu Xherijin, duke i thënë: (Mos nënçmo asnjë lloj të mirësisë, edhe sikur ajo të jetë diçka shumë e thjeshtë, edhe sikur të largosh një pengesë nga rruga, e cila i pengon njerëzit, apo ta takosh vëllanë tënd fytyrëçelë, apo ta përshëndetësh atë kur ta takosh, apo të qetësosh ndonjë njeri me brenga, edhe nëse të fyen ndonjë person me diçka që ai e din që e ke, po edhe ti e di që ai e ka të njëjtën gjë, atëherë mos e fyej ti, kështu ti arrin shpërblimin ndërsa ai ndëshkimin, atë çfarë veshët e tu dëshirojnë ta dëgjojnë, veproje, kurse atë që veshët e tu nuk dëshirojnë ta dëgjojnë, largohu prej saj).(Hakimi) . Si përfundim: Njeriu më i mirë është njeriu më i dobishëm për njerëzit dhe më i durueshëm ndaj dëmeve të tyre, ashtu siç edhe i ka cilësuar Allahu xh.sh. të devotshmit, kur thotë: "Të cilët japin kur janë shlirë edhe kur janë në vështirësi dhe që e frenojnë mllefin, që ua falin (të keqen) njerëzve, e All-llahu i do bamirësit". (Ali Imran, 134). Haxhiu ka nevojë të ketë kontakt me njerëz të tjerë, dhe ai besimtar që kontakton me njerëz dhe bën durim ndaj dëmeve të tyre, është më i mirë sesa ai besimtar që nuk ka kontakt me njerëz të tjerë dhe nuk bën durim ndaj dëmeve të tyre.

4. Shpeshtimi i përmendjes së Zotit (dhikri). Për këtë ka urdhëruar Allahu xh.sh. përmes Kur'anit, që gjatë ceremonive të Haxhit të shpeshtohet përmendja e Tij. Ai thotë: "Nuk është mëkat për ju të kërkoni begati nga Zoti juaj (të bëni ndonjë tregti gjatë haxhit). E kur të derdheni (hiqeni) prej Arafatit, përmendeni Allahun në vend të shenjtë (Muzdelife), përmendeni Atë ashtu si ju ka udhëzuar Ai, sepse më parë ishit të humbur. Pastaj zdirgjuni andej nga zdirgjen njerëzit, kërkoni Allahut falje, se Allahu fal e është mëshirues. E kur t'i kryeni detyrat tuaja, përmendeni Allahun sikurse i përkujtoni prindërit tuaj, bile përmendeni edhe më fort".( El Bekare: 198), e në veçanti shpeshtimi i të përmendurit të Zotit gjatë veshjes së Ihramit.

5. Largimi nga aktet e turpshme, imorale dhe mëkatet. Allahu xh.sh. thotë: "Haxhi është në muajt e caktuar e kush bën (ia fillon të zbatojë) haxhin në këta muaj, nuk duhet t'i afrohet gruas, nuk bën të marrë nëpër këmbë dispozitat e Sheriatit, as nuk duhet të shkaktojë grindje. Çka punoni nga e mira, Allahu di për to. Dhe përgatituni me furnizim (për rrugë), e furnizimi më i mirë është devotshmëria, e ju të zotët e mendjes kini dronë Time". (El Bekare, 197). Ndërsa Pejgamberi a.s. në një hadith thotë: (Kush e kryen haxhin dhe gjatë asaj periudhe nuk bën ndonjë akt të turpshëm, apo imoral, apo ndonjë mëkat, kthehet sikur atë ditë kur e ka lindur nëna e tij).(Buhariu dhe Muslimi) Andaj asnjë haxhi apo person nuk furnizohet me ndonjë furnizim më të mirë sesa furnizimi i devotshmërisë. Transmeton Imam Tirmidhiu nga Enes ibn Maliku r.a., i cili ka thënë: (Erdhi një njeri te Pejgamberi a.s. dhe i tha: O i Dërguar i Allahut, unë dua të udhëtoj, prandaj më furnizo! Pejgamberi a.s. i tha: Zoti të furnizoftë me devotshmëri. Ai i tha: Edhe diçka! Pejgamberi a.s. i tha: Allahu t'i faltë mëkatet. Ai tha: Edhe diçka! Pejgamberi a.s. i tha: Allahu t'i lehtësoftë punët e mira kudo që të jesh). Disa nga gjeneratat e para të myslimanëve, kur përcillnin ndonjë haxhi që shkonte në Qabe, i thoshin: Të këshilloj me atë çfarë e ka këshilluar Pejgamberi a.s. Muadh ibn Xhebelin atëherë kur e kishte përcjellë: (Kija dronë-frikën Allahut kudo që të jesh, pas çdo vepre të ligë bëj një vepër të mirë, me të cilën e shlyen të ligën, dhe me njerëz sillu mire.).

6. Pasuria me të cilën shkon në haxh, duhet të jetë e pastër-hallall e jo nga fitimi haram, sepse Allahu xh.sh. është i pastër dhe nuk pranon përveç së pastrës. Një poet ka thënë: Nëse në haxh shkon me pasuri haram – atëherë ti nuk e ke bërë haxhin, por e ka bërë mjeti me të cilin ke udhëtuar. Allahu nuk pranon përveç së mirës – dhe jo çdonjëri që shkon në haxh, i pranohet (haxhi).

7. Haxhiu që shkon në Qabe, të mos synojë me këtë udhëtim mendjemadhësinë, krenarinë apo krekosjen, po qëllimi i tij i fundit të jetë kënaqësia e Allahut xh.sh. dhe të bëhet shumë modest. Sepse Allahu xh.sh. nuk e pranon asnjë punë që nuk është e sinqertë nga qëllimi. Ai thotë: "E duke qenë se ata nuk ishin të urdhëruar me tjetër, përveçqë ta adhuronin Allahun me një adhurim të sinqertë ndaj Tij". (El Bejjine, 5). Ndërsa Pejgamberi a.s. ka thënë: (Allahu xh.sh. nuk pranon asnjë vepër e cila nuk është e sinqertë dhe nuk ka për qëllim kënaqësinë e Tij).(Ebu Davudi dhe Nesaiu.)

8. Prej shenjave të pranimit të haxhit është: haxhiu të rikthehet në shtëpi duke qenë më i mirë sesa ka qenë pa shkuar në haxh, dhe të mos veprojë më ndonjë mëkat..

Krejt në fund, E lusim të Madhin Zot xh.sh. që t'ua pranojë Haxhin të gjithë atyre haxhinjve që kanë vizituar Shtëpinë e Tij, Qabenë e shndritshme, dhe t'ua lehtësojë atyre që kanë dëshirë për ta vizituar atë vend të bekuar.

Përktheu dhe përshtati:Vedat Shabani ,www.yourme.net

# Kurbani, ibadet që na afron pranë Allahut

**Dr. Hatixhe Ahmedi**

**Qëllimi këtu është që njeriu të perceptojë këtë ngritje dhe afrim të tij me Zotin, dhe të krijojë një lidhje me jetën dhe botën nëpërmjet kornizës së kësaj lidhjeje afrimi me Allahun. Ibadetet (adhurimet), si namazi, agjërimi, haxhi, zekati dhe kurbani, janë ibadete të cilat njeriu është ngarkuar që t'i kryejë për t'u ngritur dhe për t'u afruar tek Allahu.**

Allahu i Madhëruar në këtë tokë gjithçka e ka krijuar në formën më të bukur, ndërsa njeriun e pajisi me veti dhe mirësi të shumta, i dha talent të rrallë, por më pastaj e bëri të obligueshëm që kjo qenie të mbajë përgjegjësi ndaj këtyre begative. E gjithë kjo u bë meqë njeriu është qenia më e përsosur dhe më e shkëlqyer e Tokës, ku me obligimet dhe përgjegjësitë e veta arrin të ngrejë autoritetin e ekzistimit të tij, e njëkohësisht të fitojë dhe të krijojë edhe një afërsi të veçantë pranë Krijuesit të vet.

Këtë afërsi të njeriut me Krijuesin e vet, Allahu e përshkruan në Kur'anin famëlartë, me një përshkrim alegorik: "Ai ndodhet më afër se damari i qafës (vena kryesore) (Kaf, 16.)", dhe në një ajet tjetër, ku na bën me dije se: "Kudo që të jetë, Ai është së bashku me të".(El Hadid, 4.).

Qëllimi këtu është që njeriu të perceptojë këtë ngritje dhe afrim të tij me Zotin, dhe të krijojë një lidhje me jetën dhe botën nëpërmjet kornizës së kësaj lidhjeje afrimi me Allahun. Ibadetet (adhurimet), si namazi, agjërimi, haxhi, zekati dhe kurbani, janë ibadete, të cilat njeriu është ngarkuar që t'i kryejë për t'u ngritur dhe për t'u afruar tek Allahu, por në të njëjtën kohë këto ibadete përmbajnë edhe qëllimin e edukimit të tij.

Të gjitha këto ibadete janë simbole që myslimanin e mbajnë në një ndërgjegje dhe vetëdije të vazhdueshme e të pastër, meqë forma dhe mënyra e praktikimit të tyre përmban dhe ngërthen në vete një kuptim më të thellë. Prandaj, kur shpirti dhe zemra fitojnë një ngritje të tillë, atëherë afrohen dhe arrijnë pranë afërsisë së Mëshiruesit. Të arrish në piedestalin e afërsisë me Allahun, të fitosh lidhjen që të afron me Zotin, kjo domethënë që një njeri në jetën e vet ka arritur qëllimin e misionit të dërgimit në tokë, ka zbatuar detyrën me të cilën e ngarkoi Allahu në tokë. Një gjë duhet ta kemi gjithmonë në mendje: veprimi i çdo ibadeti që na është urdhëruar, është një hap që na dërgon tek Allahu.

Në të vërtetë, njohja dhe dashuria ndaj Krijuesit, në Islam nënkupton fitimin e një ndërgjegjeje të lidhur në mes Allahut dhe njeriut, dhe krijon një disiplinë e cila mundëson që koha e besimtarit (mu'min) të jetohet e të ringjallet shpirtërisht. Një formë që krijon lidhshmëri shpirtërore në mes Krijuesit dhe njeriut, është të përmendurit e Allahut, "dhikrullah", ku, sipas një analize më të gjerë, të gjitha ibadetet e tjera do t'i fusim në llogarinë e kësaj përmendjeje të Allahut, që e quajmë "dhikrullah", sepse çdo ibadet fillon me shqiptimin e Emrit të Tij të Lartë.

Përmendja e Allahut "dhikrullah", është një fushë që futet në të gjitha sjelljet e besimtarit (mu'min), që nënkupton se asnjëherë dhe në asnjë mënyrë nuk duhet harruar Allahu, Ai duhet përmendur gjithmonë, në çdo hap dhe frymë që marrim dhe nxjerrim, sepse e gjithë kjo është një simbol i Fuqisë dhe Madhërisë së Allahut. Një ibadet i tillë është edhe Kurbani.

### Shkrirje e ndërgjegjes njerëzore në robëri ndaj Allahut

Në thelb, Kurbani nënkupton ekzistencën dhe vlerën e njeriut besimtar, që është simbolikë e afrimit dhe kërkimit të tij nga Allahu në formën që mësoi se si dhe në çfarë mënyre të afrohet dhe të fitojë shpërblim tek Allahu.

Kurbani është afrim tek Krijuesi, shkrirje e ndërgjegjes njerëzore në robëri ndaj Allahut, koha e afrimit kulminant tek Allahu, flijim i njeriut ndaj urdhrave të Allahut, rifreskim dhe përkujtim i të qenit rob i Allahut.

Kurbani është një sakrificë që nënkupton afrimin dhe mundimin e njeriut për t'u afruar tek Allahu, ai plotëson dëshirën e tij që të flijohet duke u bërë rob i devotshëm. Kurbani është një ibadet ndërmjetësues ndërmjet robit dhe Allahut, që arrihet me sabër dhe me fitimin e gradës së devotshmërisë.

Kurban nënkupton: afrim, lidhje shpirtërore, dëshirë për afrim ose devotshmëri (takva) me afrim tek Allahu, dorëzim (teslimijjeh) në devotshmëri (takva). Prandaj, Kurbani na bën të devotshëm, e devotshmëria na afron me Allahun. Allahu i Madhëruar përmend shumë kurbane, që nënkupton dhe ka si qëllim madhërinë dhe falënderimin ndaj Allahut. Allahu në Kur'an thotë:"As mishi e as gjaku i tyre (kurbanëve) nuk do të arrijnë tek Allahu. Por tek Ai do të arrijë devotshmëria (takvaja) juaj".(El Haxh, 36-7)

"Andaj pastroni shpirtat tuaj (nefs) me anë të kurbaneve tuaja"![1]

Nga kjo nënkuptohet se, përveç gjakut dhe mishit, kurbani përmban edhe diçka tjetër, që d.m.th. se nuk janë mishi dhe gjaku, por: "Kthimi tek Allahu, respekti i thellë ndaj Allahut dhe lidhshmëria e robit me Allahun!" Prandaj, therja e kurbanit është një perceptim që të dërgon në lartësi, dhe nuk është vetëm ngrënia e mishit të tij. Një porosi të tillë Pejgamberi a.s. na e jep edhe për ibadetet e tjera, si për namazin dhe agjërimin (savm), kur na tërheq vërejtjen për namazin dhe agjërimin e mbajtur pa u thelluar shpirtërisht (ruhijjen), kur kryerja e këtyre veprave humb lidhjen me thellësitë shpirtërore, dhe na thotë se nga ai namaz nuk arrihet asgjë tjetër përveç lodhjes (zahmeh)[2].

Në të njëjtën formë Pejgamberi a.s. na bën me dije edhe për agjërimin duke thënë se nuk ka asgjë prej atij agjërimi pos urisë dhe etjes[3].

**Pastrimi i shpirtit me kurban**

Të njëjtën rëndësi ka edhe ibadeti i Haxhit, kur dalim nga vendi ynë dhe marshojmë drejt rrugës së gjatë për t'u veshur me ihramet e bardha, dhe për të kaluar më pas në kodrën triumfuese dhe legjendare të Arafatit, ku një rob me gjithë këtë shumicë veprash të mos i drejtohet madhërisë dhe fuqisë së Allahut me një ndjenjë ndërgjegjeje të pastër, e të mos pranojë që në fund t'i mbetet një udhëtim i lodhur! Kjo është e pamundur për njeriun i cili posedon ndërgjegje, ndjenja dhe mendje!Në Kur'anin famëlartë kjo përshkruhet në këtë mënyrë: "Atë ditë nuk bën dobi as pasuria (mall) e as fëmijët! Por vetëm një zemër që vjen e pastër tek Allahu".(Esh-Shuara, 88-89). Atë ditë, në Ditën e Madhe të Gjykimit, në çiltërsinë e kësaj Dite, do të kërkohen vetëm gjërat dhe veprat e pastra, shumë të pastra dhe të kulluara mirë, të cilat në esencën e veprës së tyre përmbajnë afrimin e një zemre të pastër ndaj Allahut.Prandaj, me anë të kurbaneve, kryerjes së Haxhit, namazeve dhe ibadeteve të tjera në përgjithësi, njeriu duhet të mundohet të arrijë kulmin dhe piedestalin e arritjes së asaj pastërtie dhe çiltërsie që na shpie më pas në devotshmëri (takva), ku pastërtia dhe çiltëria e veprave sjell afrimin tonë tek Allahu.

Poeti i njohur Fuzuli thotë:

*Një herë në vit populli pret kurban për Kurban Bajram,*
*në çdo moment dhe në çdo orë bën kurban në rrugën e Allahut,*
*të bësh kurban shpirtin (nefsin) tënd, ta pastrosh atë nga egoja,*
*për kokë të secilit të bëhet kurban, të afrohet,*
*të afrohesh me kurban,*
*kurbani na bën të ekzistojmë nga hiçi, ai përmbledh njëmijë e një begati (ni'mete), ai rrethon rahmetin, dijen, forcën dhe çdo imtësi (zerre),*
*ky është një ibadet i lartë që na afron tek Allahu...*

Duhet të dimë se ibadetet që kryejmë, janë gjithmonë simbol për të dëshmuar robërinë tonë ndaj Allahut. Të gjitha ibadetet duhet t'i kryejmë me një ndërgjegje të thellë dhe të pastër, duke pasur si synim gjithmonë "lidhjen tonë me Allahun". Lidhja me Allahun kërkon flijim dhe sakrificë, e këto duan sabër, vullnet dhe mbështetje tek Allahu, ndërsa mbështetja tek Allahu nuk mund të fitohet pa pastërtinë dhe çiltërinë e shpirtit.

Kurbanin duhet ta presim duke qenë të bindur dhe të përqendruar (hushu'), si dhe me dashuri dhe duke plotësuar të gjitha kushtet e nevojshme.

Kurbani nënkupton afrim, të qenët afër; vetë emri i tij nënkupton afrim, që të afron, të bën të afërt, të thërret të afrohesh, dhe i gjithë ky afrim është afrim tek Allahu, aty ku gjejmë qetësinë e përhershme dhe absolute. Gjithashtu ky është një ibadet që simbolizon ndarjen e ni'metit (begatisë) në mënyrë të përbashkët në mes njerëzve, meqë Allahu u ka dhënë atyre që e bëjnë atë. Kjo ndarje, kjo barazi dhe kjo dhuratë në mes tyre krijon lidhje afërsie dhe miqësie. Kur ta dërgosh për ta prerë kafshën, duhet ta kapësh nga bishti apo nga brirët e saj dhe ta tërheqësh, po njëkohësisht edhe kafsha të tërheq ty duke të shkaktuar mundim, dhe duke e ndotur ambientin, kjo është një vepër e cila ngërthen me vete një atmosferë të papërshkruar shpirtërore.

Për kurbanin, i cili zgjat kokën që ta presim ne, qoftë ai dele, lopë apo deve, njeriu i cili do ta presë atë, duhet të jetë i gëzuar e të mos ndiejë as hidhërimin më të vogël apo një njeri që e ka këtë profesion? Patjetër që, kur kërkojmë afërsinë, në këtë rast do të kujtojmë lindjen dhe perëndimin, prandaj a nuk do të mendojmë edhe për distancat më të largëta? Pra, që të gjitha këto duhet t'i mendojmë thellësisht...



Kurbani është një ibadet që nga koha e Ibrahimit a.s. dhe Ismailit a.s., kur që të dy këta njerëz të zgjedhur të Allahut, babë e bir, me gjithë dashurinë e madhe që kishin mes tyre, pranuan dhe lanë anash ndjenjat e tyre, në mënyrë që të lidheshin me Allahun e t'i afroheshin Allahut gjatë gjithë kësaj dynjaje, edhe pse kuptohet, sado e shkurtër që është kjo botë, në ato momente një jetë e tillë do të bëhej e gjatë dhe e gjerë.

Njerëzit besimtarë, kur e presin kurbanin, kujtojnë me ndjenja të posaçme këtë ngjarje me peshë të madhe dhe të veçantë në Islam. Kur e therin kurbanin, ata kujtojnë Pejgamberin e tyre - Ibrahimin a.s. i cili qe urdhëruar të bënte kurban birin e tij, Ismailin a.s., por mëshira dhe dhembshuria e Allahut ndaj mëkëmbësit në Tokë ia zëvendësoi therjen e të birit me therjen e kafshës, respektivisht deles. Asnjëherë nuk duhet të afrohemi dhe të therim kurban në gjendje të mllefosur, po përkundrazi - me dashuri dhe në vend që ta mbysim, atë duhet ta konsiderojmë si një dhuratë, duke e respektuar dhe duke shfaqur respekt ndaj tij. Prerja e kurbanit na mëson se si të fitojmë, të ruajmë dhe të kujdesemi ndaj ndjenjave që janë bazë për ekzistencën e njeriut dhe që janë: respekti ndaj kafshës e cila është shtrirë të pritet, respekti ndaj njeriut që meriton një dhuratë të tillë, ruajtja e ambientit, shmangia e shpenzimeve të tepërta etj..

**Ibadet që manifeston një sërë gëzimesh**

Kur kujtojmë ngjarjen e parë të therjes së kurbanit, atë të dy njerëzve të zgjedhur, Ibrahimit a.s. dhe të birit të tij - Ismailit a.s., asnjëherë nuk duhet të harrojmë durimin (sabrin) dhe mbështetjen (teslimijjeh) që pati Ismaili a.s. kur i tha babait të tij: "O babai im, vepro atë për se je urdhëruar (nga Allahu), inshaAllah mua do të më gjesh prej atyre që bëjnë durim (sabër)".(Es-Saffat, 102) Por, në të njëjtën kohë, kujtojmë hapin edhe më të rëndë të Ibrahimit a.s., i cili kishte një madhështi dhe vendosmëri (nijjet) të fortë me urdhrat e Allahut. Pra, në momentin që themi: "Bismil-lahi, Allahu Ekber - Në emër të Allahut, Allahu është më i Madhi", ne vendosemi në rolin e Ibrahimit a.s. dhe të birit të tij - Ismailit a.s., të cilët respektuan urdhrin e Zotit të tyre dhe patën sukses të shkëlqyeshëm në kalimin e provimit të tyre.

Pas gjithë kësaj sakrifice duhet të bëjmë dua (lutje) duke thënë: "Pa dyshim namazi im, ibadetet e mia, jeta ime dhe vdekja ime janë për Allahun, Krijuesin e botëve."( El En'am, 162.) Therja e kurbanit, së bashku me festën e Kurban Bajramit, bëhen që të rriten dhe të madhështohen dy gëzime në një kohe. Ky ibadet manifestohet me një sërë gëzimesh që vijnë njëri pas tjetrit, kështu që së pari do të gëzojmë zemrat dhe shpirtrat tona, pastaj do të zbusim dhe kënaqim zemrat dhe shpirtrat e nënave dhe baballarëve tanë, do të kënaqim dhe lulëzojmë zemrat dhe shpirtrat e fëmijëve tanë, fëmijëve jetimë që kanë nevojë për dhembshuri (sheukah) dhe mëshirë (merhameh), të atyre që janë të varfër dhe të pambështetur nga askush, vizitorët që shkojnë (zijaret) tek të sëmurët duke i gëzuar në shtretrit e tyre, aplikimi në mënyrë parësore i ndjenjave dhe dukuritë pozitive njerëzore me ndihmë ndaj gjithë njerëzimit në përgjithësi, duke ua shndritur fytyrën njerëzve, - e kjo është një vepër e një kohë e ndarë dhe që dallon shumë nga kohët dhe veprat e tjera.

Kurbani është model dhe aplikim i një modeli të dy njerëzve të shquar, Ibrahimit dhe Ismailit a.s., të cilët treguan dorëzim dhe bindje (teslimijjeh) të pakushtëzuar ndaj urdhrave hyjnorë. Ky është një simbol i sakrificës dhe flijimit në rrugën e Allahut, dhe nënkupton se, meqë Allahu na mëshiron (merhameh) ne në çdo hap në këtë botë, atëherë dhe ne duhet të sakrifikojmë që ta bëjmë Atë të kënaqur me anë të një vepre, e cila bëhet me mund dhe me trup, vepër që kryhet në të njëjtën kohë me anë të shpirtit (ruh) dhe trupit (hal). Nëna jonë, Aisheja r.a., na shpjegon kështu: "Kishim prerë një dele, dhe i Dërguari i Allahut na pyeti: "Sa u shpërnda prej kësaj deleje dhe sa ngeli pa u shpërndarë? - Ne i thamë: "Mbeti vetëm një pjesë e kofshës së saj, ndërsa e gjithë pjesa tjetër, përpos kësaj cope, u shpërnda"! Atëherë, Pejgamberi a.s. u përgjigj: "(Thuaj, o Aishe) gjithçka është jona, përveç asaj cope të kofshës"![4]

Prandaj, kur të therim kurban, duhet të mendojmë se i tërë mishi i shpërndarë është yni. Kurbanet tona le të jenë shteg afërsie me Krijuesin tonë, le të bëhen shkas që kurbani të na afrojë me Allahun ashtu si damari i qafës. O Allahu ynë, na rikthe largësinë në afërsi, ikjen në arritje, na jep neve një afërsi me Ty, jepu një shpejtësi shpirtrave tona që të afrohen tek Ti, kurbani të na marrë dhe të na afrojë pranë mëshirës dhe strehimit Tënd. Ne me të vërtetë kemi nevojë të jemi pranë Teje, të bëhemi kurban në rrugën Tënde, të lutemi tek Ti, o Zot, na jep afërsinë Tënde...

Lebbejk Allahumme Lebbejk - Të përgjigjemi ty, O Allahu ynë, të përgjigjemi...

InshaAllah kurbanet tona na pranohen (kabul), dhe duatë tona na përgjigjen (makbul) nga Ai që i lutemi për afërsi.

[1] Koleksioni: Tirmidhiu, kap. "Edahi", hadithi nr. 1. [2] Bejhekiu, Shu'abul-Iman, kap. 4 hadithi nr. 275. [3] Koleksioni: Ibn Maxhe, kap. Sijam, hadithi nr. 21. [4] Koleksioni Tirmidhi, kap. "Sifatul-Kijameh", hadithi nr. 35.

# Kurbani – fenomen i përbashkët religjioz

**Sead Paqarizi**

**"Tek Allahu nuk arrin as mishi e as gjaku i tyre, por tek Ai arrin bindja juaj…".( El Haxhxh,37).**

Të dhënat historike dhe studimet e ndryshme, si ato antropologjike, arkeologjike e të tjera, kanë vërtetuar se në histori nuk ka popull pa fe. Pra as në të kaluarën e as sot nuk ka njeri që nuk beson në diçka. Andaj mund të thuhet se besimi është kushti i ekzistencës dhe qenies së njeriut. Kurse zbatimi dhe praktikimi i këtij besimi, nxjerr në pah veprën e quajtur "ibadet" (adhurim). Ibadeti është pjesë e pandarë e secilës fe. Si shumë fakte të tjera, këtë realitet e vërteton edhe Allahu xh.sh., kur thotë: "Secilit popull ne i dhamë ligj (fetar) që ata të veprojnë sipas tij…".(El Haxhxh, 67). Pra, ibadeti është ana praktike e besimit. Një nga ibadetet më të rëndësishme dhe funksionale për çdo fe, është fenomeni i kurbanit. Kurbani është një rit dhe fenomen që e gjejmë tek të gjitha fetë që kanë ekzistuar në të kaluarën dhe që ekzistojnë sot. Në lidhje me këtë, Allahu xh.sh. thotë: "Ne i kemi caktuar çdo populli vendtherjen (e kurbanit), që ta përmendin Emrin e Allahut për arsye se Ai i furnizoi ata me kafshët…".(El Haxhxh,34)

Historiku i kurbanit, sipas përshkrimit të tij në Tevrat, Ungjill dhe Kur'an fillon me ndodhinë e mirënjohur të dy bijve të Ademit a.s. - Habilit dhe Kabilit. Prandaj kurbani, si ibadet dhe rit fetar, për herë të parë është zbatuar nga Habili dhe Kabili. Këta të dy flijuan për Zotin, duke I dedikuar nga një kurban dhe, për shkak të besimit dhe devotshmërisë që posedonte Habili, Zoti xh.sh. pranoi vetëm kurbanin e tij.[1] Andaj duhet theksuar se besimi dhe devotshmëria janë baza për pranimin e kurbanit. Allahu xh.sh. thotë: "Tek Allahu nuk arrin as mishi e as gjaku i tyre, por tek Ai arrin bindja juaj…". ( El Haxhxh,37). Në lidhje me këtë, themeluesi i doktrinës krishtere (Shën) Pali, në letrën dërguar hebrenjve, shprehet kështu: "Me anë të besimit Abeli(Habili) i ofroi Perëndisë flijim më të mirë nga ai i Kainit (Kabilit); me anë të tij ai mori dëshmimin se ishte i drejtë, sepse Perëndia dha dëshminë se i pranoi ofertat e tij; dhe me anë të tij, ndonëse vdiq, ai po flet ende. Me anë të besimit, Enoku u zhvendos që të mos shikonte vdekje dhe nuk u gjet më, sepse Perëndia e kishte zhvendosur; sepse, para se të merrej, ai pati dëshmimin se i kishte pëlqyer Perëndisë. Edhe pa besim është e pamundur t`I pëlqesh Atij, sepse ai që I afrohet Perëndisë, duhet të besojë se Perëndia ekziston dhe se është shpërblyesi i atyre që e kërkojnë atë".[2]

Megjithëse në themel synimi dhe qëllimi i kurbanit si fenomen është i njëjtë, kuptimi dhe forma e zbatimit të tij ndryshon tek fetë. Kur të analizohet me kujdes e kaluara e fenomenit të kurbanit tek popujt e ndryshëm, vërehet se synimi dhe qëllimi kryesor i praktikimit të tij është ekuilibrimi i marrëdhënieve të njeriut me Krijuesin (Zotin, Perëndinë). Kurbani si rit dhe fenomen fetar, gjatë historisë shfaqet në mënyra (forma) të ndryshme, si p.sh.: rit personal, shoqëror, organizime të ndryshme sociale, kulturore, humane e shumë të tjera, kurse si kurban përdoren njeriu, shtaza dhe gjallesa të ndryshme, gjëra të ndryshme materiale, ceremoni dhe shumë e shumë gjëra e mënyra të tjera.[3] Prandaj kurbani mund të vlerësohet dhe të studiohet në shumë aspekte duke filluar nga ai psikologjik, sociologjik, etik e deri tek ai antropologjik dhe shumë aspekte të tjera. Kurse

këtu fenomeni i kurbanit do të prezantohet nga këndi i historisë së religjioneve, duke dhënë disa dituri të përgjithshme që ndihmojnë kuptimin e këtij fenomeni tek religjioni në fjalë, pa u thelluar në detaje.

**Kurbani në Judaizëm**

Në Judaizëm kurbani si një fenomen fetar, zë vend të rëndësishëm. Në Tevrat dhe në të dhëna të tjera hisorike gjenden nocione, terma dhe rrëfime të llojllojshme që kanë të bëjnë me kurbanin. [4].Kurbani tek çifutët e ka zanafillën tek Habili dhe Kabili. Duke pasur parasysh se shumica e nocioneve në Dhjatën e Vjetër, që kanë të bëjnë me kurbanin, kanë kuptimin e flijimit të diçkaje për Zotin[5] edhe Habili si çoban flijoi për Zotin një shtazë nga kopeja (tufa) e tij, kurse Kaini (Kabili) diçka nga të vjelat e tokës.[6] Për çifutët kurbani është diçka e shenjtë dhe vendi special për flijimin e tij ishin faltoret siç është ajo në Kudus. Këtë ibadet çifutët e bënin në ditë dhe kohë të caktuara. Në periudhën e hershme në përgjithësi çifutët kurbanin e përdornin si dhuratë, mirënjohje, lutje, dëmshpërblim dhe afrim tek Zoti.[7]

Në Judaizëm ka dy lloje të praktikimit të kurbanit. Kurbani që theret, pra therja e shtazës ose djegia e saj (hedhja e saj në zjarr), dhe që nuk theret, si dedikimi i ushqimeve, ujit dhe pijeve të ndryshme për Zotin.[8] Po ashtu në Juadizëm ka kurban ditor, i cili është bazë dhe realizohet duke therur nga dy qengja një vjeç në mëngjes dhe mbrëmje[9]; javor, therja e dy deshve një vjeç ditën e shtunë (sebt)[10]; si dhe kurbani mujor, në ditën e parë të çdo muaji hënor theren dy dema të rinj, një dash, cjap[11] etj.. Përveç këtyre ka edhe ditë, net dhe festa të tjera, në të cilat theren dhe dhurohen kurbanë të ndryshëm.

Disa nga veçoritë që Tevrati kërkon t'i përmbushë kurbani, janë: të theret për kurban shtaza së cilës i hahet mishi dhe që e ka të pastër, të jetë pa të meta, në disa raste të jetë mashkull, të mos theren të njëjtën ditë edhe ëma edhe i vogli i saj etj.[12] Për sa i përket faktit nëse mishi, gjaku dhe ajo që dedikohet për kurban, mund të përdoret ose jo për ushqim a për diçka tjetër, sipas rregullave fetare, gjaku, vajrat dhe ato që dedikohen drejtpërdrejt për Zotin, janë të ndaluara të përdoren, edhe ajo që digjet në zjarr ndalohet për t'u ngrënë, kurse kurbani i bashkimit (komunion-euharistia) mund të hahet nga ai që e ther kurbanin dhe nga të afërmit e tij.[13] Një e veçantë në traditën judaiste që nga fillimi e deri në kohën e Musait a.s., ka qenë flijimi i fëmijës së parë për kurban. Një gjë e tillë vërtetohet edhe në rastin e Ibrahimit dhe Ismailit a.s.[14] Por Zoti, në vend të Ismailit, i dërgoi Ibrahimit a.s. që të therte një dash. Kjo zakonisht praktikohej në raste të veçanta, si p.sh. për hir të ndonjë lufte të rëndësishme.

Në Juadizëm, që nga periudha e parë e deri në vitin 70, me rrënimin e faltores së dytë nga Romakët, fenomeni i kurbanit ishte një fenomen fetar. Pas rrënimit të faltores ku flijohej kurbani, për një kohë të gjatë u ndërpre zbatimi fizik i therjes së kurbanit si rit fetar dhe, në vend të tij, filluan lutjet për rindërtimin e faltores dhe rifillimin e praktikës së mëparshme, kështu që pas kësaj ngjarjeje fenomeni i kurbanit vazhdoi të praktikohej vetëm individualisht. Sepse në mesin e çifutëve besohet se Zoti kërkon të therin kurban për të, që të pastrohen nga mëkatet, dhe ky ishte ibadeti fondamental i tyre.

**Kurbani në Krishterim**

Duke pasur parasysh se Isai a.s. ishte i dërguar tek beni- Israilët dhe vetëm me ndikimin e Palit, thirrja e tij u shndërrua në një fe të re, edhe themelet e institucionit të kurbanit në Krishterim mbështeten në Dhjatën e Vjetër. Pra, mësimet dhe tradita e kurbanit të Judaistëve kishte ndikuar edhe në fenë e krishterë dhe një gjë e tillë pasqyrohet në Dhjatën e Re.

Isai a.s. i përkiste një familjeje dhe rrethi me tradita judaiste, kështu që ai së bashku me familjen e tij, disa herë kishin marrë pjesë në ceremonitë e ndryshme ku therej kurban.[15] Sipas shkrimeve biblike, Isai a.s. çdo vit, së bashku me familjen e tij, shkonin në Kuds dhe merrnin pjesë në festën e Pashkëve.[16] Po ashtu edhe në shumë vende të tjera në shkrimet biblike, vërtetohet therja ose miratimi dhe lejimi i therjes së kurbanit nga ana e Isait a.s.[17]

Megjithëse Isai a.s. ka zbatuar dhe respektuar institucionin e kurbanit, ai ka theksuar dhe ka lënë të kuptohet se nuk varet gjithçka dhe nuk mbaron puna vetëm me kurbanin duke thënë: "Unë dua mëshirë dhe jo flijime. Sepse unë nuk erdha për të thirrur për pendim të drejtët, por mëkatarët".[18]

Edhe pse elementet e kurbanit në Krishterim janë marrë nga Dhjata e Vjetër, me ndikimin e Palit dhe kalimin e kohës, botëkuptimi i tij ka ndryshuar nga ai judaist dhe ka marrë një formë krejtësisht tjetër, duke përvetësuar një doktrinë të re. Kështu, sipas komenteve të Palit, vetë "vdekja e Isait" apo "kryqëzimi" i tij është kulmi i flijimit tek Perëndia.[19] Sipas tij, Isai a.s. kishte flijuar vetveten për t'i shpëtuar gjithë njerëzit në sipërfaqen e Tokës nga mëkati i madh i Ademit a.s.[20] Si përfundim, mund të thuhet se, sipas doktrinës së krishterë, kurban i vërtetë është vetë Isai a.s., sepse ai në darkën e fundit të pashkëve, duke u flijuar për njerëzit, Atit të tij si kurban i dhuroi vetveten dhe, pas flijimit të tij, nuk ka nevojë për kurban tjetër. Duke u konsideruar Isai a.s. si kurban i parë dhe i fundit, pas të cilit nuk ka nevojë për flijim tjetër, në Krishterim therja ose kurbani si ibadet është zëvendësuar nga disa rite të tjera, siç është euharista, apo nga kurban shpirtëror. Në lidhje me këtë, sot në teologjinë e krishterë si kurban më i mirë për Perëndinë konsiderohet adakimi i një të

krishteri në shërbim të zotit. Në këtë aspekt, sipas doktrinës së krishterë, çdo falënderim e madhërim, mirënjohje e besim është flijimi më i mirë shpirtëror te Zoti.

**Kurbani në Lindjen e largët**

**Hinduizmi**: Kurbani tek hindusët, si në të kaluarën ashtu edhe sot, zë vend të rëndësishëm. Sepse, sipas librave të tyre të shenjtë, posaçërisht sipas ilahisë në kapitullin e fundit të Rig-Vedas "bota është krijuar në saje të flijimit të një kurbani të madh".[21] Sipas kësaj ilahije, njeriu i fortë (i quajtur Purusha), nga ana e perëndive të vogla, është therur për kurban. Kështu kurbani konsiderohet si shkak i forcës dhe ekzistencës së gjithësisë. Në kohën e Brahmanëve dhe Vedave, riti i kurbanit, i cili realizohej në mbikëqyrjen e shërbyesve fetarë, ishte ditor, mujor dhe stinor, sipas të cilit çdo ditë, në fillim të muajit dhe në ndërrimin e stinëve, për nder të perëndive, të parëve dhe shpirtrave, flijojnë duke hedhur në zjarr kryesisht gjëra ushqimore, siç janë qumështi, vera, soman, margarina, ëmbëlsira, drithëra të ndryshme si dhe bagëti.* Me kalimin e kohës, për kurban më shumë janë përdorur gjërat ushqimore sesa bagëtitë, të cilat pothujse janë ndaluar fare. Edhe në kohën e Upanishadëve ka vazhduar tradita e njëjtë e flijimit. Kurse me daljen në skenë të Budizmit dhe Xhainizmit, të cilët refuzojnë derdhjen e gjakut, flijimi i gjallesave është zbehur ndjeshëm.

**Budizmi:** Në Budizëm kurbani si rit fetar nuk ekziston. Sepse, sipas themeluesit të Budizmit, Budës, njeriu është pronari i vetes së tij dhe nuk ka qenie dhe fuqi mbi njeriun. Prandaj njeriu nuk ka për kë të flijojë kurban dhe në të njëjtën kohë mosvrasja (ahimsa**) është nga tiparet themelore të Budizmit. Megjithëkëtë, edhe budistët në faltoret e tyre, me qëllim flijimi, përdornin qirinj, tymosje, temjan dhe gjëra ushqimore.

Vlen të theksohet se përafërsisht të njëjtin koncept me Budizmin dhe Hinduizmin në lidhje me flijimin, por me disa ndryshime të vogla, kanë edhe fetë e tjera hinduse, siç janë Xhainizmi, Shintoizmi, Konfuçizmi etj.. Zakonisht tek fetë në Kinën e Vjetër dhe në Japoni, për nder të perëndive, stërgjyshërve e shpirtrave dhe, për të fituar përkrahjen dhe kënaqësinë e tyre, si kurban flijoheshin - njeriu, shtazët e egra e shtëpiake, ushqime dhe pije të ndryshme, veshmbathje dhe shumë gjëra të tjera.[22] Kurse me ardhjen e Konfuçizmit, flijimi i njeriut është ndaluar dhe është zëvendësuar nga gjëra të tjera.

**Kurbani në Mesopotami**

Edhe në Mesapotami, si edhe në vende të tjera, ekziston institucioni i kurbanit. Kryesisht në ceremonitë e festave, xhenazeve dhe kulteve të tjera, më së shumti për flijim përdoreshin shtazët dhe ushqimet, si mielli, djathi, hurmat,



ëmbëlsirat, vera dhe mjalti; kurse nga shtazët - delja. Për kurban zgjidhej shtaza më e mirë.[23]

**Kurbani në Greqinë e Vjetër**

Në Greqinë e Vjetër riti i kurbanit ishte ndër ibadetet kryesore. Gjërat që përdornin për kurban, i hidhnin në zjarr ose i braktisnin që të prisheshin. Grekët e vjetër, përveç shtazëve dhe ushqimeve të ndryshme, për kurban përdornin edhe shpezë, gjallesa të detit dhe bimë.[24] Kurbani më i rëndësishëm ishin bagëtitë, si: lopët, delet, dhitë dhe derrat. Një pjesë nga kurbanet lejohej për ngrënie, kurse pjesa tjetër digjej në zjarr.

**Kurbani në Egjipt**

Edhe në Egjiptin e Vjetër ekzistonte institucioni i kurbanit, i cili kishte një rëndësi të veçantë. Për kurban më shumë përdoreshin gjallesat, përfshirë edhe njeriun. Për kurban flijoheshin sidomos armiqtë e mbretit dhe të Egjiptit. Përveç kësaj, për të kënaqur perëndinë Seth, thernin edhe shtazë të egra, dema dhe zogj të ndryshëm. Po ashtu egjiptasit e vjetër besonin se, në saje të kurbaneve, ekzistonin perënditë, kurse, në saje të perëndive, ekzistojnë njeriu dhe natyra.[25]



### Kurbani në Islam

Deri më tash u pa se kurbani si institucion, me gjithë ndryshimet, format dhe qëllimet e ndryshme, ka ekzistuar në çdo kohë dhe në çdo shoqëri. Po ashtu, kurbani ishte i rëndësishëm dhe një ibadet dhe adet i pandashëm edhe për shoqërinë e kohës së injorancës, para Islamit. Kurse, me ardhjen e Islamit, kurbani mori një formë krejt tjetër, duke pasur për qëllim vetëm adhurimin ndaj Allahut, fitimin e kënaqësisë së Tij e afrimin tek Ai, duke u larguar nga shirku, vrasja, dhuna, harxhimi i kotë, mundimi i shtazëve dhe papastërtia e mjedisit.[26] Në lidhje me kurbanin, obligueshmërinë dhe rëndësinë e tij, në Islam Allahu xh.sh. thotë: “Tek Allahu nuk arrin as mishi e as gjaku i tyre, por tek Ai arrin bindja juaj…”( El Haxhxh ,37); “Ne vërtet të dhamë ty shumë të mira. Andaj ti falu dhe pre kurban për hir të Zotit tënd”. (El Kevther, 2). Në Islam kurbani theret gjatë festës së Bajramit të Kurbanit, festë e cila vjen menjëherë pas mbarimit të kohës së Haxhit. Për të qenë i obliguar kurbani, myslimani duhet të ketë pasuri të mjaftueshme për blerjen e tij. Pejgamberi a.s. ka thënë: “Ai që ka mundësi dhe nuk ka vendosur të therë kurban, të mos i afrohet xhamisë sonë”.[27] Përveç kurbanit, i cili theret gjatë Bajramit të Kurbanit, në Islam ekziston edhe kurbani që theret në zonën e Haremit (Hedije), kurbani i premtimit (adakit) dhe kurbani i falënderimit (akika).Kurbani në Islam, përveç rëndësisë si ibadet dhe adhurim ndaj Allahut, ka edhe rëndësinë e tij në aspektin social dhe, në këtë fushë, luan një rol shumë të rëndësishëm.

### Përfundim

Në fund mund të themi se gjatë gjithë historisë së njerëzimit, në fetë që kanë ekzistuar dhe që ekzistojnë sot, kurbani si ibadet ka një rëndësi të veçantë dhe është nga ibadetet kryesore. Në fetë hyjnore kurbani e ka zanafillën nga Habili dhe Kabili, për të cilët bëhet fjalë në Tevrat, Ungjill dhe Kur’an.Gjatë historisë, për kurban janë përdorur njerëzit, kafshët, shpezët e ndryshme, gjallesat e detit, gjëra të ndryshme ushqimore dhe materiale. Me flijimin e këtyre gjërave, në varësi nga besimi, është synuar gjithnjë rregullimi i marrëdhënieve me qeniet mbinatyrore, përkatësisht me Zotin dhe perënditë e ndryshme, respekti, fitimi i kënaqësisë dhe ndihmës së tyre, kërkimi i faljes për mëkate etj.. Prandaj kurbani është një fenomen dhe element i përbashkët i të gjitha feve, dhe është i lashtë sa vetë njeriu.

* Një bimë me cilësi halucinante, lëngun e së cilës ithtarët e Hinduizmit e përfitonin duke e ndrydhur bimën në gurë të veçantë dhe një pjesë të saj e flijonin për nder të perëndive, kurse pjesën tjetër e pinin vetë. Më gjerësishtë, shih: Ekrem Murtezai, Fjalor i Terminologjisë Fetare, Botimi Dituria Islame, Prishtinë 2007, f. 528.
**Ahimsa: moslëndimi, jodhuna, jombytja; njëri nga parimet themelore të etikës së hindusëve, veçanërisht brendapërbrenda fesë budiste dhe asaj xhainiste. Shih: Ekrem Murtezai, po aty, f., 20.

[1] Dhjata e Vjetër, Zanafilla 4:3-4; Dhjata e Re, Hebrenjve 11:4-6; Kurani Kerim 5:27 etj. [2] Dhjata e Re, Hebrenjve 11:4-6. [3] Mehmet AYDIN, Ansiklopedik Dinler Sözlüğü, Din Bilimleri Yayınları, Konya 2005, f. 428. [4] Levitiku 1:2-9, 2; Isaia 43:2; 1 i Samuelit 2:29, 26:19, 2:12-17; Zanafilla 4:3; Esdra 20:28, 40:43 etj. [5] Levitiku 1:2, 3:14. [6] Zanafilla 4:3-4. [7] Ahmet, GÜÇ, Çeşitli Dinlerde ve İslam’da Kurban, Düşünce Kitabevi, Bursa 2003, f. 143-144. [8] Mehmet AYDIN, po aty, f., 429-430. [9] Eksodi, 29:38-42 [10] Numrat 28:9-10. [11] Numrat, 28:11-15[12] Ahmet GÜÇ, DİA, “Kurban”, XXVI, Ankara 2002, f. 434 [13] Levitiku, 7/15-21, 32-34, 35-36.22/29-30 [14] Numrat 18:15; Eksodi 22:29, 13:13-15, 34:20; Zanafilla, 12:7-8, 22:13 [15] Më gjërësisht shih: Luka 2:22-24. [16] Luka 2:41-43. [17] Luka 22:7-8; Gjoni 2:23, 5:1; Mateu 26:17-19, 8:4, 5:23-24; Marku 14:12-16. [18] Mateu 9:13. Përveç kësaj, ka edhe thënie të tjera, ku ju jep përparësi shumë veprave të tjera në krahasim me therjen e kurbanit. Shih: Marku 12:33; Mateu 12:7, 23:23-24; Osea 6:6 etj. [19] Hebrenjve 10:12; Efesianëve 5:2. [20] Mehmet AYDIN, po aty, f., 431; I. Korintasve 5:7. [21] Ahmet GÜÇ, Çeşitli dinlerde…, po aty, f., 83. [22] Ahmet GÜÇ, DİA, po aty, f., 435. [23] Mehmet AYDIN, po aty, f., 432. [24] Mehmet Aydın, po aty, f., 432.[25] Ahmet Güç, DİA, po aty, f., 434-435 [26] Ali Bardakoğlu, DİA, “Kurban”, XXVI, Ankara 2002, f. 436. [27] Fethu’l- Bari Sherhi Sahihi’l-Buhari, Egjipt 1310, X, 2; Zebidi, Tecrid përkthim, XII, 33.

# Komentimi i sures “Er-Rrahman” (5)

Sabri Bajgora

مَرَجَ الْبَحْرَيْنِ يَلْتَقِيَانِ (19) بَيْنَهُمَا بَرْزَخٌ لَا يَبْغِيَانِ (20) فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ (21) يَخْرُجُ مِنْهُمَا اللُّؤْلُؤُ وَالْمَرْجَانُ
(22) فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ (23) وَلَهُ الْجَوَارِ الْمُنْشَآتُ فِي الْبَحْرِ كَالْأَعْلَامِ (24) فَبِأَيِّ آلَاءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ (25)

**19. Ai i lejoi dy detet të puqen ndërmjet vete. 20. Ndërmjet atyre të dyve është një pengues që ata të dy nuk e kapërcejnë. 21. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni? 22. Prej atyre të dyve nxirren margaritarë (perla) e korale. 23. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni? 24. Dhe të Atij janë anijet lundruese të ngritura lart si kodra në det. 25. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni? (Er-Rrahman, 19-25)**

**19. Ai i lejoi dy detet të puqen ndërmjet vete.**

Jemi në ajetet, të cilët dekadave të fundit kanë preokupuar dijetarët e lëmenjve të ndryshëm, qoftë ata të fesë, qoftë ata të shkencës-oqeanografët. Këto ajete, që në të kaluarën janë komentuar në dritën e të kuptuarit të atëhershëm, tash së fundi komentimet e tyre kanë fituar përveç tjerash edhe dimensione shkencore. A thua çfarë është “penguesi-barriera” e përmendur në këtë ajet. A është thjesht një alegori kuranore e radhës, apo është vërtetë në pyetje një segment tjetër i shfaqjes së mrekullisë shkencore në dritën e ajeteve kuranore. Për këtë dhe për dhuntitë e tjera të Allahut ndaj njerëzve dhe exhinëve, do të flasim në vazhdim...

Fjala “merexhe” e përdorur në fillim të ajetit 19, ka disa kuptime: “e ka dërguar” , “e ka përzier” e në disa raste edhe “e ka lejuar”. Arabët këtë term e përdorin zakonisht kur i dërgojnë devetë në kullosa: “merexhel ibilu fil mer’a” – “janë dërguar devetë në kullosa”, ndërkohë që termi “merexhe” për “përzierje” përdoret në këtë mënyrë: “merexhel mau vel lebenu” – “është përzier uji me qumësht”.

Shikuar nga kuptimet e kësaj fjale, shohim se ato mund të përdoren njësoj, në kontekst të ajetit, dhe kuptimi i ajetit na bëhet shumë i qartë, qoftë në kuptimin “i ka dërguar”, “i ka përzier” apo “i ka lejuar”.

Kur ajetin e analizojmë edhe në dritën e ajeteve të tjera që flasin rreth të njëjtës tematikë, atëherë kuptojmë se dy detet, në këtë rast sipas shumicës së dijetarëve bëhet fjalë për detin e njelmët dhe për “detin”-lumin me ujë të ëmbël, i cili derdhet në det, i kanë rrugët e veçanta dhe kur bashkohen e takohen, përzihen në mes vete, por secili prej tyre ruan karakteristikat e veta.

Sa i përket fjalës “bahrejni - dy dete”, këtu ka supozime të shumta të dijetarëve nëpër kohë, ndonëse realitetin dhe kuptimin e njëmendtë se çfarë është synuar në këtë ajet e di vetëm Allahu xh.sh..

Se cilët janë në të vërtetë këto dy dete, siç thamë kemi shumë supozime, disa prej të cilëve janë tërësisht jashtë realitetit objektiv.

Disa kanë thënë se këtu bëhet fjalë për Detin Persik dhe atë Mesdhe, e disa të tjerë se bëhet fjalë për detin e Lindjes dhe atë të Perëndimit. Disa dijetarë kanë shkuar madje aq larg duke thënë se njëri det është në tokë e tjetri në qiell?! Ka edhe nga sufinjtë dhe ata që pohojnë se çdo ajet i Kur’anit ka kuptimin e jashtëm-sipërfaqësor dhe atë të brendshëm-metaforik, të cilët kanë thënë se këto dy dete janë “rruga e mirësisë” dhe “rruga e së keqes”, ndërsa penguesi-barriera-berzahu mes tyre është “balancimi”. Është thënë që këto dete simbolizojnë “mendjen” dhe “epshin-pasionin” e barriera është “butësia-dhembshuria e Allahut”. Disa kanë shkuar nga ajo se njëri det simbolizon “nënshtrimin-përuljen” e tjetri “mëkatimin” ndërsa barriera në mes tyre është “mbrojtja nga të rënët në mëkat.” Është thënë se janë “Dynjaja dhe Ahireti” e barriera-penguesi është “varri”, apo koha prej vdekjes deri në ringjallje. Është thënë se dy detet simbolizojnë “jetën dhe vdekjen”, e barriera është “exheli” etj., por që të gjitha këto mendime janë më tepër në sferën e supozimeve hipotetike dhe sipas nesh, janë larg nga realiteti dhe argumentet e pakontestueshme, të cilët i shohim pothuajse çdo ditë, duke e soditur ujin e lumenjve të ëmbël teksa derdhet rrëke në detet-oqeanet e njelmët.

Pra, shumica dërmuese e dijetarëve kanë përkrahur mendimin, i cili është më së përafërmi me të vërtetën, se këtu bëhet fjalë për secilin det apo

oqean të njelmët dhe për secilin lum të madh me ujë të ëmbël, i cili derdhet në të. Ky mendim fiton edhe më tepër në peshë, e mbase edhe është më i sakti, kur e krahasojmë me ajetin 53 të sures "El-Furkan": "Ai la të lirë të bashkohen dy dete, ky (njëri) i pijshëm e i shijshëm, e ky (tjetri) i njelmët e i hidhur, e mes tyre bëri si të jetë ndonjë pendë, pritë që të mos përzihen."

**20. Ndërmjet atyre të dyve është një pengues që ata të dy nuk e kapërcejnë.**

Ajeti i 20-të i kësaj sureje, është një mrekulli tjetër në vete që po mahnit oqeanografët anembanë botës. Në shekujt e kaluar, pa fotografimet e satelitëve dhe pa hulumtimet e anijeve të posaçme për studimin e oqeaneve, ky ajet nuk ka mundur të kuptohet ashtu siç na e përshkruan Kurani famëlartë, përveçqë ne muslimanët, gjithnjë kemi besuar, pa kurrfarë dyshimi, se kjo pengesë që dy detet nuk e kapërcejnë, është shprehje e mrekullisë dhe e madhështisë së Allahut në krijimin e kësaj toke.

Fjala "berzehun" në aspektin filologjik, nënkupton një pengesë apo barrierë ndarëse në mes dy gjërave

Në aspektin fetar, termi "berzah" përdoret edhe për jetën pas vdekjes deri në Ringjallje.

Penguesi-barriera-"berzahu" i përshkruar në këtë ajet, sipas disa komentatorëve mund të jetë toka e thatë, e cila e ndan lumin që rrjedh buzë detit, derisa të derdhet në të, ose mund të jetë një pengesë që nuk është e natyrës materiale dhe që syri ynë nuk e dallon dot.

Duke analizuar tefsiret e mëhershme hasim në mendime të ndryshme rreth kuptimit të këtyre ajeteve, të cilat për atë kohë kanë qenë shumë të kapshme dhe të arsyeshme. Fatmirësisht, shohim se këto mendime janë po aq aktuale sa kanë qenë edhe në kohën kur janë thënë, përveç që ne sot këtyre mendimeve mund t'ua shtojmë edhe disa, duke u shërbyer me hulumtimet më të reja shkencore e teknologjike.

Sipas hulumtimeve më të reja shkencore, e të ndihmuar edhe nga satelitët artificialë që sillen vazhdimisht rreth tokës, mund të konkludojmë se këto ajete synojnë pikërisht rrjedhjen e lumenjve të mëdhenj nëpër dete e oqeane, siç janë Nili, Tigri, Eufrati etj.

Ajo që vlen të theksohet në këtë rast, është fakti se kur uji i ëmbël derdhet në det, ai e ruan dendësinë, ngjyrën dhe të gjitha karakteristikat e tjera në raport me detin e njelmët, i cili po ashtu i ka karakteristikat e tij, të ndryshme nga uji i lumenjve.

Ndërkohë, tash kur i sodisim detet apo oqeanet nga lartësitë qiellore, pamje të cilat dijetarët tanë të mëhershëm nuk kanë pasur fatin t'i shohin, mund të vërejmë mrekullinë e barrierës ndarëse-berzahun apo vijën ndarëse që ndan këto dy ujëra në mes vete. Ky fenomen i bashkimit të dy ujërave, kohëve të fundit është vërejtur edhe në mes vetë deteve me ujë të njelmët, si f.v. tek ngushtica e Gjibraltarit. Aty shohim teksa takohen Oqeani Atlantik me Detin Mesdhe, dhe vërehet qartë se ujërat e këtyre dy deteve, kanë dallim në mes tyre, qoftë në dendësi, kripësi apo në llojin e gjallesave detare që jetojnë në ta. Kur Deti Mesdhe takohet me Oqeanin Atlantik shohim se Mesdheu futet me qindra kilometra në Atlantik, por nëpërmjet kësaj barriere-pengese i humb specifikat e veta dhe merr specifikat e Atlantikut, dhe anasjelltas, uji i Atlantikut, kur vjen në Mesdhe, nëpërmjet kësaj barriere i humb specifikat e Atlantikut dhe merr specifikat e Mesdheut, sepse Deti Mesdhe është më i ngrohtë, më i kripur dhe me dendësi më të vogël.

Sot në botë ka shumë dete që takohen në mes vete dhe madje edhe me sy të lirë shohin një vijë ndarëse që ndryshon në ngjyrë; njëri det ka ngjyrë më të hapur, e tjetri më të mbyllur. Ky fenomen ndodh në shumë vende të botës, e një gjë të tillë e ka vërtetuar qysh në vitin e largët 1873 anija "Challenger", ekuipazhi studiues i së cilës është marrë pikërisht me këtë fenomen. Të trimëruar nga këto rezultate hulumtuese,dijetarët në studimet e tyre të mëvonshme, kanë zbuluar se edhe ujërat e oqeaneve ndryshojnë nga njëri-tjetri. F.v. uji i Oqeanit Atlantik është me tjera veçori nga ai i Paqësorit, apo ky i fundit dallon në shumë karakteristika nga ai Indian.

Oqeanografët që merren me studimin e oqeaneve dhe të deteve, kohëve të fundit kanë zbuluar se edhe në mes deteve – oqeaneve ekziston barriera që i "pengon" këto dete për të mos hyrë tek njëri-tjetri dhe pikërisht nëpërmjet kësaj barriere secili prej tyre ruan specifikat e veta për sa i përket temperaturës, dendësisë, kripësisë, sasisë së oksigjenit etj. Ujërat e këtyre deteve përzihen me një përzierje të ngadalshme, në atë mënyrë që pjesa e njërit det që depërton thellë në detin tjetër merr cilësitë e këtij të fundit dhe anasjelltas duke i lënë cilësitë e veta gjatë kalimit nëpër atë barrierë, kështu që të dy detet ruajnë gjithnjë veçoritë e tyre të veta.

**21. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

Mirësitë dhe begatitë e shumta të Allahut ndaj njerëzve që gjenden në lumenj e dete, janë prej begative më të mëdha që Krijuesi fuqiplotë i ka përgatitur për Ne. Në lumenj përveç ujit të pijshëm, i cili është burim i jetës sonë në këtë botë, ka edhe peshq për ushqim, ndërkohë që uji i tyre shërben edhe për ujitjen dhe pllenimin e tokave përgjatë shtretërve të tyre, që njerëzit të përfitojnë nga të mbjellat etj.

Ndërsa oqeanet me ujë të njelmët, përveç peshqve dhe krijesave të tjera që shërbejnë si burim ushqimi, ata shërbejnë edhe për transportin e mallrave të shumta rreth e përqark botës. Këto fakte do të mjaftonin që njerëzit të ishin mirënjohës ndaj Allahut e të mos mohonin asnjë prej këtyre mirësive të Tij....

**22. Prej atyre të dyve nxirren margaritarë (perla) e korale.**

**23. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

Nga mirësitë e Tij të panumërta ndaj njeriut, janë edhe margaritarët dhe koralet e çmueshëm që nxirren nga deti. Këta gurë me vlerë dhe këto korale të mrekullueshme me ngjyra e kolorit të





shumëllojshëm, përveç si mjet përfitimi nga shitja e tyre, shërbejnë edhe si stoli e zbukurim për të.

Margaritarët dhe koralet rriten e kultivohen ekskluzivisht nëpër detet e njelmëta, por thuhet se më së shumti shtohen në vend-rrjedhjet e lumenjve në dete, ku takohen dy ujërat (i ëmbli me të njelmët).

Një vend i tillë i vend-rritjes së margaritarëve me shumicë është Gadishulli arabik, për shkak se ujrat e Tigrit dhe Eufratit takohen me ujët e njelmët.

I Lartmadhërishmi i ka cekur margaritarët dhe koralet në Kuran si mjete, të cilat njeriu i përdor për zbukurim e stoli. Ai këtë gjë e cek edhe në ajetin 14 të sures "En-Nahl":

"Pastaj, Ai është që nënshtroi detin, që prej tij të hani mish të freskët, e prej tij të nxirrni stoli që i mbani (i vishni)..."

Mishi i freskët janë peshqit, kurse stolitë – margaritarët dhe koralet.

Margaritarët rriten e zhvillohen në disa guaca që quhen "pina". Ato shikuar nga ana e jashtme duken të ashpra, por me jetë e gjallëri brenda dy kapakëve kuackorë. Pak a shumë si një midhje e madhe, e cila, brenda dy kapakëve të zinj, ka një gjallesë që shërben si ushqim i shijshëm për njerëzit.

Pikërisht edhe "pina", brenda kapakëve të saj të ashpër kuackorë rrit brenda saj gjallesën, e cila përpiqet ta mbajë pastër "shtëpinë" e saj prej guace dhe trupin e saj delikat të sedeftë, si dhe të sigurojë ushqim për të jetuar ajo vetë, apo edhe të lindurit e saj.

Por ndodh që rrymat detare, të cilat lëvizin guriçkat e rërës në fund të detit, të arrijnë të futin brenda kësaj guace ndonjë kokërrz të vogël rëre. Kokërrza është e vogël, por alarmi që shkakton te gjallesa detare kjo "gjë" e huaj, e gurtë, është shumë e madhe. Në rast se gjallesa nuk arin ta nxjerrë jashtë organizmit të saj me formën tradicionale të shtyrjes, ajo, duke mos u pajtuar me praninë fizike të kësaj "gjëje të huaj", e cila mund të mbartë në të ardhmen rreziqe të panjohura për vetë gjallesën apo krijesat e saj, përdor metodën e "murosjes" së këtij trupi të huaj, brenda organizmit të saj.

Kështu, për vetëmbrojtje prodhon një substancë e cila e "vesh" nga të gjitha anët kokërrzën e rërës, duke e izoluar atë nga kontakti me organizmin. Kjo substancë e prodhuar nga vetë krijesa detare, që rrjedh natyrshëm nga organizmi i saj, në formë "lëngu molekular" pas kontaktit me kokërrzën e ngurtë të rërës, ngurtësohet edhe ajo vetë, duke krijuar kështu një veshje apo "koracë" izoluese të gjithanshme të kokërrzës së rërës.

Kjo substancë është lëndore, është si ushqimi i nënës për fëmijën e saj në fetus, është si gjaku që rrjedh nëpër deje. Po të dalë gjaku jashtë trupit, ai mpikset, duke u ngurtësuar, pra duke ndryshuar formën, madje edhe ngjyrën, deri diku. Pra, kjo substancë lëndore që ngurtësohet në formë rruzulli, rreth kokërrzës së rërës, përbën atë gur të çmuar dhe magjepsës për nga bukuria që quhet "margaritar-perlë". Unik dhe i pandashëm në pjesë apo copa, si çdo gjë e gjallë. Ai për sytë tanë është aq i bukur, me një ndriçim të përzier bardhësie e kaltërsie, që në shpirtin tonë shkakton ndjenja të mahnitjes dhe bukurisë shpirtërore.

Kurse sa i përket koraleve, ato janë "bimë" apo më mirë "lule" deti, me ngjyra të ndryshme dhe bukuri marramendëse, të cilat kur lëkunden nga rrymat e nëndetshme u ngjajnë lëkundjeve të luleve në fushë, nga flladi i puhisë pranverore. Fatkeqësisht, sot dora e njeriut, është duke i shkatërruar këto bukuri të nëndetshme, duke derdhur në det lloj-lloj kemikaliesh, të cilët po ndikojnë në shkatërrimin e këtyre shkëmbinjve koralorë përgjatë bregdeteve.

I Madhi Zot ashtu siç e ka zbukuruar nënqiellin e kësaj bote me yje e planetë, që shëmbëllejnë si kandila ndriçues, po ashtu me urtësinë e Tij ka bërë që këta gurë të çmueshëm të nxirren nga deti e nga toka, siç janë margaritarët, koralet, rubinët, diamantët, safirët, opalët etj., që njeriut t'i kënaqet syri nga bukuria e tyre.

Allahu xh.sh. i krahason në këtë mënyrë mirësitë e Tij, materiale, shpirtërore dhe ato që janë në horizonte e në thellësi të deteve, që me bukuritë dhe stolitë e tyre, në zemrën e njeriut të shkaktojnë ndjesinë e së bukurës dhe kënaqësisë. Allahu xh.sh. na tregon se si e ka zbukuruar qiellin e kësaj tokë me yje kur thotë:

"Ne, në qiell kemi krijuar galaksione yjesh dhe atë (qiellin) e kemi zbukuruar për ata që e shikojnë me vëmendje." - (El-Hixhr, 16) dhe:

"Ne qiellin më të afërt e kemi zbukuruar me kandila (yje ndriçues)" - (El-Mulk, 5)

Që të gjitha këto bukuri e hijeshi magjepsëse, të cilat njeriu i sodit, sa herë që e drejton shikim përreth tij, bëjnë që shpirti dhe mendja e tij të ndjejnë qetësi e prehje të thellë shpirtërore. Kjo bukuri shpërfaqet para tij në çdo send që e vështron në këtë gjithësi, sepse këtë ndjenjë të mirë i Madhërishmi e ka mbjellë thellë në shpirtin e njeriut që të vështrojë e të kënaqet me të bukurën. E pjesë e kësaj bukurie janë edhe margaritarët e koralet, prandaj kjo do të duhej të mjaftonte që njerëzit dhe exhinët, të ishin mirënjohës ndaj Allahut, që natë e ditë të bien në sexhde falënderimi e të mos mohojnë këto begati, stoli e zbukurime që të kënaqin syrin e shpirtin...

**24. Dhe të Atij janë anijet lundruese të ngritura lart si kodra në det.**
**25. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po e mohoni?**

Fjala "el-xhevari" është shumësi i asaj "xharije" dhe nënkupton anijet lundruese.

Në Kuranin fisnik, anijet janë përmendur edhe me emra të tjerë si: "el-fulk", "es-sefinetu", dhe sa herë që janë përmendur, janë përmendur për dobitë që kanë njerëzit prej tyre, qoftë në bartjen e tyre prej një vendi në një vend tjetër, qoftë për bartjen-transportimin e mallit të tregtisë.

I Madhi Zot në Kur'an ka thënë:

"... dhe për të mirën tuaj u vuri në shërbim anijet, të lundrojnë nëpër det me urdhrin e Tij..." - (Ibrahim, 32)

Herën tjetër përmend se si e ka nënshtruar detin për njerëzit, që në të, të lundrojnë anijet:

"Allahu është Ai, që për ju e nënshtroi detin që me lejen e Tij të lundrojnë anijet nëpër të, që të kërkoni begatitë e tij; ndaj, falënderonie."- (El-Xhathije, 12)

Këto mirësi janë vetëm prej Allahut dhe vetëm Atij duhet t'i jemi mirënjohës.

Në të kaluarën,anijet kanë qenë ndoshta mjetet e vetme për bartjen e mallrave, pastaj kanë shërbyer edhe për bartjen e haxhinjve në Haxh-vendet e shenjta nga pjesë të ndryshme të botës, si dhe flota ushtarake në shërbim të përhapjes së fjalës së Allahut, përveçqë kanë shërbyer edhe si mjete peshkimi e furnizimi.

Të përmendurit e fjalës "kel-a'ëlam", në këtë ajet paraqet një mrekulli tjetër në vete. Allahu xh.sh. i ka krahasuar anijet në detin e hapur sikur të ishin kodra madhështore. Ky krahasim i anijeve me kodrat, nuk ka mundur të kuptohet dikur siç mund të kuptohet tash, në kohën kur i shohim anijet e mëdha tejoqeanike apo "kruzerët", teksa u shëmbëllejnë kodrave gjigante. Anija "Titanik" e fundosur pikërisht para një shekulli, është një prej këtyre ekzemplarëve.

Në të kaluarën, nuk ka pasur anije kaq të mëdha tejoqeanike, prandaj madhështia e këtij ajeti fiton edhe më tepër në peshë në kohën në të cilën tash jetojmë, ngase nga kjo kuptojmë se Kurani vërtetë ka zbritur për të gjitha kohërat, meqë sips nesh, ky ajet synon pikërisht kohën tonë moderne.

Edhe në disa ajete tjera kuranore, Allahu xh.sh. i përmend anijet sikur të ishin kodra teksa thotë:

"Dhe nga argumentet (që dokumentojnë fuqinë) e Tij, janë anijet lundruese nëpër det si të ishin kodra." - (Esh-Shura, 32)

Me lejen dhe Dëshirën e Allahut, këto anije lundrojnë në det, prandaj njerëzit duhet t'i jenë vetëm Atij mirënjohës, sepse Ai ia nënshtroi këtij njeriu detet dhe erërat, që t'i bartin këto anije në të katër anët e botës.

Allahu xh.sh. në suren "El-Isra'ë", ajeti 66 thotë:

"Zoti juaj është Ai që për ju mundësoi lundrimin e anijeve në det, në mënyrë që të kërkoni nga të mirat e Tij. Vërtet, Ai është shumë mëshirues ndaj jush."

dhe pikërisht për hir të këtyre begative e mirësive, që njeriut ia ka nënshtruar detin (ujin) dhe erërat (puhizat) e lehta, të cilat i shtyjnë velat e anijeve, ai duhet të jetë mirënjohës dhe falënderues ndaj Allahut xh.sh. që ia lehtësoi furnizimin dhe kërkimin e rrëskut...

**Urtësia e këtyre ajeteve: (19-25)**

- Detet-Oqeanet dhe lumenjtë janë prej mirësive më të mëdha të Allahut për njeriun po edhe për exhinët. Allahu xh.sh. me Urtësinë e Tij bëri që nga detet dhe lumenjtë, njeriu të ketë dobi të shumta. Uji i ëmbël i lumenjve është burim i jetës për njeriun, ndërkohë që uji i njelmët i oqeaneve ka po ashtu rëndësi jetike për jetën e njeriut në këtë tokë. Kripësia (njelmësia) e oqeaneve) e mbron ujin dhe ajrin që të mos prishen e me këtë edhe vetë jetën e qenieve të gjalla, që është njëra ndër mrekullitë e panumërta të Allahut xh.sh..

Në oqeane ka aq shumë kripë saqë do të mjaftonte të mbulohet një sipërfaqe prej 10 milion $km^2$, në lartësi prej 2400 metra, apo më mirë të themi se nga kripa e oqeaneve mund të mbulohet në tërësi kontinenti afrikan.

- Dihet se nëpër dete dhe oqeane rrjedhin dhe derdhen lumenj nëntokësorë shumë më të mëdhenj se lumenjtë që i kemi mbi sipërfaqen e Tokës siç janë: Nili, Amazoni, Eufrati etj. Këta lumenj janë ata që nga shkëmbinjtë kripor morën me vete kripën e tyre gjatë mileniumeve të kaluara dhe sollën në oqeane.

- Allahu me Madhërinë e Tij ka bërë që ujërat e dy deteve të puqen e takohen mes vete, por secili duke ruajtur karakteristikat e tij në dendësi, kripësi, sasi të oksigjenit etj. Në mes tyre ka një pengues-barrierë të padukshme për ne, por që hetohet në bazë të eksperimenteve shkencore.

- Në detet e njelmëta rriten e kultivohen perlat-margaritarët e çmueshëm, si dhe koralet me lloj-lloj formash të mrekullueshme. Margaritarët dhe koralet shërbejnë si stoli për njerëzit.

- Anijet e mëdha që u shëmbëllejnë kodrave për nga madhësia, janë prej shenjave dhe mirësive të tjera të Allahut ndaj njeriut, nëpërmjet të cilave ai i realizon shumë prej nevojave të tij jetësore, siç janë bartja dhe transportimi i mallrave, i ushqimeve dhe i shumë gjërave të tjera që ia lehtësojnë jetën mbi këtë tokë. *(vijon)*

# Mjete të përforcimit në fe

**Sedat Islami**

**Temën 'Premtimet hyjnore për ngadhënjimin e besimtarëve' dalëngadalë po e përmbyllim. Pas shtjellimit të detajuar të këtij 'premtimi' nga këndvështrime të ndryshme, sot, në qendër do të kemi elemente që na bëjnë më të fortë në raport me këtë fe, që na mishërojnë me moralin dhe vlerat e saj, që na bëjnë të pathyeshëm para çdo sprove, që na garantojnë një jetëgjatësi të pashkëputur me këtë fe, derisa ta takojmë Allahun e Madhëruar.**

**Sinqeriteti**

Sinqeriteti do të thotë të kesh Allahun me vete, e kur ta kesh Atë, atëherë nuk ka rëndësi se kush është me ty apo kush është kundër teje. Sinqeriteti me Allahun nënkupton që ti t'i dorëzohesh tërësisht Atij dhe caktimeve të Tij, ngase vetëm kështu sinqeriteti arrin të luajë rolin për të cilin është caktuar. Thotë Allahu: "E kur muslimanët e panë ushtrinë aleate, thanë: "Kjo është ajo që Allahu dhe i dërguari i Tij na premtuan neve, e All-llahu dhe i dërguari i Tij e thanë të vërtetën". Ajo (ushtria e armikut që e panë) vetëm ua shtoi atyre besimin dhe mbështetjen". (El Ahzab, 22)

Nga ajeti shihet qartë se besimtarët e sinqertë, edhe pse ndodheshin përballë një rreziku tejet të madh, lidhja me Allahun dhe bindja e fortë në caktimet e Tij, i bënte të pathyeshëm dhe të qëndrueshëm deri në vdekje.

Një imazh të këtij botëkuptimi të lidhjes me Allahun e gjejmë edhe në Betejën e Uhudit, që e nënvizon Ibni Kethiri[1] e që ka të bëjë me përhapjen e propagandës për vdekjen (vrasjen) e Pejgamberit a.s.. Ai lajm i rremë kishte bërë disa nga ashabët r.a., që ta linin betejën dhe të mos mendonin për vazhdimin e saj, por fjala e një ashabi të urtë, Enes Ibn Nadrit: "Çfarë keni që pushoni nga lufta"? "Është vrarë i Dërguari i Allahut"! –ia kthyen, dhe sikur me këtë donin të thoshin se nuk kishin për se të luftonin më. Atëherë ai u tha: "Nëse puna është kështu, atëherë çohuni edhe ju e vdisni për atë që ka vdekur ai"! Kjo gjë u dha vullnet dhe ata iu kthyen betejës prapë. Enesi luftoi vetë derisa u vra.

**Lidhja për besimin e duhur**

Për të qenë i fortë në fe, doemos duhet të kesh përvetësuar metodologjinë sunite, metodologji kjo e vlerësuar për baraspeshim të gjërave. Kjo është adresa e vetme e besimtarëve, se përndryshe rrezikojnë humbjen. Imam Shafiu, duke paralajmëruar rrezikun e madh të lëvizjeve të humbura, thoshte se sikur njerëzit ta dinin të vërtetën e tyre, do të iknin prej tyre ashtu siç ikin nga luani.[2]

**Lidhja me Kur'anin dhe studimi i tij**

Roli i Kur'anit në drejtim të forcimit të zemrës së besimtarit është i pazëvendësueshëm. Vetë Shpallja e tij graduale është bërë për këtë qëllim. Allahu i Madhëruar thotë:

E ata që nuk besuan, thanë: "Përse të mos i ketë zbritur atij (Muhamedit) Kur'ani përnjëherë?" Ashtu (e zbritëm pjesë-pjesë) që me të ta forcojmë zemrën tënde dhe Ne e sollëm atë ajet pas ajeti (dalëngadalë). 33. Dhe ata nuk të sjellin ndonjë shembull ty, e që Ne të mos ta tregojmë të vërtetën, duke të ofruar shpjegim të qartë e të plotë". (El-Furkan, 32-33)

Kur'ani forcon zemrat tona duke na folur për Madhështinë e Krijuesit dhe fuqinë e pakrahasueshme të Tij, na përforcon duke na mësuar se Allahu është me ne përherë, sikur që këtë e bën duke na rrëfyer për jetët e profetëve dhe ithtarëve të tyre, të cilët përballuan stoikisht sprovat derisa ngadhënjyen me lejen e Allahut!

Të gjitha këto që t'i rrëfyem ty nga lajmet e pejgamberëve, janë që ta forcojnë zemrën tënde, dhe në to të ka ardhur e vërteta e këshilla, si dhe përkujtime për besimtarët". (Hud, 120)

**Praktikimi i fesë dhe përfillja e porosive të saj**

Çelësi i shpëtimit dhe formula e tij është mbajtja për parime të fesë. Arsyeja qëndron në faktin se feja është si një gjenerator që mbush zemrën e njeriut. Allahu i

Madhëruar këtë atribut ia përshkruan fesë: "Allahu i forcon ata që besuan në fjalën e fortë (të mirë) në jetën e kësaj bote edhe në botën tjetër, ndërsa mizorët Allahu i bën të humbur. Allahu punon çka të dojë". (Ibrahim, 27); "Sikur t'i kishim obliguar ata: mbytni vetveten tuaj, apo: dilni prej atdheut tuaj, atë (obligim) nuk do ta zbatonin, me përjashtim të një pakice prej tyre. Po sikur të zbatonin atë për se këshilloheshin, do të ishte më mirë për ta dhe do t'i përforconte më shumë". (En-Nisa, 66)

Pra, Allahu të forcon nëse ti për mjet forcimi merr Fjalën e Tij, sikur që na tregon se anashkalimi i këtij parimi nga jeta publike e popujve, ka bërë që ata të sprovohen me probleme nga më të ndryshmet.

**Asketizmi dhe lidhja për botën tjetër**

Askush nuk mund ta mohojë faktin se dhënia pas luksit ka një efekt negativ në rimëkëmbjen e Ummetit. Në fakt, luksi merret si një nga ato shkaqet e shumta që çuan në rënien e Shtetit Islam. Kjo nuk domethënë që myslimanët duhet të bëjnë jetë të thjeshtë. Asketizmi është ilaçi adekuat për rimëkëmbjen e Ummetit, në fakt është ilaçi që është dëshmuar si i suksesshëm. Thotë Pejgamberia.s.,: "Përmirësimi i të parëve të këtij ummeti është bërë me asketizëm dhe bindje, ndërsa shkatërrimi i pjesëtarëve të (kohës së) fundit do të jetë me koprraci dhe shpresë (të tepruar në faljen e Allahut)."[3]

**Bindja dhe besnikëria ndaj fesë**

Islami është e vërteta, pa të cilën nuk bën dot. Është rruga e vetme që garanton shpëtimin, prandaj, pavarësisht nga sprova dhe sfida, duhet të qëndrojmë të fortë në të. Jo vetëm të mjaftojmë me veten, por botërisht të dalim me të vërteta tona, duke mos ngurruar fare. Allahu i Madhëruar në Kur'anin famëlartë na sjell shembuj të kësaj bindjeje dhe kësaj besnikërie ndaj Fjalës dhe fesë së Tij. P.sh., Hudi a,s.i thotë popullit të vet, të cilët refuzuan fjalën e Zotit: "… Ai tha: "Unë dëshmitar e kam Allahun, e ju dëshmoni se unë jam larg nga ajo çfarë I shoqëroni ju. 55. (larg adhurimit) Përveç Tij. Ju, pra, të gjithë përpiquni kundër meje e mos më jepni afat. 56. Unë I jam mbështetur Allahut, Zotit tim dhe Zotit tuaj, sepse nuk ka asnjë nga gjallesat që Ai të mos e ketë nën sundim, vërtet Zoti im është i drejtë". (Hud, 53-56)

Kështu veproi edhe Ibrahimi a.s., madje në mënyrë edhe më interesante. Ai, nga bindja e madhe që kishte në Allahun dhe fenë e Tij, shprehej i habitur se si guxojnë ta vënë në diskutim të vërtetën pabesimtarët. Nëse dikush do të duhej të frikësohej për vete, atëherë janë këta të fundit që nuk kanë lidhje me Allahun e Madhëruar. Ja rasti i përshkruar në Kur'an: "Po atë e polemizoi (me Ibrahimin) populli i tij e ai tha: "A polemizoni me mua, rreth Allahut e Ai më udhëzoi?" Unë nuk u frikësohem atyre që ju ia bëni shok, vetëm nëse Zoti im do ndonjë send (të më godasë, ai më godet). Me dijen e Tij, Zoti im ka përfshirë çdo send, a nuk e merrni me mend"? 81. E si t'ju frikësohem atyre që ju ia shoqëruat, e ju nuk frikësoheni për atë që i shoqëruat Allahut pa pasur kurrfarë argumenti. E cili grup, pra, është më i drejtë të jetë i sigurt, nëse jeni që kuptoni"? (El-En'am, 80-81)

**Përkujtimi i Allahut të Madhëruar, lutja dhe mbështetja në Të**

Përkujtimi i Allahut të Madhëruar është uji i vetëm me të cilin ngjallet shpirti. Allahu i Madhëruar ka thënë: "Ata që besuan dhe, me të përmendur Allahun zemrat e tyre qetësohen; pra ta dini se me të përmendur Allahun, zemrat stabilizohen". (Err-Rra'd, 28)

Ashtu sikur një bimë që nuk mund të rritet me lëngje të ndaluara, po vetëm me ujë dhe gjëra të tjera të parapara nga shkenca, po kështu zemra e besimtarit nuk mund të ngjallet përveçse me përkujtimin e Allahut të Madhëruar. Prandaj, kjo zemër duhet të jetë e lidhur shumë me Allahun e Madhëruar, ngase lidhja me Të i sjell suksesin. Pejgamberi a.s.,ka thënë: "Kush do që ta gëzojë përgjigjja e Allahut në kohë të vështira dhe fatkeqësi, atëherë le ta lusë Atë në ditë të mira"![4]

Kjo bindje dhe kjo lidhje duhet të sjellin virtytin e tevekkulit – mbështetjes në Allahun e Madhëruar. Ja si shprehen besimtarët e këtillë: "E përse të mos i mbështetemi Allahut derisa Ai na udhëzoi në rrugën tonë (të drejtë). Për Zotin, ne gjithsesi do të durojmë e do t'i përballojmë mundimet që na bëni, e vetëm Allahut le t'i mbështeten vazhdimisht ata që Iu mbështeten gjithnjë". (Ibrahim, 12)



**Dija dhe shkenca**

Ummeti nuk do të mund të kthehet nëse nuk i drejtohet kërkimit të dijes. Avancimi në të kaluarën qe bërë edhe falë dijes, dijes që ka buruar nga Kur'ani dhe Syneti apo që ishte motivuar prej tyre. Shembujt e shkencëtarëve myslimanë të mëparshëm, duhet të rikthehen në Ummet, se ndryshe përparimi dhe rimëkëmbja do të vonohen për një kohë të gjatë.

**Xhelozia për fe, thirrja për të dhe durimi në këtë rrugë**

Për një fe siç është Islami, duhet xhelozuar, në kuptimin e asaj që të mos i lëmë njerëzit të paudhëzuar. Vetëm kësisoj mund ta përçojmë të vërtetën tek njerëzit dhe t'i nxjerrim ata nga errësira në dritë. Vetëm kështu mund të arrijmë prijatarin në tokë. Allahu i Madhëruar ka thënë: "Dhe prej tyre Ne bëmë prijës që me urdhrin Tonë udhëzojnë, pasi që ata (që i bëmë prijës) ishin të durueshëm dhe ndaj argumenteve Tona ishin të bindur". (Es-Sexhde, 24)

Allahun e Madhëruar E lusim të na bëjë të hajrit dhe shërbëtorë të së vërtetës!

[1] Ibn Kethiri. el-Bidaje ve-n-nihaje. 4/34. [2] Hereviu. Dhimmu-l-kelam. 4/285. [3] Hadithin e transmetojnë Imam Ahmedi në ez-Zuhd, Taberaniu në el-Evsat, Bejhekiu në Shuab el-Iman ndërsa Albani në Sahihu-l-xhamii, nr. 3845, e vlerëson për të mirë – hasen. [4] Transmeton Tirmidhiu në Sunen ndërsa Albani e ka vlerësuar për të mirë -hasen.







# JUNUS EMRE

Është një e vërtetë se Junus Emre njihet dhe duhet në tërë gjeografinë ku ishte prezente Perandoria Osmane dhe se poezitë/ilahitë e tij, lexohen nga masat e gjera edhe sot.

Mbi vendin ku pati lindur e pati jetuar Junus Emre, Köprülü Fuat Bej thotë: "Junus Emre ishte një fshatar turkmen i rritur në afërsi të Sivrihisarit ose në një nga fshatrat përqark basenit lumor Sakarja të rrethit Bollu." Sami Frashëri tregon se ka jetuar atje ku bashkohen lumenjtë Sakarja dhe Porsuk. dhe autori i Kamusu'l-A'lâm – it, e mbyll çështjen me këtë fjali: "Megjithëse është e pamundur të jepet një konkluzion i prerë mbi faktin se nga ishte Junus Emre, s'është fort e gabuar të quhet se ai ka lindur në një vend nga zona e Bollusë." Ka jetuar mes çerekut të fundit të shekullit të shtatë të hixhrit dhe gjysmës së parë të shekullit të tetë.

Sipas rrëfenjës që e dimë të gjithë, kishte vite që Junusi shërbente në teqe pa e hapur gojën kurrë, si ndonjë shurdhmemec! Një ditë, në sofrën e dervishit Taptuk bëhet një kuvend i ëmbël. Dervishi Taptuk i thotë rapsodit të quajtur Junus Gujendé, që u kish shkuar si mik, t'u recitojë diçka. Mirëpo rapsodit i zihet gjuha dhe s'thotë dot asgjë. Atëherë, dervishi Taptuk kthehet nga drubartësi Junus Emre dhe i thotë: "Na recito ti, pra, ndonjë gjë...!" Dhe Junus Emre fillon i befasuar edhe vetë për ç'po bënte, t'i thoshte e t'i shprehte ato që i qenë mbledhur prej kohësh përbrenda, t'i derdhte në shesh margaritarët e zemrës poetike...

***Në gjurmën tënde fytyrën n'e fërkofsha***

*Kërko e kërko, gjurmën në ta gjetsha,*
*Në gjurmën tënde fytyrën n'e fërkofsha,*
*Në dashtë Zoti, fytyrën ta pafsha,*
*O Muhammed, zemra të dëshiron ty...*

*Të më bekohet, të shkoj një herë,*
*Në rrugët e Qabes të zhytem në rërë,*
*Në ëndërr të ta sodis bukurinë të tërë,*
*O Muhammed, zemra të dëshiron ty...*

*S'më mbeti në zemër lëkundje një grimë,*
*Në rrugë të Zotit hyra me besnikërinë,*
*Dhe Ebubekri, Omeri, Osmani e dinë,*
*O Muhammed, zemra të dëshiron ty...*

*Aliu, Hasani e Hyseni, atje,*
*Në zemër ndjej afërsi, dashuri për ta;*
*Nesër, në ditën kur nis llogaria,*
*O Muhammed, zemra të dëshiron ty...*

*Mali i Arafatit është mali ynë,*
*Aty na pranohet lutja jonë;*
*Në Medinë shtrihet pejgamberi ynë;*
*O Muhammed, zemra të dëshiron ty...*

*Junusi të lavdëroi ty nëpër gojë,*
*I dashuri i të gjitha zemrave je;*
*Në dherat e huaja, qaj e vajtoj...*
*O Muhammed, zemra të dëshiron ty...*

*Nga "Divani- Junus Emre / botoi: Logos-A, 2011. Shkup / përktheu: Mithat Hoxha / përzgjodhi E.A.*



# Musharaka

**Dr. Islam Hasani**

**Transmetohet nga Ebu Hurejra se Pejgamberi a.s. në një hadith kudsi ka thënë:“ Unë jam i treti në partneritet përderisa nuk ka mashtrime, nëse njëri prej partnerëve mashtron tjetrin, unë tërhiqem nga ai partneritet”.**

**Definimi i musharaka-s**

Në aspektin gjuhësor fjala Musharaka rrjedh prej rrënjës së foljes shereke, që domethënë ‘ndaj’. Nganjëherë kjo fjalë përdoret edhe si synonim i termit el-shirka. Kjo e fundit, el-shirka, bazuar në literaturën klasike, ka kuptim më të gjerë sesa musharaka. El-shirka përfshin në vete Shirkatul mulk, që domethënë ‘pronësi e përbashkët e një pasurie të caktuar’, dhe shirkatul akd që ka kuptimin e partneritetit në biznes si rrjedhojë e një kontrate të përbashkët. E termi Musharaka, ashtu siç përdoret në financat moderne, ka kuptimin e partneritetit në biznes dhe i takon një partneriteti kontraktues.[1]

Juristët kanë dhënë disa shpjegime rreth kuptimit terminologjik të Musharaka-s.[2]

Hanefijtë: musharaka është një kontratë partneriteti në mes të partnerëve në kapital dhe në fitim.

Shafiijtë: musharaka është konfirmim i të drejtave të dy a më shumë njerëzve rreth një pasurie të caktuar.

Hanbelijtë: musharaka është shkrirja e të drejtave dhe liria për të përdorur, që nënkupton se disa partnerë shkrijnë të drejtat e tyre e disa autorizohen për të përdorur pasurinë e njëri-tjetrit.

Malikijtë: lejimi apo autorizimi i njërit partner për të bërë transaksione me pasurinë në partneritet, i cili në të njëjtën kohë mban të drejtën për të bërë transaksione me të njëjtën pasuri.

Nga shpjegimet e përmendura rreth domethënies së musharaka-s, është e qartë se shumica e dijetarëve atë e definojnë me kuptim më të gjerë të shirka-s. Shpjegimi i dijetarëve që i takojnë shkollës juridike Hanefite, e afron këtë më shumë me llojin e kontratave të një partneriteti modern. Ky shpjegim i përshtatet më shumë konceptit të musharaka-s të aplikuar në kohën tonë, kur fitimet ndahen në përqindje sipas marrëveshjes paraprake, ndërsa humbja ndahet në proporcion me kapitalin e investuar. Në musharaka të gjithë partnerët kontribuojnë me kapital dhe kanë të drejtën e përfshirjes në menaxhim, por nuk janë të obliguar. Dijetarët mund të kenë ndonjë dallim rreth formës, kushteve dhe detajeve të ndryshme të aplikimit, por të gjithë pajtohen për ligjshmërinë e saj.[3]

**Ligjshmëria e musharaka-s**

Ligjshmëria e musharaka-s si një kontratë partneriteti ka mbështetje në Kur’an, Synet dhe në konsensusin e juristëve myslimanë.

Janë disa ajete kuranore që citohen për mbështetje të konceptit të musharaka-s. Njëri prej tyre është ajeti që inkurajon ndihmën e njëri- tjetrit dhe bashkimin e aktiviteteve për qëllim të mirë:

“Ndihmoni njëri-tjetrin në drejtësi dhe devotshmëri”. (El Maide, 2)

“... me të vërtet ka partner në biznes që mashtrojnë njëri-tjetrin, përveç atyre që kanë besuar dhe punojnë punë të mira, por të tillë janë pak...”. (Sad, 24)

Për mbështetje nga Syneti, transmetohet nga Ebu Hurejra se Pejgamberi a.s. në një hadith kudsi ka thënë:“ Unë jam i treti në partneritet përderisa nuk ka mashtrime, nëse njëri prej partnerëve mashtron tjetrin, unë tërhiqem nga ai partneritet”.

Pejgamberi a.s. në shumë raste ka aprovuar praktikimin e musharaka-s dhe në një rast ka thënë: 'Dora e Zotit është me ata dy partnerë përderisa ata nuk mashtrojnë njëri-tjetrin'.

**Kushtet dhe elementet e Musharaka-s**

Elementet e musharaka-s përfshijnë: renditjen e fjalive (ofertën dhe pranimin), palët kontraktuese (dy a më shumë palë në kontraktim) dhe lëndën e kontratës (kapitali dhe puna). Kontraktimi konsiderohet i plotë nëse palët kanë shprehur qëllimin e partneritetit; palët kontraktuese duhet të jenë persona kompetent ose duhet të jenë të autorizuar për veprim. Lënda e kontratës që është kapitali, duhet t'i plotësojë këto kushte:

- Kapitali për pjesëmarrje duhet të jetë në para të gatshme, ar, argjend apo kundërvlerë e tyre; në këtë aspekt nuk ka mospajtime në mes të dijetarëve.
- Kapitali mund të përbëhet nga mallra të tregtisë, pasuri, pajisje etj.. Gjithashtu mund të jetë edhe në formë pasurie të paprekshme, siç janë patenta, të drejtat për biznes a prodhim e të ngjashme, duke i vlerësuar ato në kundërvlerë me para të gatshme, sipas ujdisë së partnerëve.

**Llojet e Musharaka-s**

Ekzistojnë disa klasifikime të musharaka-s, të bëra nga juristët duke u bazuar në qëllime të ndryshme. Bazuar në kushtet e partneritetit, duke pasur parasysh të drejtat dhe obligimet e partnerëve, nëse kanë apo nuk kanë të drejta të barabarta në shfrytëzimin e kapitalit dhe ndarjen e fitimit, musharaka ndahet në dy lloje: inan (partneritet me aksione të pabarabarta) dhe mufavada (partneritet me aksione të barabarta). Detajet e këtyre dy llojeve të musharaka-s janë këto në vijim:

**A. Inan (partneritet me aksione të pabarabarta)**

Kjo kontratë parakupton që dy a më shumë persona janë të përkushtuar për të paguar aksione të caktuara në kapital; kjo do të përdoret në tregti dhe fitimi do të ndahet në mes tyre sipas përqindjes së caktuar, për të cilën janë pajtuar. Kjo nuk kërkon barazi në investime dhe secili nga partnerët mund të jetë pronar aksionesh të ndryshme e të pabarabarta në partneritet. Gjithashtu nuk është e kushtëzuar barazia e statusit personal apo e përndarjes së fitimit dhe përgjegjësive në mes të partnerëve.

Në këtë lloj të musharaka-s, secili nga partnerët konsiderohet agjent apo përfaqësues i tjetrit në veprimet që kanë të bëjnë me kapitalin dhe transaksionet e kompanisë. Një karakteristikë e partneritetit në këtë kategori është edhe kjo, se partnerët në biznes mund të veprojnë si agjentë a përfaqësues të të drejtave të njëri-tjetrit, por jo edhe si garantues. Kjo do të thotë që asnjëri prej partnerëve nuk mund të garantojë detyrimet e partnerit tjetër dhe nuk mund të futet si garantues edhe me kapitalin e partnerëve.

**B. Mufavada (Partneritet me aksione të barabarta)**

Në këtë lloj të musharaka-s secili partner ka aksione të barabarta me ato të partnerëve të tij në kapital, profit dhe liri të veprimit. Barazia në investime, status personal dhe ndarja e profitit dhe detyrimeve, është kusht i kësaj kategorie. Ka mendime dhe shpjegime të ndryshme nga dijetarë të ndryshëm, në lidhje me kompetencat dhe detyrimet e partnerëve, sepse, përderisa kërkohet barazi në të gjitha aspektet, kjo është pak e komplikuar dhe jo shumë praktike për t'u aplikuar në transaksionet moderne.

Bazuar në lëndën e kontratës, musharaka është tri llojesh[4]:

A. Nëse lënda e kontratës (investimi) është në formë parash të gatshme, ajo quhet shirkatul emwal, ku të gjithë partnerët investojnë një shumë të parave në një ndërmarrësi komerciale.

B. Nëse lënda e kontratës (investimi) është në formë kontributi me punë fizike, ajo quhet shirkatul amal, ku të gjithë partnerët ndërmarrin të punojnë në një projekt a shërbim klientëve dhe të gjitha të ardhurat e gjeneruara ndahen në mes tyre sipas përqindjes për se kanë rënë dakord, pa marrë parasysh faktin se sa do të ketë kontribuar secili partner.

C. Nëse lënda e kontratës (investimi) është reputacion dhe besueshmëri, ky partneritet quhet shirkatul vuxhuh, sipas kësaj kontrate palët produktet i blejnë me pagesë të shtyrë dhe i shesin me pagesë të menjëhershme. Fitimi ndahet sipas marrëveshjes paraprake.

**Rregullat Bazike të Musharaka-s**

Musharaka është një marrëdhënie e themeluar në mes të palëve përmes një kontrate të përbashkët. Prandaj të gjitha elementet kryesore të një kontrate të rregullt duhet të plotësohen dhe, përveç tyre, ekzistojnë kushte të cilat vlejnë vetëm për musharaka, siç janë: ndarja e fitimit, pjesëmarrja në humbje, menaxhimi në partneritet dhe ndërprerja e kontratës para përfundimit të biznesit.

**Ndarja e fitimit**

Për përqindjen e ndarjes së fitimit në mes të partnerëve duhet të dihet në fillim të marrëveshjes, para se të hyj në fuqi kontrata; nëse nuk është caktuar kjo përqindje, sipas rregullave të Sheriatit, kontrata nuk është e plotë. Përqindja e fitimit për secilin partner duhet të ndahet në përpjesëtim me akumulimin e fitimit, dhe nuk është e domosdoshme që

të ndahet sipas përqindjes së kapitalit të investuar.[5] Dijetarët e shkollave juridike kanë dhënë mendime rreth përqindjes për ndarjen e fitimit: Shafiijtë dhe Malikijtë janë të mendimit se përqindja e ndarjes së fitimit duhet të jetë përqindje e shumës së investuar, ndërsa Hanefijtë dhe Hanbelijtë janë të mendimit që përqindja e ndarjes së fitimit, duke u bazuar në faktin se njëra palë mund të kontribuojë edhe me eksperiencë edhe në menaxhim, mund të jetë e ndryshme nga përqindja e investimit. Dhe ky i fundit është mendim më i përshtatshëm dhe më bashkëkohor, me të cilin veprohet në ditët e sotme. Rreth ndarjes së fitimit është shumë me rëndësi një gjë: nuk duhet të jetë shuma e caktuar si pagesë në një kohë të caktuar për asnjërin partner, duke u bazuar në shumën fillestare të investimit. Për shembull, nëse personi A dhe personi B kanë hyrë në partneritet dhe janë pajtuar që personi A duhet të marrë 1000 Euro si pagesë mujore a tremujore në emër të aksioneve të tij në biznes, ndërsa shuma tjetër i takon personit B, ky partneritet nuk i plotëson kushtet e partneritetit sipas rregullave të musharaka-s dhe është jo i ligjshëm. Ngjashëm me këtë, nëse ata janë pajtuar që personi A të marrë 10 për qind të vlerës së kapitalit të tij të investuar, kontrata është po ashtu e pavlerë. Baza e ligjshme për ndarjen e fitimit është ndarja e një përqindjeje të paracaktuar të fitimit të realizuar në biznes.

**Pjesëmarrja në humbje**

Ndërrmarrësia në biznes nuk sjell gjithmonë fitim, sepse ndodh të ketë edhe humbje. Në raste përfundimi të projektit me humbje, të gjithë dijetarët janë të pajtimit që secili partner duhet të marrë pjesë në humbje në bazë të përqindjes së investuar. Nëse njëri partner ka investuar 30 për qind, patjetër të marrë pjesë në humbje 30 për qind, as më shumë e as më pak. Çdo marrëveshje ndryshe nga kjo kontratë, sipas kritereve që ka musharaka, është jo e ligjshme.

**Menaxhimi në musharaka**

Në këtë ndërmarrësi biznesi të gjithë partnerët kanë të drejtë të marrin pjesë në menaxhim dhe të punojnë në projekt, sepse që të gjithë kanë kontribuar me kapitalin e tyre. Ekziston mundësia që partnerët të pajtohen që vetëm njëri prej tyre të udhëheqë menaxhimin, kurse të tjerët të mos marrin pjesë në këtë udhëheqje. Në këtë rast, partnerët pasivë kanë të drejtën e fitimit dhe përqindja e fitimit që kanë të drejtë ta marrin ata, nuk mund ta kalojë përqindjen e investimit në projekt, për shkak se nuk janë aktivë, mirëpo mund të jetë më e vogël sesa përqindja e investimit.

**Ndërprerja e kontratës në musharaka**

Biznesi i nisur në konceptin e musharaka-s supozohet të zgjasë aq sa janë pajtuar në fillim të gjithë partnerët, mirëpo ka situata kur njëri nga partnerët, për arsye të ndryshme, dëshiron ta ndërpresë partneritetin. Nëse njëri prej partnerëve dëshiron ndërprerjen, sa kohë që partnerët e tjerë dëshirojnë ta vazhdojnë atë, kjo duhet të rregullohet me marrëveshje të dyanshme. Partnerët që dëshirojnë të vazhdojnë projektin, i blejnë aksionet e personit që dëshiron ndërprerjen e punës, sepse ndërprerja ose dalja e njërit partner nga biznesi nuk i obligon edhe të tjerët ta ndërpresin partneritetin e filluar në mes tyre. Partneriteti sipas konceptit të musharaka mund të ndërpritet para kohe në ndonjë prej këtyre rasteve.

A. Secili partner ka të drejtë ta ndërpresë partneritetin në çdo kohë pasi t'i ketë informuar partnerët për këtë vendim. Në këtë situatë, nëse asetet e partneritetit janë para të gatshme, ato ndahen ndërmjet partnerëve dhe secili merr përqindjen për të cilën kishin rënë dakord para fillimit të partneritetit. Mirëpo, nëse asetet nuk janë para të gatshme, partnerët mund të pajtohen t'i shndërrojnë në para të gatshme duke i shitur ose duke i ndarë asetet midis tyre. Nëse ka mospajtime ndërmjet partnerëve për mënyrën se si të veprohet me asetet, të shndërrohen në para të gatshme duke i shitur, apo të ndahen ashtu siç janë, atëherë përparësi do të ketë ndarja e aseteve, sepse, pas ndërprerjes së partneritetit në musharaka, të gjitha asetet janë në pronësi të përbashkët dhe bashkëpronari ka të drejtë të kërkojë ndarjen e tyre dhe askush nuk mund ta detyrojë t'i shesë ato. Ndërkaq, nëse asetet nuk mund të ndahen, siç janë makineritë e ndryshme, atëherë ato duhet të shiten dhe të ardhurat nga shitja të ndahen në mes të partnerëve.

B. Nëse ndonjëri prej partnerëve vdes, kontrata e partneritetit e bërë me të, duhet të ndërpritet. Trashëgimtarët e tij në këtë rast kanë të drejtën të tërheqin aksionet nga biznesi ose të vazhdojnë me një kontratë të re, mbi konceptin dhe kushtet e njëjta.

C. Nëse ndonjëri prej partnerëve bëhet i paaftë për veprim, qofshin ato paaftësi psikike a fizike, që e ndalojnë të veprojë në transaksione komerciale, atëherë kontrata me të llogaritet e përfunduar.

**Musharaka si një produkt financiar**

Musharaka është e aplikueshme në modele të ndryshme të financimit, disa prej të cilave janë si në vijim.

**Financimi i projekteve**

Musharaka është një prej modeleve që mund të përdoret për financim të projekteve të ndryshme me theks të veçantë kur investimi vjen nga palë të ndryshme. Rregullat dhe kriteret për

financimin e këtij grupi të projekteve janë ato që u diskutuan në nëntitullin e ndërprerjes së kontratës.

**Financimi i një transaksioni të vetëm**

Koncepti i financimit sipas musharaka-s mund të përdoret për financimin e një transaksioni të vetëm. Ky instrument mund të përdoret për financim të importit dhe eksportit. Një importues bën një kërkesë nga financuesi ose banka për të financuar importin e dëshiruar në një transaksion të vetëm, bazuar në këtë koncept. Atëherë hapet një LC (Letter of Credit) 'Letër kredi' me një margjinë fitimi duke përdorur formën e musharaka-s pasi të dalin nga porti produktet e importuara, procedohet shitja e tyre duke ndarë në fund fitimin e arritur sipas përqindjes për të cilën do të kenë rënë dakord në fillim të marrëveshjes. Në këtë rast, financuesi ose banka ka në pronësi përqindjen e financuar të mallrave të importuara. Ky transaksion ka një kohëzgjatje të caktuar dhe, nëse mallrat e importuara nuk shiten deri në kohën e caktuar, atëherë importuesi mund ta blejë përqindjen e pronësisë nga financuesi dhe kështu bëhet pronar i vetëm i tyre. Shitja e tyre duhet të bëhet me çmim të tregut ose çmim për të cilin janë marrë vesh në mes tyre palët ditën e shitjes, po nuk duhet të ketë kurrsesi çmim të paracaktuar në kohën e marrëveshjes, para se të futen në kontratën e musharaka-s.

Ngjashëm me këtë, ky koncept i financimit mund të përdoret edhe për financimin e eksportit. Një eksportues ka një kërkesë eksporti, çmimi i të cilit është i ditur paraprakisht dhe mund të bëhet një llogari fitimi, që është një gjë e lehtë për kalkulim edhe për financuesin/bankën, dhe fitimi duhet të ndahet bazuar në përqindjen për të cilën do të kenë rënë dakord paraprakisht. Për të siguruar veten nga ndonjë neglizhencë e klientit/eksportuesit, financuesi duhet të vërë kushte që eksporti të bëhet nga eksportuesi sipas marrëveshjes dhe, nëse ndodh ndonjë neglizhencë, përgjegjësinë për këtë duhet ta bartë eksportuesi. Nëse ndodhin humbje për shkak të neglizhencës ose keqpërdorimit të eksportuesit, humbjet i bart vetë eksportuesi, por, nëse humbjet shkaktohen nga arsye të tjera dhe jo nga neglizhenca apo keqpërdorimi i eksportuesit, atëherë në humbje merr pjesë edhe financuesi, sepse koncepti i bashkëpunimit është koncept partneriteti.

**Financimi i kapitalit punues**

Ky koncept i financimit mund të përdoret edhe për financimin e kapitalit punues të ndonjë biznesi që është në veprim, dhe kjo mund të bëhet në këtë mënyrë. Meqë financimi në musharaka mund të jetë edhe diçka tjetër përveç parave të gatshme, në këtë veprim duhet të merret në konsideratë kjo rregull: Kapitali i biznesit duhet të vlerësohet në pajtueshmëri të dy palëve dhe vlera e biznesit trajtohet si kapital investues për palën që kërkon financim, ndërsa shuma e investuar nga financuesi/banka si kapital investues për pjesën e mbetur. Marrëveshja e këtij partneriteti bëhet për një kohë të kufizuar, si për shembull për disa muaj apo për një vit. Të dy palët pajtohen për përqindjen që i takon financuesit, e cila nuk kalon përqindjen e investimit, sepse financuesi nuk punon për këtë biznes. Kur të kalojë koha e caktuar, të gjitha asetet e biznesit, likuide dhe jolikuide, vlerësohen përsëri dhe fitimi ndahet me përqindjen për të cilën kishin rënë dakord në fillim. Edhe pse ka mendime se fitimi nuk mund të caktohet përveç kushtit nëse të gjitha asetet shndërrohen në para të gatshme, në aspektin e sheriatit nuk ka ndonjë ndalesë specifike në qoftë se vlera e aseteve është caktuar në pajtueshmëri me të dyja palët.





**Musharaka mutenakisa (partneriteti me zvogëlim pronësie)**

Musharaka mutenakisa është një formë tjetër e partneritetit, e cila është zhvilluar në vitet e fundit nga dijetarët. Sipas këtij koncepti, financuesi/banka dhe klienti së bashku marrin pjesë në pronësi të përbashkët të një pasurie apo pajisje ose në ndonjë projekti komercial. Ky koncept është partneritet në të cilin banka islame pranon të transferojë gradualisht tek partneri tjetër, pjesën që e ka në pronësi, kështu që pronësia e bankës zvogëlohet, kurse pronësia e partnerit tjetër rritet në mënyrë graduale derisa ai të bëhet pronar i vetëm i asetit të financuar. Pjesa që i takon financuesit, ndahet në numër të njësive dhe është e qartë se klienti do t'i blejë ato një nga një, dhe kjo duhet të ndodhë për një interval kohor derisa t'i blejë të gjitha njësitë dhe kështu ai bëhet pronar i vetëm i pasurisë ose projektit komercial.

Ky partneritet mund të marrë forma të ndryshme, në varësi prej transaksioneve. Në vijim janë dhënë disa shembuj:

A. Përdorimi i këtij modeli për financimin e shtëpive banimi. Klienti dëshiron të blejë një shtëpi për të cilën nuk ka para të mjaftueshme. Ai kërkon nga banka që ajo të marrë pjesë në blerjen e shtëpisë së tij; banka dhe klienti merren vesh që të financojnë së bashku për blerjen e shtëpisë. Banka dhe klienti pajtohen që 20% e shtëpisë të paguhet nga klienti i cili merr atë përqindje në pronësi, kurse 80% paguhet nga banka dhe ajo merr në pronësi të njëjtën përqindje. Pas blerjes së shtëpisë, klienti përdor për banim shtëpinë dhe i paguan bankës qira për pjesën e pronësisë që ka banka.

Në të njëjtën kohë pronësia e bankës është ndarë në 8 njësi të barabarta, secila njësi përfaqëson 10% të pronësisë së shtëpisë. Klienti i premton bankës se në çdo tre muaj ai do të blejë nga një njësi prej bankës dhe kështu rrit pronësinë e vet e zvogëlon pronësinë e bankës. Sa herë që klienti të blejë edhe një përqindje tjetër të pronësisë, vlera e qirasë zvogëlohet për të, sepse do të paguajë qira vetëm për përqindjen e mbetur në pronësinë e bankës.

B. Nëse personi A dëshiron të blejë një veturë për të punuar taksi duke ofruar shërbime të transportit për biznes dhe i ofrohet personit B, i cili pajtohet të financojë për blerjen e veturës deri në 80% të vlerës së saj. Kështu veturën e blejnë bashkërisht që të dy, dhe vetura taksi futet në veprimin për se është blerë. Fitimi neto i shërbimeve të transportit ndahet sipas përqindjeve të pronësisë dhe personi B si financues e pronar 80%, merr këtë përqindje nga ky fitim, kurse personi A merr 20% të fitimit, sepse pronësia e tij është vetëm 20%.

C. Në të njëjtën kohë kur është bërë marrëveshja dhe është marrë vendimi për blerjen e veturës, përqindja e pronësisë së personit B si financues është ndarë në 8 njësi, për të cilat është dakorduar që personi A t'i blejë gradualisht nga financuesi, derisa t'i blejë të gjitha njësitë dhe të bëhet pronar i vetëm i veturës, e cila tashmë është duke punuar si taksi.

[1] Razali Hj Nawawi, Islamic Law on Commercial Transactions, (Kuala Lumpur: CT Publications, 1999), f.156-157. [2] Zainal Azam Abdul Rahman ed, "Shariah Rules in Financial Transactions" (text book for students), (Kuala Lumpur: INCEIF, 2009), f. 310-312. [3] Saad Abdul Sattar Al Harran, Islamic Finance: Partnership Financing, (Kuala Lumpur: Pelanduk Publications, 1993), f. 75. [4] Nabil A. Salih, Unlawful Gain and Legitimate Profit in Islamic Law, second edition (London: Graham & Trotman, 1992), f. 113. [5] Abbas Mirakhor & Iqbal Zaidi, "Profit and Loss Sharing Contracts in Islamic Finance", ins. Handbook of Islamic Banking eds. M. Kabir Hassan & Mervyn K. Lewis (Massachusetts: Edward Elgar, 2007), f.51.

# Mbledhja dhe ndarja e Zekatit

**Mr. Ejup Haziri**

**Mbledhja dhe ndarja e zekatit dhe sadakave të ndryshme, është një tematikë shumë e rëndësishme, e cila, përveçqë pastron mallin e dhënë, largon njeriun nga koprracia, mbjell dashurinë në mes njerëzve, fut gëzim në zemrat e nevojtarëve, duke i liruar nga brengat e tyre, ajo edhe shkrin dallimet dhe rrënon muret në mes shtresave të shoqërisë.**

Në temat paraprake kemi shtjelluar hollësisht pesë llojet e pasurisë, prej të cilave duhet nxjerrë zekati, duke filluar nga zekati i kullotave dhe bagëtive (ku hyjnë devetë, lopët, dhentë e dhitë), zekati për ar, argjend dhe valuta bashkëkohore, zekati për mallra tregtie, zekati për të vjela dhe të korra dhe zekati për pasuritë nëntokësore e thesaret e fshehura. Për këto pesë lloje ka edhe konsensus të dijetarëve, në dallim nga lloji i ri që parashihet nga disa juristë, e që ka të bëjë me zekatin për fabrika, apartamente, ferma dhe të ngjashme, po për të cilat, sipas shumicës, nuk parashihet zekat, meqë nuk ka ndonjë tekst, ndonëse kjo pakicë është gjithnjë në rritje, duke u mbështetur në analogji dhe në risitë që koha moderne dhe bashkëkohore i solli njerëzimit.

Në këtë shkrim dhe në disa vijuese, do të shtjellojmë tematikën e mbledhjes së zekatit dhe të ndarjes së tij.

**Mbledhja e zekatit**

S'ka kurrfarë dyshimi se, në lidhje me rregullat islame, funksioni i mbledhjes së zekatit, i caktimit dhe përcaktimit të mënyrës së kësaj mbledhjeje, si dhe organizimi i aksionit në tërësi, është ekskluzivisht në kompetencën e organeve islame; organeve të pushtetit ku ai ekziston, ose organeve fetare të Bashkësive Islame, sikurse është rasti ynë. Në këtë drejtim na udhëzon vetë Kur'ani. Duke përcaktuar një pjesë të zekatit për shpërblimin e atyre që janë të angazhuar në aksionin e mbledhjes së zekatit, ai na tregon në mënyrë të qartë se mbledhja e zekatit është një funksion shoqëror dhe se vetëm shoqëria është e autorizuar të bëjë dhe të organizojë në mënyrë përkatëse mbledhjen e zekatit.[1]

Nëse kthehemi në retrospektivë dhe analizojmë mënyrën e mbledhjes së zekatit në kohën e të Dërguarit të Allahut dhe halifëve të drejtë, do të konstatojmë se pasuria në kohën e të Dërguarit të Allahut mblidhej në bejtul mal, gjegjësisht në arkën shtetërore; të pasurit detyroheshin që zekatin nga pasuria e tyre ta derdhnin në arkën shtetërore, e pastaj ajo pasuri shpërndahej sipas nevojave dhe kërkesave të shoqërisë.

Praktikën e të Dërguarit të Allahut e ndoqi me përpikëri halifi i parë i myslimanëve, Ebu Bekri, i cili mohuesve të zekatit u shpalli luftë të hapur, duke thënë: "Për Allahun, do të luftoj kundër atyre që bëjnë dallim ndërmjet namazit dhe zekatit. S'ka dyshim se zekati është e drejtë që gjendet në pasuri. Nëse e mohojnë dhënien e vetëm një dashi të vogël, do të luftoj kundër tyre, për atë delikt". (Buhariu 1399). Omeri pastaj kishte thënë: "Për Allahun, kjo nuk ishte asgjë tjetër përveçse udhëzim i Allahut që ia mbushi gjoksin Ebu Bekrit, dhe e dija se kjo ishte e vërtetë". (Buhariu, 1400)

Rrugën dhe udhëzimin e Ebu Bekrit e ndoqi me përpikëri Omeri, ndërsa Othmani bëri disa ndryshime në mënyrën e mbledhjes së zekatit. Pasurinë për të cilën jepet zekati, ai e ndau në dy lloje: ajo që mund të kontrollohej (dhahir), siç janë prodhimet bujqësore dhe bagëtia, dhe ajo që nuk mund të kontrollohej (batin), sikundër janë të hollat dhe mallrat tregtare. Për llojin e parë të pasurisë zekatin e mblidhnin organet, kurse për të dytin kjo u ishte lënë pronarëve, që ata ta

jepnin dhe ta ndanin sipas normave të Sheriatit. Sipas botëkuptimit të autorëve më të rinj, ndarja e këtillë tashmë nuk ka kurrfarë arsyetimi. Sot është çdo gjë e regjistruar dhe çdo lloj pasurie mund të kontrollohet, sepse çdo gjë i nënshtrohet tatimit dhe kontributeve të ndryshme. Çdo fitim duhet të paraqitet.[2]

Nga kjo që thamë, na bëhet e qartë se e drejta e mbledhjes së zekatit, e ndarjes së tij dhe e përcaktimit të fondeve të tij, - është e drejtë ekskluzive e organit publik dhe e përfaqësuesve të tij.

**Përkujdesi i Kur'anit ndaj kategorive të shfrytëzuesve të zekatit**

Çështja e zekatit në Kur'an ka ardhur në formë të përgjithshme, e padetajizuar, mirëpo ka qenë i Dërguari i Allahut ai që e ka detajizuar zekatin në tërësi, sidomos tek llojet e pasurive prej të cilave duhet dhënë zekat. Ndërkaq, kategoritë përfituese të zekatit, gjegjësisht fondacionet e zekatit, kanë ardhur të sqaruara në mënyrë të hollësishme, për të mos u lënë çështja në dorën e gjykatësit a të sunduesit, që ta ndajë ai sipas dëshirës së tij, ose në dorën e lakmitarëve, të cilët synojnë grumbullimin në çfarëdo mënyre qoftë.

Në kohën e të Dërguarit të Allahut disa njerëz lakmitarë të pasurisë patën shkuar tek i Dërguari i Allahut dhe kërkuan prej tij të merrnin nga pasuria e mbledhur prej zekatit, me bindjen se ai do t'ua jepte atyre dhe do t'ua plotësonte dëshirën e tyre. Mirëpo, shpresa e tyre se do të përfitonin pasuri (pa të drejtë), qe shuar atëherë kur i Dërguari i Allahut nuk ua ndau zekatin sipas dëshirës së tyre, por sipas përcaktimit hyjnor, dhe kjo i iritoi ata, prandaj filluan ta ofendonin dhe të bënin vërejtje ndaj veprimit të Dërguarit të Allahut.

Në lidhje me këtë çështje, Allahu i Lartmadhëruar zbriti këto fjalë:

"Ka prej atyre që do të bëjnë vërejtje për ndarjen e lëmoshës, nëse u jepet nga ajo, ata mbesin të kënaqur, e nëse nuk u jepet, ata hidhërohen. E sikur të kënaqeshin me atë që ua dha Allahu dhe i dërguari i Tij, e të thoshin: "Neve na mjafton Allahu, Allahu do të na furnizojë nga të mirat e Tij, e edhe i dërguari i Tij, dhe se vetëm tek Allahu e mbështesim dëshirën (do të ishte shumë më mirë për ta)".

Allahu caktoi obligim që lëmosha (zekati etj.) t'u takojë vetëm: të varfërve (nevojtarëve), të ngratëve (që s'kanë fare), punonjësve (që e mbledhin), atyre të cilëve u duhen përfituar zemrat (të dobëtve në besim), e duhet dhënë edhe për lirimin nga robëria, të mbyturve në borxhe, (luftëtarëve) në rrugën e Allahut dhe atij që ka mbetur në rrugë. Allahu e di gjendjen e robërve, punon sipas urtësisë së Vet". (Et Tevbe, 58-60).

Nga ajeti i fundit kuptojmë se zekati u takon këtyre kategorive:

- Të varfërve,
- Të ngratëve,
- Atyre që e mbledhin zekatin,
- Atyre zemrat e të cilëve duhen përfituar,
- Për lirimin e robërve,
- Të ngarkuarit me borxhe,
- Në rrugën e Allahut,
- Për udhëtarin që ka mbetur në rrugë.

Nga Seid el-Hudriu transmetohet të ketë thënë: "Përderisa i Dërguari i Allahut ndante pasurinë, kur ja që u paraqit Dhul Huvejsare et-Temimi-i cili njihet si Harkus ibn Zuhejr, dhe tha: "Bëhu i drejtë (në ndarjen e pasurisë)"! I Dërguari i Allahut tha: "E kush është i drejtë nëse unë nuk jam (në ndarjen e pasurisë)"? Në këtë çast ndërhyri Omeri duke thënë: "Më lejo mua (o i Dërguar i Allahut) ta godas atë në qafë". "Jo"-tha i Dërguari i Allahut..." (Buhariu dhe Nesaiu) Ndërsa Muslimi transmeton pjesën e fundit: "Jo, assesi, Allahu na ruajttë, nëse e mbys, atëherë njerëzit do të thonë që unë po i mbytkam shokët e mi, e s'ka dyshim se ky dhe shokët e tij lexojnë Kur'an, por ai nuk depërtuaka në veshët e tyre...". Të gjitha këto transmetime dëshmojnë se ata që hodhën akuza, ishin nga hipokritët (mynafikët).[3] Lakmia e njeriut është e madhe dhe atë nuk mund ta ngopë askush përveç dheut, e hipokritët e tillë, nga lakmia e madhe dëshironin të futnin konfuzion në mesin e besimtarëve, kinse i Dërguari i Allahut nuk e ndakësh pasurinë siç kërkohet, prandaj me zbritjen e ajeteve të lartcituara, u ndërprenë dëshirat dhe pangopësitë e tyre, u sqaruan kategoritë përfituese të pasurive të ndryshme dhe secilit iu dha e drejta që meriton. Në këtë kontekst është edhe një ndodhi e gjatë, që e transmeton Ebu Davudi nga Zijad ibn el-Harith Esadaij, i cili thotë: "Shkova pranë të Dërguarit të Allahut dhe ia dhashë besën (besatimin)... ndërkohë erdhi një njeri dhe i tha të Dërguarit të Allahut: "Më jep sadaka". I Dërguari i Allahut iu përgjigj: "Allahu i Madhëruar nuk është i kënaqur me vendimin e të Dërguarit të Tij dhe as të dikujt tjetër në çështjen e ndarjes së sadakasë, derisa Ai e bëri vetë, prandaj Ai ka gjykuar duke e ndarë sadakanë në tetë grupe, e nëse ti je në njërin prej këtyre grupeve, do të ta japim të drejtën tënde, që e meriton".[4] (Davudi dhe Darekutni).

**Fshehtësia e përkujdesjes së Kur'anit ndaj përfituesve të zekatit**

Ekonomistët dhe sociologët kanë tërhequr vërejtjen se nuk është me rëndësi vetëm grumbullimi dhe marrja e pasurisë, ngase qeveritë e ndryshme mund ta bëjnë këtë me metoda të ndryshme përmes taksave, direkte a të tërthorta, mirëpo e rëndësishme është si të kategorizohen dhe si të shpërndahen ato pasuri pas marrjes, sepse mund të keqpërdoren

nga dikush ose mund të marrë dikush nga ata që nuk e meritojnë, dhe t'ia ndalojë atij që ka nevojë, prandaj nuk është për t'u çuditur përse Kur'ani i kushton kaq vëmendje dhe nuk e ka lënë këtë çështje pa e sqaruar hollësisht, ashtu siç ia ka lënë Synetit shumë çështje të tjera të zekatit për t'i shtjelluar dhe detajizuar.[5] Përgjatë gjithë historisë kishte taksa të ndryshme dhe të shumta para Islamit. Pasuria merrej nga grupe të ndryshme të popullit, qoftë me dhunë ose dhe me dëshirë, e më pastaj ajo grumbullohej në thesaret e mbretërve dhe sunduesve, për t'u shpenzuar më vonë për personelin, për të afërmit dhe përkrahësit e tyre. Me grumbullimin e pasurisë dhe të mirave të tjera, rritej edhe madhështia dhe sundimi i tyre, kurse për të varfrit dhe nevojtarët, sikur vendosej një mur.E me ardhjen e Islamit, një rëndësi e veçantë iu kushtua shtresave nevojtare, duke caktuar për ta një pjesë të veçantë nga pasuria dhe të ardhurat e shtetit. E s'ka dyshim se këtë parim nuk e njohu historia derisa kishin kaluar disa shekuj.[6]

**Nevojtarët përfitues të zekatit**

Kur'ani u kushtoi një rëndësi të posaçme shtresave më të shkelura dhe më të përvuajtura përgjatë gjithë historisë njerëzore, duke u dhënë atyre një pjesë të caktuar nga pasuria e të pasurve dhe e shtetit, duke ndikuar kështu që në shoqëri të mos ketë shtresa ekstreme – si nga kamja e tepërt, ashtu dhe nga skamja e skajshme, ashtu siç ka në ditët tona. Allahu caktoi për të varfrit dhe nevojtarët një pjesë nga pasuria e të pasurve, e kjo ndikon që të varfrit të mëkëmben dhe t'u përgjigjen nevojave dhe kërkesave të tyre jetësore, sikundër që nënkupton edhe përafrimin në mes shtresave të të pasurve dhe të të varfërve. Sot bota është shumë e pasur, por ka edhe shumë të varfër, madje ka një varfëri ekstreme, për se shumë prej njerëzve vdesin çdo ditë. Sipas statistikave, mbi një (1) miliard njerëz janë të varfër, që d.m.th. se çdo i pesti (a i gjashti) banor, pra një miliard e treqind milionë jetojnë me më pak se një dollar në ditë, kurse gjysma e botës (tre miliardë) jetojnë me dy dollarë në ditë.[7] Sot, bota është shtatë herë më e pasur sesa para pesëdhjetë (50) vjetësh, por ka më shumë të varfër sesa para pesëdhjetë vjetësh, që do të thotë se ka keqmenaxhim të fondeve të pasurisë, ngase ka aq shumë pasuri, saqë, sikur të shpërndahej me drejtësi, nuk do të kishte asnjë njeri të varfër mbi sipërfaqen e tokës.

**Dispozitat e fikhut të këtyre ajeteve**

Allahu i Madhëruar, në lidhje me ndarjen e sadakasë dhe zekatit, thotë:"Ka prej atyre që do të bëjnë vërejtje për ndarjen e lëmoshës, nëse u jepet nga ajo, ata mbesin të kënaqur, e nëse nuk u jepet, ata hidhërohen. E sikur të kënaqeshin me atë që ua dha Allahu dhe i dërguari i Tij, e të thoshin: "Neve na mjafton Allahu, Allahu do të na furnizojë nga të mirat e Tij, e edhe i dërguari i Tij, dhe se vetëm



tek Allahu e mbështesim dëshirën (do të ishte shumë më mirë për ta)". Allahu caktoi obligim që lëmosha (zekati etj.) t'u takojnë vetëm: të varfërve (nevojtarëve), të ngratëve (që s'kanë fare), punonjësve (që e mbledhin), atyre që u duhen përfituar zemrat (të dobëtëve në besim), e duhet dhënë edhe për lirim nga robëria, të mbyturve në borxhe, (luftëtarëve) në rrugën e Allahut dhe atij që ka mbetur në rrugë. Allahu e di gjendjen e robërve, punon sipas urtësisë së Vet". (Et-tevbe, 58-60).

Prej këtyre ajeteve, juristët myslimanë kanë nxjerrë këto dispozita:

1-Hipokritët janë një grup njerëzish me moral të ulët, që urrejnë jetesën me besimtarët, që shtiren çfarë nuk janë në të vërtetë.

2-Nga morali i keq i tyre është edhe vërejtja dhe akuza e tyre ndaj të Dërguarit të Allahut lidhur me ndarjen e pasurisë, duke pandehur se i Dërguari po e ndante sipas afërsisë e dëshirës, dhe jo sipas drejtësisë.

3-Ajeti dëshmon se ai që kërkon vetëm dynjanë, e jo edhe Ahiretin, anon nga dyfytyrësia, ndërsa ai që kërkon dynjanë në sasinë që e ka lejuar Allahu, duke qenë qëllimi i dynjasë arritja e të mirave të fesë, kjo



konsiderohet rruga e vërtetë, ngase burimi i këtyre çështjeve është kënaqësia me caktimin e Zotit pas marrjes së shkaqeve.

4-" E sikur të kënaqeshin..." përfshin:

a)kënaqësinë e njeriut me të mirat që Allahu dhe i Dërguari i Tij u kanë dhënë atyre, e gjykimi i Allahut është i drejtë dhe real.

b)që të shfaqen gjurmët e kënaqësisë në gjuhë, e që është Fjala e Allahut: "Neve na mjafton Allahu...", që nënkupton kënaqësinë me gjykimin e Allahut.

c)që njeriu të thotë: "Allahu do të na furnizojë nga të mirat e Tij, e edhe i dërguari i Tij..." e furnizimi i Tij përfshin ose këtë botë ose tjetrën (po mund t'i përfshijë të dyja).

ç)që njeriu të thotë: "dhe se vetëm tek Allahu e mbështesim dëshirën (do të ishte shumë më mirë për ta)", që nënkupton se nuk kërkojmë me besim (iman) fitimin e të mirave të dynjasë nga pasuria apo autoriteti, mirëpo dëshirojmë shpëtim me lumturinë e Ahiretit.[8]

5-Shpërndarja e zekatit është detajizuar aq mirë, saqë janë sqaruar të gjithë sektorët përfitues prej tij, duke filluar nga ajo që është më e rëndësishmja.

**Elementet e zbatimit bashkëkohor të sistemit të zekatit**

Për sa i përket zbatimit të sistemit të zekatit në kohën aktuale, ky bazohet në tri parime kryesore:

E para: Ekzistenca dhe prania e një shoqërie myslimane në përputhje me urdhrat e Allahut të Plotfuqishëm, duke ditur se zekati është adhurim dhe njëri nga shtyllat e Islamit, madje nuk ka dallim në mes tij e namazit, dhe që s'ka dyshim se qëllimet e objektivat nga zekati kthehen tek ai që e jep, tek i varfri dhe tek shoqëria.

Nëse kthehemi në retrospektivë, vërejmë se i Dërguari i Allahut dhe halifët e drejtë e të udhëzuar i dhanë rëndësi të posaçme ndërtimit të një shoqërie islame.

E dyta: Prania e një qeverie (shteti) islame, e cila zbaton mësimet e Legjislacionit islam. I Dërguari i Allahut caktonte njerëzit për mbledhjen dhe dhënien e zekatit, ndërsa Ebu Bekri –siç e kemi theksuar- i luftoi ata që refuzuan dhënien e zekatit. Kjo dëshmon për rëndësinë e madhe të një qeverie islame për zbatimin e sistemit të zekatit. Sot, në disa vende islame, shteti nxjerr urdhëresa të prera për mbledhjen e zekatit.

E treta: Krijimi i organeve dhe institucioneve përkatëse, që të urdhërojnë mbledhjen dhe shpërndarjen e zekatit, ngase është e pamundur të zbatohet sistemi i zekatit pa një organ a institucion, që urdhëron mbledhjen dhe shpërndarjen e zekatit.[9]

**Përfundim**

Mbledhja dhe ndarja e zekatit dhe sadakave të ndryshme, është një tematikë shumë e rëndësishme, e cila, përveçqë pastron mallin e dhënë, largon njeriun nga koprracia, mbjell dashurinë në mes njerëzve, fut gëzim në zemrat e nevojtarëve, duke i liruar nga brengat e tyre, ajo edhe shkrin dallimet dhe rrënon muret në mes shtresave të shoqërisë. Është shumë me rëndësi që ndarja të bëhet sipas nevojës dhe kërkesave, e jo sipas tekave dhe dëshirave. Në këtë shkrim dhamë vetëm informacione të përgjithshme, duke theksuar tetë grupet përfituese të zekatit, por pa hyrë në shpjegimin e tyre. Na mbetet që këto grupe t'i shpjegojmë veç e veç.

[1] Grup autorësh, Zeqati dhe Sadekatul-fitri, Prishtinë, 1994, f. 11. [2] Op, cit, f. 11-12. [3] Zuhejli, Et-Tefsirul Munir fil Akideti vesh-Sheriati vel Menhexh. Dar el-Fikr el-Muasir, Damask-Siri, bot.3, 1418h, vëll.10, f. 254. [4] Muhtesar el-Mundhirij, vëll. 2. 230. [5] Kardawi, Fikhu-z Zekat, bot.3 të, 1973, Muessesetu Err-Rrisaletu, vëll.2, f. 543. [6] Op, cit: vëll.2, f. 543. [7] Të dhëna të marra nga: World Statistics on the Poor, The National Institute for the Renewal of the Priesthood. [8] Zuhejli, Et-Tefsirul Munir fil Akideti vesh-Sheriati vel Menhexh. vëll. 10. f. 257-258. [9] Isam Ebu Nasr, Sanadik ve Muessesatu-z Zekah, online: www.shadipal.com.




# MALI

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Të dhëna statistikore[1]:**

• Emri ndërkombëtar në anglisht: Mali.
• Emri zyrtar: Republika e Malit.
• Sistemi i qeverisjes: Republikan.
• Sipërfaqja: 1,240,278 km².
• Numri i banorëve: 14.1 milion (2011).
• Dendësia: 11,7 (banorë në 1 km²).
• Feja: myslimanë 90%, besime fetare afrikane 6% dhe të krishterë 4%.
• Kryeqyteti: Bamako (konsiderohet qyteti më i madh në vend).
• Qytete të tjera: Banani, Fana, Gossi, Kita, Markala, Nara, Sanga, Taghaza, Yorosso, etj..
• Grupet etnike: Mande 50% (Bambara, Malinke, Soninke), Peul 17%, Voltaic 12%, Songhai 6%, Tavarik dhe Arabë 10% dhe grupe të tjera vendëse 5%.
• Gjuhët kryesore: Frënge (gjuhë zyrtare), Bambara (gjuha më e përdorur në vend, rreth 80% e popullatës e përdor këtë gjuhë) dhe disa gjuhë të tjera afrikane.
• Njësia monetare: Frang Mali (i Afrikës së Mesme) (1.00 XOF = 0.015 EUR).
• Data e pavarësisë: 22 shtator 1960 (nga Britania).
• Festë kombëtare: 22 shtator 1960 (shpallja e Pavarësisë).

**Pozita gjeografike**

Republika e Malit ndodhet në veriperëndim të kontinentit të Afrikës dhe është njëri nga shtetet që përbëjnë pjesën e Shkretëtirës Afrikane. Vendi nuk ka dalje në det, ngase është i mbyllur nga të katër anët me shtete të tjera. Republika e Malit është e kufizuar me shtatë shtete, dhe Mali, sikur të gjitha shtetet e tjera të Afrikës nuk i ka përcaktuar kufijtë e saj me duart e bijve të vet, por kufijtë i ka përcaktuar pushtuesi, madje sipas dëshirës dhe interesave të veta. Kjo është arsyeja pse kufijtë e Republikës së Malit nuk përputhen me asnjë të vërtetë gjeografike, qoftë ajo natyrore apo njerëzore. Pra, duke pasur parasysh pozitën e mbyllur, Mali mbështetet në portin Dakar të Senegalit dhe në portin e Abixhanit në Bregun e Fildishtë. Emërtimi i kësaj Republike me emrin Mali vjen nga një mbretëri e vjetër, e cila në të kaluarën shtrihej në pjesën e sipërme të lumit Niger dhe në Senegal. Në fillim, para se të marrë emrin që ka tani, ka qenë i njohur me emrin Senegali Niger, pastaj Sudani Fancez, dhe pas Pavarësisë së vendit në vitin 1960 m / 1380 h, vendi u quajt Republika e Malit[2].

Republika e Malit është e kufizuar me shtatë shtete fqinje: nga verilindja kufizohet me Algjerinë me një gjatësi 1376 km; nga lindja me Nigerin me gjatësi 821 km, nga jugu me Burkina Faso-n në një gjatësi deri në 1000 km, me Bregun e Fildishtë në gjatësi deri në 532 km dhe me Guinea-n me një gjatësi 858 km; nga perëndimi me Senegalin në një gjatësi deri në 419 km² dhe me Mauritaninë me një gjatësi 2237 km. Pika më e ulët në Republikën e Malit i takon territorit pranë lumit Senegal, që arrin deri në 23 metra nën nivelin e detit, kurse ajo më e larta ndodhet në majat e malit Hombori Tondo, që arrin lartësinë deri në 1155 metra mbi nivelin e detit[3].

Bazuar në të dhënat e vitit 2008, Republika e Malit ka gjithsej 7-të aeroporte, prej tyre 3 të asfaltuara dhe 4 të paasfaltuara[4].

Republika e Malit ka një numër të konsiderueshëm institucionesh të larta arsimore. Prej universiteteve më të njohura në vend, janë: Universiteti i Malit, Universiteti i Bamako-s, Universiteti i Sankore-s, Universiteti i Timbuktu-s, etj.[5].

Bamako: Kryeqyteti i Republikës së Malit dhe qyteti më i madh i vendit, shtrihet në pjesën jugperëndimore të vendit, rreth 50 km në veri të kufirit me Republikën e Guinesë dhe në bregun perëndimor të lumit Niger. Numri i banorëve të këtij qyteti arrin deri në 1.700.000, mbi 90% e të cilëve janë myslimanë. Ky qytet konsiderohet prej qyteteve të rëndësishme tregtare, industriale dhe bujqësore në Republikën e Malit, sidomos për prodhimet e orizit, kikirikit, pambukut, etj.. Fjala Bamako në gjuhën e fiseve Bambara ka kuptimin "Shpina e krokodilit". Historia e Bamako-s fillon nga mesi i shekullit XIX. Shkrimet e para për Bamako-n, si një vendbanim datojnë që nga periudha në mes viteve 1795 e 1805. Bamako, ashtu si rajonet e tjera të Malit, i është nënshtruar kolonializimit francez. Që nga viti 1908 Bamako ka qenë qendër administrative e pronave franceze në pjesën e epërme të dy pellgjeve, Niger dhe Senegal. Republika e Malit që ishte nën varësinë e drejtpërdrejtë të qendrës së kolonive franceze të Afrikës Perëndimore në Dakar, pas përfundimit të Luftës së Dytë Botërore, në vitin 1946 filloi të çlirohej gradualisht për të fituar pavarësinë e



plotë pas lëvizjes çlirimtare, në vitin 1960. Që nga ajo datë Bamako u bë kryeqyteti i Republikës së Malit[6].

**Historia e Malit**

Në shekullin XIII miladi, përmes popullit Malinki, që vinte nga jugperëndimi i kontinentit afrikan, u themelua Perandoria Islame e Malit. Emërtimi i kësaj perandiorie u bë nga emri i popullit të sipërpërmendur Malinki. Zonat në fjalë, në shekullin XIV kishin arritur kulmin e lavdisë së kësaj perandorie, e cila përfshinte pjesë të Malit të sotëm, Senegalin, Gambian dhe Jugun e Mauritanisë. Pastaj, në shekullin XV u themelua Perandoria Islame Sungaj, e cila kishte mposhtur Perandorinë e Malit dhe e kishte sunduar që nga viti 1464 deri në 1492. Perandoria Islame Sungaj mbulonte rajone të Malit të sotëm, Senegalin, Gambian dhe pjesë të Mauritanisë e të Nigerisë. Mandej, në fund të shekullit XIX francezët i nënshtruan zonat e Malit të sotëm, të cilat në vitin 1904 u bënë koloni franceze dhe në vitin 1920 u quajtën Sudani francez, kurse në vitin 1946 zonat në fjalë u bënë pjesë e Unionit francez. Ndërkaq, më 20 qershor 1960 vendi u pavarësua me emrin Republika Sudaneze dhe u bashkua me Republikën e Senegalit dhe u njoh me emrin Unioni i Malit. Mirëpo, Senegali më 20 gusht 1960 u tërhoq nga Unioni i lartpërmendur dhe kështu Republika Sudaneze ndërroi emrin dhe po atë vit, më 22 shtator, u quajt Republika e Malit. Pastaj, në vitin 1992, populli, përmes një referendumi të përgjithshëm, miratoi kushtetutën demokratike të re dhe u mbajtën zgjedhjet shumëpartiake, ku fitoi partia opozitare Aleanca për Demokraci në Mali. Pas kësaj fitoreje, kryetar i Republikës së Malit u zgjodh Umer Kunari. Qeveria e kryetarit Kunari pati sukses në ringjalljen e ekonomisë së vendit, duke zotëruar me një kapacitet të lartë në Afrikë prodhimin e pambukut dhe të arit. Në zgjedhjet e muajit maj 2002 kryetari Kunari respektoi dispozitat e kushtetutës së vendit, të cilat ndalojnë kandidimin e kryetarit për herën e tretë, prandaj populli, me 65% të votave, qeverisjen ia besoi kandidatit Emadu Tavri. Republika e Malit është anëtare e Kombeve të Bashkuara dhe anëtare e Unionit Afrikan[7].

**Historia e përhapjes së Islamit në Mali**

Feja Islame në Republikën e Malit filloi të përhapej përmes Shkretëtirës, që nga shekulli IV hixhri / X miladi. Islami, përveçqë depërtoi në këto zona, përmes udhëzimit të besimit islam dhe të dispozitave të Sheriatit, organizoi edhe jetën fisnore në vend. Kështu këto fise, falë Islamit, ishin në gjendje të themelonin shtete me arkitekturë të fortë dhe mbi baza të shëndosha, ndikimi i të cilave shtrihej nga lumi Senegal - në perëndim, e gjer në luginën e Nilit - në lindje. Mandej, gjatë shekujve XII-XIII hixhri / XVIII-XIX miladi, shumë nga predikuesit myslimanë prej familjes së murabitëve ngritën mbretëri të vogla në disa pjesë të ish-mbretërive të Malit dhe Sungajit, gjegjësisht pas shkatërrimit të këtyre të fundit. Njëri prej atyre predikuesve myslimanë ishte Shejh Ahmed Shiku Efadu, i cili themeloi shtetin Massena në pellgun e Nigerit, të cilin e përkrahu Shejh Bani në jug të qytetit Xheni. Gjithashtu, Shejh El Haxh Umer formoi një shtet, i cili shtrihej nga Fouta Xhalun e deri në Timbuktu. Shteti i El Haxh Umer-it ka qenë



shteti i fundit prej shteteve të mëdha në Sudanin Perëndimor, të cilat i themeluan murabitët. Këto shtete, nga viti 1891 e deri në vitin 1898 u bënë ballë sulmeve pushtuese franceze, që synonin kolonializmin e tyre, në kohën kur francezët arritën të shtrinin pushtetin e tyre në këto rajone.

Në këto kushte, Feja Islame së bashku me gjuhën arabe depërtuan në Republikën e Malit, dhe në qytetet e tij filloi menjëherë ngritja dhe funksionimi i xhamive dhe medreseve. Prej këtu predikuesit myslimanë u nisën për të kaluar nëpër pyjet tropikale dhe për të depërtuar në zemër të Afrikës. Kështu Mali do të bëhej udhëkryq i popujve arabë, berberë, sudanezë dhe afrikanë. Vlen të përmendet se njëri ndër mbretërit e Mbretërisë Sungaj, i cili quhej Eskija Muhamedi I, kishte ngritur vlerën e qytetit Timbuktu duke e bërë një prej qendrave kulturore islame. Ky mbret, andej nga viti 900 h / 1490 m kishte kryer Haxhin dhe, pas kthimit, kishte marrë përsipër zgjerimin e Mbretërisë së tij. Përmes kësaj iniciative, mbreti në fjalë kishte arritur të përhapte Fenë Islame edhe në mese të idhujtarëve fqinjë, si Mandenxhu dhe Fulani - në perëndim, Tavarik dhe Berber - në veri, Musi - në jug dhe Husa - në lindje. Udhëpërshkruesi i mirënjohur Ibn Betuta (703 – 779 h / 1304 – 1377 m) kishte vizituar rajonet e Republikës së Malit të sotëm, nga mesi i shekullit VIII hixhri / XIV miladi, kishte përshkruar këto rajone dhe kishte vënë në dukje të veçantë sigurinë, rendin dhe drejtësinë nëpër këto zona. Ai kishte bërë me dije se vendësit ishin të përpiktë në kryerjen e obligimeve fetare, si: namazi me xhemat, përkujdesja për nxitjen e fëmijëve për namaz. Ai vinte në dukje po ashtu që njerëzit vishnin rrobat e tyre të bardha ditën e xhuma, si dhe kujdeseshin për nxënien e Kur'anit përmendsh[8].

## Klima

Klima në vend karakterizohet për tri sezona vjetore. Moti është i nxehtë dhe i thatë - nga marsi e deri në maj, kurse nga qershori e deri në tetor - moti është i ngrohtë dhe me shi, e motin e gjejmë aty të ftohtë e të thatë prej nëntorit e deri në shkurt. Temperaturat vjetore në pjesën më të madhe të vendit sillen 27 dhe 29 gradë celsius. Mirëpo, gjatë marsit dhe qershorit, temperaturat mund të rriten deri në 38 gradë, kurse në zonat e shkretëtirës temperaturat gjatë ditës arrijnë deri në 43 gradë. Toka me barishta në vend shtrihet gjerësisht në pjesën më të madhe të Jugut të Republikës së Malit. Kjo zonë ka reshje të dendura shiu dhe, për shkak të klimës së përshtatshme, aty gjendet një numër i konsiderueshëm i shtazëve të egra, si elefantë, gjirafa, drerë, lopë, hiena, tigra dhe luanë, po dhe krokodilë në zona të lumenjve. Bota bimore në vend është e larmishme, ka pemë të shumta me emra të ndryshëm drunjsh afrikanë; në disa fusha ka edhe palma. Ndërkaq, në veri të vendit, për shkak të klimës së shkretëtirës, bimët janë të pakta[9].

## Gjendja ekonomike

Republika e Malit është një vend i varfër ekonomikisht. Më shumë se ¾ e popullsisë merren me bujqësi dhe blegtori. Në vend prodhohen dhe kultivohen disa bimë ushqimore, si: orizi, misri dhe kultura të tjera të lashtash. Të lashtat më të rëndësishme të vendit janë pambuku dhe kallami i sheqerit. Shtegtarët endacakë në Mali kultivojnë një numër të madh bagëtish, si lopë, dele dhe dhi. Krahas peshkimit që konsiderohet prej aktiviteteve të rëndësishme ekonomike në vend, industria e tekstilit, e gjërave ushqimore dhe prodhimet e lëkurës - llogariten prej aktiviteteve më të rëndësishme industriale në vend. Qeveria zotëron të gjitha fabrikat e mëdha, por ato funksionojnë për të inkurajuar investime më të mëdha individuale. Ndërtimi i shumicës së fabrikave të mëdha në vend, si fabrika e cimentos, sheqerit, e paketimit dhe e tekstilit, është arritur falë ndihmave të huaja. Në Mali gjenden edhe pasuri tokësore, si bakri, ari, hekuri, mangani, fosfati, uraniumi dhe kripa. Nxjerrja e kripës konsiderohet prej prodhimeve më të mëdha në vend, krahas nxjerrjes së një sasie të vogël të arit. Pambuku është kultura kryesore për eksport, dhe përbën afërsisht gjysmën e eksportit të Republikës së Malit. Gjithashtu Mali është duke punuar edhe për eksportin e peshkut, lëkurëve, bagëtive, mishit dhe kikirikit. Ndërkaq, Mali importon lëndë kimike, lëndë ushqimore, makineri, naftë dhe tekstil. Tregtia reciproke e Republikës së Malit kryesisht bëhet me vendet e Afrikës Perëndimore, me Francën dhe me disa vende të tjera të Evropës Perëndimore[10].

[1] Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 551, 552. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame f. 64, 65. Logos-a, 2009, Shkup. Vladimir ZOTO; Enciklopedi gjeografike e botës, f.147, 148. Dasara, 2007, Tiranë. [2] Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani; El Vexhiz fi Gjugrafia El Alem El Islami, f. 223. Dar Alem El Kutub, 1997 , Rijad. [3] www.moqatel.com [4] www.moqatel.com. [5] en.wikipedia.org [6] ar.wikipedia.org [7] Muhammed Atris, f. 552, 553. [8] Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani; f. 225, 226, 227. [9] www.marefa.org [10] ar.wikipedia.org



# Sami Frashëri për qytetërimet (3)

**Prof. dr. Mehdi Polisi**

**Fanatizmi krishter ishte shumë i fuqishëm dhe shqetësonte mendjet dhe ndërgjegjet. Njerëzit e saj, duke menduar lirshëm dhe duke menduar thellësisht, përparuan edhe në shkenca të ndryshme dhe, sigurisht, sado që nuk i lejonte të merreshin me shkenca, artizanatet si: arkitektura, piktura dhe skulptura, meqë kanë qenë mjete për tempujt e tyre, i ruajtën nga ai fanatizëm. Dhe kështu, këto shkenca dalëngadalë patën filluar të përparonin në Itali.**

Në fillim të artikullit të numrit të kaluar, kemi shpjeguar se luftërat e Kryqëzatave që përfunduan në shekujt e mesjetës, qenë bërë shkak që Evropa të hynte në rrugë të qytetërimit. Feudalët e Evropës shitën pasuritë e tyre dhe dërguan ushtarë në Azi dhe Afrikë, shumica e të cilëve mbetën atje. Ata që nuk mundën të ktheheshin, i shpëtuan nga robëria e tyre popujt dhe, për shkak se pushtetet rritën ndikimin dhe autoritetin e tyre, shpëtuan nga këto luftëra. Edhe pjesëmarrësit në Kryqëzata, të cilët u kthyen, pasi panë shkencat, njohuritë dhe përparimin e popujve islamë, ndriçuan dhe ndryshuan deri në një shkallë pikëpamjet e tyre. Të kthyerit në atdheun e tyre dhe përhapja e tyre në çdo anë të Evropës, u bënë mjet që shtynë Evropën të zgjohej nga injoranca dhe fanatizmi ku gjendej.

Për shkak të afërsisë, Italia ishte e para që filloi bashkëpunimin tregtar me vendet islame, prandaj qytetet si: Gjenova, Venecia dhe Piza, kaluan në radhën e qendrave tregtare në shkallë të parë dhe populli filloi të merrej me tregti. Falë pasurisë që fituan, shpëtuan nga gjendja e robërisë në të cilën gjendeshin. Kjo gjendje, duke u përgjithësuar, gjithnjë e më tepër filloi të zgjerohej e të shtrihej nga kasabatë edhe në fshatra. Pasuria dhe liria janë shkaktarë kryesorë për rritjen e numrit të banorëve. Banorët e Evropës, shtoheshin vazhdimisht dhe, kështu, themeloheshin kasaba të reja, kurse ato ekzistuese po zgjeroheshin.

Sido qoftë, fanatizmi krishter ishte shumë i fuqishëm dhe shqetësonte mendjet dhe ndërgjegjet. Njerëzit e saj, duke menduar lirshëm dhe duke menduar thellësisht, përparuan edhe në shkenca të ndryshme dhe, sigurisht, sado që nuk i lejonte të merreshin me shkenca, artizanatet si: arkitektura, piktura dhe skulptura, meqë kanë qenë mjete për tempujt e tyre, i ruajtën nga ai fanatizëm. Dhe kështu, këto shkenca dalëngadalë patën filluar të përparonin në Itali.



Në këtë mënyrë, artet e këtilla të bukura do të zbukuronin qytetet. Meqenëse edhe njerëzit kultivonin disa ndjenja, pas tyre përparonin poezia, muzika dhe letërsia. Nga ana tjetër, sado që feudalët patën humbur pushtetin e tyre të vjetër, megjithatë, krenoheshin vazhdimisht me titullin e tyre dhe veçoheshin nga njerëz të tjerë. Ata ruajtën karakteristikat e respektit dhe nderit të tyre dhe, sido qoftë, për ta treguar veten të nevojshëm dhe të dobishëm për bashkësinë njerëzore, ngjarjet, si kryqëzatat, nuk i zinin në gojë, duke dalë kështu me detyrën e ruajtjes së të dobëtve (të masës). Gjithsesi, të mbrojturve që nuk i takonin klasës së tyre, me gjikthë ruajtjen a mbrojtjen ndaj tyre, u sillnin "fitore" ofendimet, poshtërimet dhe përbuzjet. Ndërkaq, klasa e këtyre aristrokatëve, të cilët ishin nipër të feudalëve të vjetër, qytetërimit evropian, dhe veçanërisht pjesës së moralit, në përpjesëtim me dëmin a të keqen, i bënë edhe shërbime të konsiderueshme. Tashmë, ashtu sikur malli e pasuria, populli shpëtoi nga një gjendje e frikshme dhe e tmerrshme nga të qenët rob dhe pa të drejta. Fuqia dhe ngadhënjimi, edhe pse i kishin vënë një kufi së drejtës, për të mbrojtur e për të siguruar të drejtat e përgjithshme, u panë të nevojshme e të domosdoshme ligjet

dhe sistemet (rregullat). Ndonëse në fillim iu referuan "Librave qiellorë' dhe kryetarëve shpirtërorë, më pastaj morën në dorë (iu referuan) një kopje nga ligji i Xhuvelinit, njërit nga ligjbërësit më të njohur të Romës së vjetër. Duke shfrytëzuar këshillat e dobishme të tij dhe duke punuar sipas tij, filluan të bënin edhe ligje, rregullore dhe sisteme të tjera.

Për sa i përket shkencës, gjëja për se vrapuan dhe u ngutën evropianët të merrnin sa më parë nga popujt islamë, ishte shkenca e apologjetikës (akaidi). Sipas nevojës, domosdoshmërisë dhe rrethanave të kohës, kjo shkencë i ndihmonte përforcimit të fesë së tyre. Duke imituar dijetarët islamë dhe duke filluar të krahasonin logjikën dhe diskutimin e Aristotelit me rregullat e mësimit të fesë së tyre, kishin sjellë në sipërfaqe një shkencë të quajtur "skolastikë", e cila e kishte pushtuar dhe lodhur popullin për vite. Mirëpo të krishterët, të cilët deri në atë kohë ishin të lidhur shumë ngushtë me urdhrin "beso dhe mos pyet", kishin bërë shprehi ta angazhonin e ta thellonin mendjen për çdo gjë. Pastaj, duke vepruar kështu, u lindi dëshira për të mësuar shkencat matematikore-natyrore. Edhe librat e Ibn Sinasë dhe të dijetarëve të tjerë islamë për shkencat e llojllojshme, sado që u përkthyen dhe sado që dolën në shesh dhe kaluan dorë më dorë, fanatizmi, për t'i përdorur ato në shërbim të tij, edhe duke kuptuar se mjetet që kishin marrë, kishinë filluar ta lëndonin, megjithatë nuk lejonte të pengohej përhapja e shkencës. Tashmë, nga njëra anë, në saje të përparimit të letërsisë, veprat e dijetarëve të lashtë, që kanë qenë si shembull dhe model i pastër dhe i mirë i moralit të Krishterimit – që u paraqitën pas havarinjve,[10] - duke u studiuar mirë e hollë nga çdonjëri, kundërshtuan fjalët dhe veprimet e udhëheqësve shpirtërorë të asaj kohe dhe të grupeve të fanatikëve, e, nga ana tjetër, meqë ankuesit e këtyre refuzonin me argumentet e tyre, ata që nuk kishin dëshiruar të ndiqnin verbërisht fanatizmin, shtoheshin nga dita në ditë dhe kështu u shfaqën luftëra të vazhdueshme në mes tyre dhe ithtarëve të fesë. Çdonjëri ishte dëshmitar se të gjithë udhëheqësit shpirtërorë ishin të dhënë pas qejfeve (dëfrimeve) dhe të prirur që tërë pasurinë ta shpenzonin në mënyrë të shfrenuar dhe për gjëra të ndaluara sipas fesë. Dhe numri i atyre që ishin kundër tyre, rritej nga dita në ditë, por, megjithatë, shumica mbeti në anën e injorancës dhe fanatizmit. Së këndejmi, shkencat, artet dhe qytetërimi u shtypën dhe u terrorizuan në mënyra të ndryshme, por këta, me sakrifica shumë të mëdha, duke rënë e duke u ngritur, duke u munduar e duke vuajtur, arritën të vazhdonin në rrugën e tyre.

Në fund, në shekullin e gjashtëmbëdhjetë, jo që nuk do të mund të përparonin, por as që do të mund të mbijetonin, sepse, kuptohet, me atë fanatizëm të fesë, në thelb qenë në kundërshtim




me vendimet dhe gjykimet e Inxhilit dhe Tevratit. Ndërkohë u paraqitën disa persona të guximshëm, të cilët do të shpallnin nevojën dhe domosdonë e një ndryshimi dhe përmirësimi të bindjeve dhe veprimeve fetare. Këta i shpallën luftë fesë, në emër të fesë dhe, më saktë, librave (shkrimeve) të disa udhëheqësve shpirtërorë, në emër të Inxhilit, dhe papës, në emër të Hazreti Isait. Këta, ashtu sikur ata që flisnin në emër të shkencës e të artit, nuk mbetën vetëm (të vetmuar). U gjendën të tillë që u shkonin prapa. Sido qoftë, edhe pse patën hequr shumë, në fund, rruga që ndoqën, përfundoi me sukses dhe, duke qenë jashtë katolicizmit dhe duke mos qenë nën pushtetin e papës, patën sukses të formonin disa drejtime fetare, të cilat janë të njohura me emrin e përgjithshëm "protestanti". Edhe katolikët, duke thjeshtësuar drejtimin e tyre karshi këtij drejtimi të ri, qenë të detyruar të tërhiqeshin deri diku nga ai fanatizëm.

Edhe një gjë që kaloi nga arabët në Evropë në kohën e luftërave të Kryqëzatave, që pati ndihmuar shumë në qytetërimin e Evropës, është dhe përdorimi i busullës në anije. Falë busullës, detarët evropianë shëtitën oqeanin Paqësor (Bahr-i Muhit) dhe zbuluan disa toka e ujdhesa dhe, në fund, edhe pjesë të mëdha të Amerikës, të cilat deri atëherë ishin të panjohura. Ata, nga ato vende, mblodhën dhe sollën në vendet e tyre pasuri të mëdha. Pastaj, tregtitë që hapën me ato vende të largëta, filluan t'i pasuronin

banorët e saj (të Evropës). Pasuria, natyrisht, lind gjithnjë përparimin, kurse përparimi, lirinë dhe qytetërimin.

Detarët, si: Vasko de Gama dhe Kristofor Kolombo, zbuluan pjesë të mëdha të rruzullit tokësor, gjetën në Evropë tregti dhe pasuri e thesare nëntokësore, nga njëra anë, e nga ana tjetër, dijetarët, si: Galileu dhe Koperniku përcaktuan rrethanat e vërteta të trupave qiellorë, pozitën dhe lëvizjen e tyre. Zgjerimi i njohurive të gjinisë njerëzore, si dhe zbulimi i mjeshtërisë së shtypit (shtypshkronjës), filluan t'i përhapnin e t'i thellonin këto njohuri. Udhëheqësit shpirtërorë, pasi u përpoqën shumë kohë t'u rezistonin shkencës dhe arteve me injorancë dhe fanatizëm, në fund, e kuptuan se nuk do të ishte e mundur t'i ndihmohej dritës së muzgut (agimit) me errësirën e natës. Së këndejmi, ata, për t'i ekspozuar popullit pjesët e njohurive që i dëshirojnë, dhe për t'i përvetësuar mendjet e tyre, edhe vetë qenë të detyruar të mësonin shkencën dhe artin, dhe kështu u përqendruan në zotërimin e mësimit dhe edukimit. Këto masa dhe përpjekje (nisma) të tyre provokuan gjetjen e një fanatizmi dhe injorance në shkencën dhe edukimin në Evropë. Sido qoftë, meqë është e natyrshme që drita të shmangë errësirën, disa nxënës që dolën nga shkolla e udhëheqësve shpirtërorë, përveçqë i shpallën luftë injorancës dhe fanatizmit, një grup prej tyre arritën deri aty sa të shkatërronin bazën e Krishterimit. Ja, në këtë mënyrë, udhëheqësit fetarë e shpirtërorë në Evropë, duke rezistuar e kundërshtuar fuqishëm dhe duke mos dashur qytetërim, dituri e arsimim, por duke qenë nën këtë presion, bënë madje dhe shumë shërbime, sepse filozofët e dijetarët, si: Volteri e Rusoi, kanë dalë nga shkolla e udhëheqësve shpirtërorë.

Shekulli i tetëmbëdhjetë dukej më i shkëlqyeshëm e më i ndritshëm falë zbulimeve shkencore, mendimeve dhe studimeve të filozofëve e dijetarëve, si: Dekarti, Njutoni, Hersheli, Kanti, Bakoni etj.. Mendimet e popullit u hapën e u liruan nga dita në ditë dhe këta filluan të ndikonin kundër fanatizmit dhe fuqisë së autoritetit të udhëheqësve shpirtërorë. Volteri e Rusoi, si dhe Didëro e Dalambert dhe dijetarë të tjerë, që quhen enciklopedistë, qenë pishtarë të qytetërimit në shekullin e lartpërmendur. Mund të thuhet se fanatizmi përgatiti një fushë të gjerë për zhvillimin dhe përparimin e qytetërimit. Qytetërimi dhe e vërteta, si dhe ligjet e drejtësia, hapën një epokë të re, të themeluar mbi baza të shoqërisë njerëzore.

Megjithatë, kishin mbetur përsëri shumë pengesa. Kështu, fanatizmi më i madh i udhëheqësve shpirtërorë përbëhej nga reagimet dhe privilegjet e aristokratëve dhe nga despotizmi e nga tirania e pushteteve. Veçse filozofët dhe dijetarët e lartpërmendur, popujve ua shpjeguan vazhdimisht pushtetin dhe të vërtetën derisa arritën në shtresën më të ulët të banorëve (në masën popullore) dhe, meqenëse ia mësuan gjinisë njerëzore ligjet, rregullat dhe detyrat, nga shkëndijat që vendosën ata në dekadat e para të shekullit të kaluar, në Francë u shfaq një politikë revolucionare vullkanike e shpërthyese dhe një qytetërim që tronditi tërë Evropën. Ai revolucion që ndodhi më 1789 dhe 1793, qe një ngjarje e madhe. Ai revolucion i ndriçoi sytë e tërë Evropës me dritë të jashtëzakonshme. Lëvizjet e tij në Francë vazhduan deri më 1848, e ndoshta deri më 1878. Kjo ngjarje gjykohet të jetë një episod i qytetërimit që zhduku gati të gjitha pengesat. Rruga e qytetërimit, e përparimit dhe e lirisë, mbeti tërësisht e hapur dhe e lirë. Në shekullin tonë, ndërkaq, janë zbuluar tri gjëra. Çdonjëra prej tyre do të mund të jetë e barasvlershme me të gjitha zbulimet dhe sajimet e tjera. Ato janë: vapori, hekurudha dhe telegrafia. Në saje të avullit dhe elektrikut, që kanë qenë forca të panjohura deri në këtë shekull, përveç këtyre tri gjërave që numëruam, qenë zbuluar e krijuar disa vepra artistike, dhe kjo ndodhte nga dita në ditë. Kështu, çdonjëra shtonte dhe rriste fuqinë vepruese të gjinisë njerëzore në një shkallë dhe mënyrë marramendëse.

Në të vërtetë, shkaqet që ruajtën qytetërimin e tanishëm nga rënia dhe zhdukja, ashtu sikurse dhe qytetërimet e mëparshme, janë botimet (veprat shkencore) dhe veprat e këtilla artistike.[11]

[1] Revistën Hafta dhe shumë vepra të tjera të Sami Frashërit m'i ka siguruar miku im i nderuar, dashamirës i kulturës, mr. Adnan Ismaili, drejtor i shtëpisë botuese Logos-A të Shkupit. Për këto shërbime të tij, e falënderoj publikisht. [2] Më gjerësisht shih: Mehdi Polisi, Sami Frashëri - njeriu që shkeli në shumë fusha të dijes, Filologji, nr. 14, UP, Fakulteti i Filologjisë, Prishtinë, 2006, f. 65-85. [3] Shih gjerësisht: Mehdi Polisi, Kamus al-a'lami i Sami Frashërit vepër me përmasa kombëtare dhe ndërkombëtare, Seminari Ndërkombëtar për Gjuhën, Letërsinë dhe Kulturën Shqiptare, nr. 23/1, f. 51-62, Prishtinë, 2004; edhe në Jeta e re, prishtinë, 2005, f. 177-188. [4] Autori i këtyre rreshtave ka përkthyer nga osmanishtja veprën Medeniyyet-i Islamiyye (Qytetërimi islam), Prishtinë 1999; bot.i dytë, Logos-A, 2002, Shkup; bot.i 3, Logos-A, 2004, Shkup (këtu mban numrin 13, në kuadër të kompletit të veprave të botuara të Sami Frashërit :1-20 vepra); veprës i prin studimi Sami Frashëri në fushën e islamistikës, i njëjti: Qëndrimi i Sami Frashërit ndaj Islamit dhe qytetërimit të tij, Edukata Islame, Prishtinë 2007, f. 113-122. Por kjo në raport me kontributin e tij në këtë fushë është pak. [5] Këtu Samiu e përdor termin hadariyyet, kurse për qytetërimin më të avansuar, do ta përdorë termin medeniyyet. [6] Sh. Sami Frashëri, Medeniyyet (1), Hafta, Edebiyat ve funun ve sanayi'a mecmu'a (Java, revistë letrare, shkencore dhe artizanale), nr. 9, f. 129-133, Stamboll, 1298h./1881. [7] Është fjala për qytetërimin e lashtë grek, i cili është i fundit nga qytetërimet e lashta. [8] Kjo vepër tashmë është përkthyer në gjuhën shqipe. Shih këtu shënimin (fusnotën) 4. [9] Po aty, nr. 10, f. 145-149. Ndonëse Samiu kishte paralajmëruar se do të shkruante një vepër të tillë, nuk ka njoftime që të ketë bërë një vepër të këtij lloji. [10] Havarinj janë shokët dhe përkrahësit e denjë të Hazreti Isait, numri i të cilëve ka qenë 12. Këta kanë ndihmuar fuqishëm në përhapjen e Fesë së krishterë. (Shih Sami Frashëri, Kamus-i Turki, f. 561). [11] Po aty, nr. 11, f. 161-165.

### INTERVISTË ME 92-VJEÇARIN, HAXHI SYLEJMAN RAMA

# Një kujtim nga haxhi i viteve '80

**Ishte gushti i vitit 1980. Pasi e falëm namazin e sabahut, hoxhallarëtë na e kënduan duanë. Ishte shumë shyhret, sepse kishin ardhur për të na përcjellë shumë hoxhallarë, të cilët me Kur`an, dua, dhikër e ilahi na forcuan edhe më shumë imanin dhe itikatin tonë e na dhanë forcë, guxim dhe elan edhe më tepër në rrugën që kishim marrë drejt Shtëpisë së Allahut.Në Xhaminë e Madhe (Sulltan Fatih) hipëm në autobus dhe morëm rrugën për në Qabe.**

Haxhi është një nga fondamentet bazë të Fesë Islame, por jo të gjithë jemi të obliguar ta kryejmë këtë ritual shumë domethënës për besimtarët myslimanë.

Kjo kuptohet nga fraza hyjnore të sures Ali Imran, ajeti 97, në të cilën identifikohet thirrja për këtë obligim. Aty thuhet: "Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton); Allahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që e bëjnë) njerëzit".

Mundësia financiare është prej kritereve për kryerjen e këtij obligimi. Në vitet '80 të shekullit të kaluar udhëtimi në Haxh ka qenë tejet i vështirë duke pasur parasysh rrethanat dhe kushtet ekonomike që mbretëronin në atë kohë në vendin tonë. Por ja që ka pasur besimtarë të sinqertë, të cilët i qenë përgjigjur thirrjes së Allahut për të vizitur Shtëpinë e parë të ndërtuar në faqe të dheut për adhurim, sikur e quan Allahu xh.sh. Shtëpinë e Tij. Prej tyre pati edhe disa bashkëkombas e vëllezër tanë në ato vite.

Ne kemi përzgjedhur një haxhi, i cili e ka kryer haxhin në atë periudhë. Përmes rrëfimit të tij do të kuptojmë më mirë se si ishte kryer haxhi në vitet e largëta, në vitet tetëdhjetë.

Të nderuar lexues të Diturisë Islame, do të sjellim para jush një rrëfim tejet interesant, i cili, besojmë, do të zgjojë nostalgjinë tuaj dhe tonë. Ky do të na kujtojë se si ishte kryer Haxhi në atë kohë, gjegjësisht si ishte udhëtuar dhe çfarë peripecish, vështirësish kishin pasur haxhinjtë, krahas ndjenjave të kënaqësisë dhe krenarisë që kishin përjetuar ata.

Për të mësuar për të gjitha këto, do të bashkëbisedojmë me haxhiun Sylejman Rama.

Haxhi Sylejman Rama ka lindur më 15.02.1919 në fshatin Nishec, komuna e Podujevës. Ka më shumë se dyzet vjet që me familjen e tij të gjerë, ai jeton në një lagje periferike të kryeqytetit, në lagjen e Matiçanit.

Kur shkuam për ta intervistuar, haxhiun e takuam në xhaminë e lagjes së tij. Ai, ashtu i përkushtuar siç dukej, me fytyrën që i ndriçonta nga devotshmëria dhe përkushtimi i tij i thellë me ibadet, na uroi mirëseardhje. Edhe pse i shtyrë në moshë, kishte mbushur më shumë se nëntëdhjetë pranvera, ai nuk hezitoi t'u përgjigjej pyetjeve tona rreth udhëtimit të tij më të veçantë, udhëtimit ibadet të jetës së tij, pra, Haxhit të tij, më shumë se tre dhjetëvjetësha më parë.

Rrëfimin e tij e filloi mjaft i mallëngjyer dhe me shumë emocione, sepse, sikur na tha, ai ishte udhëtimi më domethënës dhe tejet i veçantë përgjatë gjithë jetës së tij.

Organizator i Haxhit atë vit ishte Bashkësia Islame e KSAK-së të atëhershme, me mulla Jetish ef. Bajramin në krye. Organizimi ishte mjaft i mirë duke pasur parasysh kujdesin mjekësor nga ekipi prej 2 mjekësh, të cilët i shoqëruan gjatë gjithë kohës, pastaj rezervimet në Vendet e shenjta që i kishin siguruar shumë kohë më herët afër Vendeve të Shenjta, dhe përkujdesjen nga hoxhallarët gjatë tërë udhëtimit dhe kryerjës së ibadeteve.

*D.I.: Çfarë ju kujtohet nga dita e nisjes, e cila ishte, besoj, tejet emocionuese?*

Haxhi Sylejman Rama: PO si jo, ishte një ditë e veçantë në jetën time. Më 2 gusht të vitit 1980 namazin e sabahut e kemi falur në Xhaminë e



Madhe, ku imam ka qenë hoxha i mirënjohur mulla Sylë Rimanishta. Pikë takimi të gjithë haxhinjtë kishim Xhaminë e Madhe në kohën e namazit të sabahut. Pasi e falëm namazin e sabahut, hoxhallarëtë na e kënduan duanë. Ishte shumë shyhret, sepse kishin ardhur për të na përcjellë shumë hoxhallarë, të cilët me Kur`an, dua, dhikër e ilahi na forcuan edhe më shumë imanin dhe itikatin tonë e na dhanë forcë, guxim dhe elan edhe më tepër në rrugën që kishim marrë drejt Shtëpisë së Allahut. Në Xhaminë e Madhe (Sulltan Fatih) hipëm në autobus dhe morëm rrugën për në Qabe.

*D.I. Po numri i haxhinjve, ju kujtohet?*

Haxhi Sylejman Rama: Ne ishim gjithsej rreth 49 veta, të gjithë meshkuj nga të gjitha trevat e Kosovës, si nga Podujeva, Prizreni, Ferizaj, Presheva etj. Me ne ishte vetëm një grua, nëna e një hafëzi nga Presheva. Me Emrin e Allahut u nisëm dhe para vetes kishim një rrugë të gjatë e të lodhshme, përplot sakrifica, por dëshira e idealet e larta për të kryer një obligim të Allahut, shembte çdo barrierë dhe shndërrohej në forcë e vullnet.

Nga Prishtina udhëtuam në Podujevë, Merdare, Kurshumli, për të kaluar nëpër Prokuple e pastaj në Nish. Vendi i parë i ndalimit tonë ishte qyteti i Beogradit.

Shoqërues kryesor kishim hoxhën Rexhep ef. Boja, i cili atë kohë ishte shumë i ri dhe kujdesej shumë për ne e mundohej të na sqaronte për çdo detaj që na interesonte. Shoqërues dhe ndihmës të tij ishin edhe disa hoxhallarë të tjerë.

*D.I. A mund të na kujtoni cilët ishin hoxhallarët e tjerë, nëse ju kujtohen?*

Haxhi Sylejman Rama: Po si jo, ishin Hasan Nahi nga Gjakova, Sylë Rimanishtja, dhe Halim Tërnava.

Pak pasi arritëm në Beograd, në stacionin e autobusit ku ne ishim ndalur, erdhi një automjet i zi dhe shumë komod, shumë i gjatë dhe ne po shikonimë se kush do të zbriste. Disi u frikësuam se çfarë po ndodhte, por aty zbriti kryetari i Bashkësisë Islame mulla Jetish Bajrami, i cili kishte ardhur enkas vetëm për të na përcjellë ne, si kemi kaluar rrugës nga Prishtina deri në Beograd.

*D.I. Mandej si e keni vazhduar rrugën, me autobus, me tren apo ?*

Haxhi Sylejman Rama: Ora ishte dhjetë e mbrëmjes, namazin e radhës më duket të jacisë, nuk e kishim falur ende. Xhamia ishte larg, prandaj mulla Jetishi na rekomandoi ta falnim namazin në grupe të vogla, jo në një xhemat, sepse siç thoshte hoxha: “ Mos t’ju biem në sy atyre, se u a vrasim sytë”.

Në Beograd kemi pritur përafërsisht 4 orë, që aty, të bashkuar me të gjithë haxhijtë e republikave të atëhershme të ish–RFSJ,-së, pra kishte haxhinj të Bosnjë e Hercegovinës, të Sanxhakut, Beogradit, Malit të Zi, etj. Numri i të gjithëve ishte rreth 700 persona, por më së shumti kuptohet kishte nga Bosnja e Hercegovina. Në Beograd kemi hipur në aeroplan dhe kemi marrë rrugën për Egjipt.

Në Aeroportin e Egjiptit kemi pushuar disa orë, për të vazhduar më tej udhëtimin tonë drejt Xhides, ku do të ateronim në aeroportin ndërkombëtarë të Arabisë Saudite, pas disa orësh udhëtimi.

**Në Xhide**

Haxhi Sylejman Rama rrëfen se në Xhide pritja ka qenë madhështore dhe sqaron se në pritje të tyre dhe për t’u uruar mirëseardhje, kishte dalë edhe kryetari i Xhides dhe u kishte dhuruar nga një Kuran, disa broshura fetare, disa gjësende personale, përfshirë këtu edhe nga një çadër. Ai u kishte rekomanduar të kishin kujdes të veçantë, sepse temperaturat ishin shumë të larta.

*D.I. Çfarë ishin emocionet kur arritët në Vendet e Shenjta?*

Haxhi Sylejman Rama: Qyteti i Resulullahut a.s.,.-Medina Munevvere, ishte vendëndalja e radhës e haxhinjve, ku do të qëndronim 10 ditë. Aty filluam të shijonim ëmbëlsinë e udhëtimit tonë disaditor. Falja e namazeve ditore në Xhaminë e Resulullahut a.s., më pas leximi i Kur`anit të madhërishëm, dhikret dhe dua të shumta, - ishin të përditshme dhe na shoqëronin për çdo ditë. Ato i bënim me përkushtimin më të madh, me kënaqësinë më të madhe, pasi ishim

në truallin e shenjtë, tokën ku ka shkelur Profeti ynë, i Dashuri i Perëndisë, drita e syve tanë dhe modeli ynë i jetesës.

Xhamia e Profetit a.s. ishte tejet e madhe, deri atëherë nuk kam vizituar dhe nuk kam parë diçka të tillë, asnjë xhami të tillë, ajo ishte e ndërtuar në një sipërfaqe që nuk mund ta imagjinoja më parë, prej 4 hektarësh.

Ne banonim shumë afër Xhamisë dhe kjo na e lehtësonte shumë ibadetin në Xhaminë e Resulullahut.

Pas 10 ditësh mbresëlënëse e ditësh të plota ibadetesh e përkushtimi të qëndrimit tonë në Medinë, kishte ardhur koha të përfundonim këtë pjesë dhe morëm rrugën për në Qytetin e Bekuar të Mekës.

Të gjithë haxhinjtë e prisnim me padurim se si do të dukej Qabeja, si ishte ajo... Shumë pyetje na silleshin në mendjet tona qysh nga momenti kur jemi nisur. E tash ishim shumë afër, edhe pak çaste na ndanin nga shikimi, përjetimi i Shtëpisë së Allahut.

Deri atëherë kishim dëgjuar nga hoxhallarët për Qabenë, madhështinë e saj, kishim parë imazhet e saj dhe fotot, panorama të Qabesë kishim të varura edhe nëpër odat e shtëpitë e tona dhe ato rrëfejnë për identitetin tonë dhe se Qabeja është pjesë e pandashme e dashurisë të çdo mumini, ama tash ihim para saj, do të shijonim e do të nuhasnim vetëm emocionet që i ofron Qabeja, me gjithë bukuritë dhe përjetimet e papërshkruara që i kemi nuhatur, po gjuha të tradhton dhe nuk mund t'ju rrëfej asgjë, pasi gjymtyrët e mia janë të kufizuara për të përshkruar një vend të pakufizuar, një hapësirë të përsosur e të shenjtë, siç është Mesxhidul Harami.

Krahasuar me Medinën, Qabeja ishte një vend shumë më i vogël. Në Medinë ishte shumë gjerë, kurse në Mekë ishte shumë më ngushtë, mezi e kryenim tavafin dhe retherreth kishte kodra e gurë. Edhe në Mekë qëndruam 10 ditë.

*D.I. Si e kishit aty akomodimin në ato vite?*

Haxhi Sylejman Rama: Hoteli ku banonim, ishte një ndërtesë 4-katëshe, ishte nxehtë dhe temperatura shumë shumë e lartë.

Ishte mbi 50 gradë celsius. Pritja ishte e kënaqshme në Mekë, ushqimin e blinim dhe furnizoheshim vetë, por kishte mundësi zgjedhjeje, atje kishte ushqime të tjera nga ushqimet tona tradicionale, por, me ndihmën e udhëheqësve tanë, kalonim mirë. Mishi ishte i njëjtë, - përfundoi duke buzëqeshur axha Sylejman.

Vlen të ceket se rezervimet ishin bërë shumë më herët për hotele dhe për çdo gjë tjetër rreth mbarëvajtjes normale të haxhit ishin përkujdesur përfaqësuesit e Bashkësisë Islame. Atje kishin shkuar përfaqësues disa javë para nesh, sikur ishte mulla Jashari, i cili kishte bërë rezervimet dhe, kur arritëm ne, ai na priti dhe



na uroi mirëseardhje. Posa zbritëm, u vendosëm menjëherë në banesat tona.

Atij i kishin bërë përshtypje grupe komunitetesh të tjera atje për organizimin e mirë. Sidomos grupi i haxhinjve nga Turqia, që me ilahitë e me këndim Kurani e dhikër dhe përkushtim ndaj Zotit, kishin lënë mbresa për të gjithë haxhinjtë.

*D.I. Po në Mekë, si u pritët dhe në çfarë kushtesh ishin për haxhinjtë?*

Haxhi Sylejman Rama: Ishte shumë mallëngjyese. Ishte një emocion i paparë. Meka -vendlindja e Resulullahit, Qabeja - drejtimi i myslimanëve. Ishte mahnitëse. Ngado dëgjohej gumëzhima Lebbejke Allahumme Lebbejk….Të Përgjigjemi, o Allah, të Përgjigjemi. Edhe ne, me idenë e organizatorit tonë, iu bashkuam atij grupi.

Arafatin e Muzdelifen, Sajin e Merven, haxhi Sylejmani i kujton me mall. Lutjet e shumta drejtuar Krijuesit në Vendet e Shenjta, vendin e Ibrahimit e Ismailit alejhimuselatu ve selam, siç e quan haxhi Sylejmani, i kujton me mallëngjimin më të madh. Gjatë bisedës sonë shpesh e tradhtonte edhe loti.



I gjuajtëm gurët me vështirësi, ishte ngushtë, ishte zahmet, por me hoxhollarët tanë ia dilnim mbanë dhe i kryenim ibadetet më së miri. Ai e kujton një detaj kur njërit prej hoxhallarëve i kishte humbur kuleta dhe të gjithë grupi kishin mbledhur të holla në masën e parave të humbura.

*D.I. Cili ishte momenti që ka lënë gjurmë në kujtesën tënde?*

Haxhi Sylejman Rama: Ndalja jonë para mekami Ibrahimit dhe shikimi i këmbëve dhe fërkemeve të hazreti Ibrahimit, ishin mrekulli. Nuk u besoja syve të mi, m'u kënaqën sytë dhe nuk mund t'i ndaja sytë nga këmbët e Profetit. Aty kam bërë dua shumë, më dukej sikur para meje ishin dhe po më shikonin Ibrahimi dhe Ismaili a.s..

**Kthimi në Kosovë**

Haxhi Sylejman Rama: Pasi përfunduam të gjitha ritualet dhe pas qëndrimit tonë 24 ditësh, erdhi momenti i kthimit tonë, nga erdhëm.

U kthyem, por tani shumë më të lirë, ishim më të shkarkuar, më të lehtë, më të kënaqur shpirtërisht, ngase kryem një farz të Allahut, i cili nuk mund të kryhet pa të thirrur Ai nga Lart.

Derisa haxhiu shqiptonte fjalët e mësipërme, mua më vajti mendja tek Fjala e Profetit a.s.:" Kush e kryen haxhin e largohet nga punët e liga e të neveritura, i fshihen mëkatet mu sikur atë ditë që ka lindur nga nëna e tij".

- Pastaj po ktheheshim nga erdhëm. Së pari arritëm në Xhide për t'u nisur në Kajro e për të arritur në Beograd, ku do të hipnim në autobus për Nish e Podujevë. Pas 24 ditësh u kthyem në vendin nga u nisëm, në Prishtinë, ku kishin ardhur një turmë e madhe njerëzish për të na pritur. Në mesin e tyre, familjarë miq e dashamirë kishin arritur para nesh, për të na uruar mirëseardhje.

I tërë grupi ishte kthyer shëndosh e mirë, me përjashtim të dy personave, të cilët nuk kishin mundur ta kryenin haxhin sepse ishin sëmurur duke shkuar dhe nuk kishin mundur të shkonin në Mekë.

Vizita e të afërmve dhe dashamirëve ishte pjesë tjetër shumë e veçantë, e cila është një traditë shumë e mirë e popullit tonë. Ai thekson se i kishin ardhur në vizitë pas kthimit nga haxhi, më shumë se 900 veta. "Asnjërin nuk e kam kthyer pa dhurata-hedije, si tespihe, misk etj., pra dhurata për secilin kisha planifikuar qysh në Qabe.

*D.I. Cili do të ishte mesazhi juaj për lexuesit tanë?*

Haxhi Sylejman Rama: Ata të cilëve Zoti u ka dhënë pasuri, duhet ta kryejnë haxhin pasi, përveçqë është obligim nga Zoti, është edhe Hamd-falënderim ndaj Tij për pasurinë që u ka dhënë.

Tani është shumë më lehtë, besa më mirë edhe më lirë për të marrë udhën për Qabe, sepse në kohën tonë ka qenë shumë më vështirë.

Morali i të rinjve e të rejave, bre axhë po më pengon shumë; kemi pasur fytyrë e marre, populli ynë është dalluar nga morali e veshja prej të tjerëve, e tash në këtë kohë ju të rinjtë e keni lëshuar pak. Kështu nuk bën, Allahu nuk na do kështu... Pastaj kanë humbur rahmeti, dashnia në mes veti. Pa rahmet, nuk ka as bereqet….

*"Me pas razi ndër veti e dashni*
*Nihma e Zotit ka me mrri".*

Në fund e falënderuam haxhiun e nderuar që iu përgjigj ftesës sonë për këtë intervistë për të shpalosur fletët e jetës dhe periudhat e tij më të arta, duke i uruar atij gjithë të mirat në jetë - shëndet, pleqëri të rehatshme dhe përkushtim deri në fund të jetës së tij në rrugën që tërë jetën e ka kaluar duke i shërbyer fjalës La ilahe il-lallah Muhamedur resulullah / "Nuk ka Zot Tjetër përveç Allahut dhe Muhamedi alejhi selam është rob dhe i dërguari i Tij". Edhe pse agjërueshëm e në moshën e shtyrë 92-vjeçare, ai fliste dhe përgjigjej me freskinë më të madhe, siç di Mëshirëploti t'i freskojë besimtarët e devotshëm.

Intervistoi Mr.sc. Afrim Jusufi





## NË MITROVICË U VU GURTHEMELI I XHAMISË MË TË MADHE NË KOSOVËS

Më 14 shtator 2012, në Mitrovicë në një manifestim solemn u vu gurthemeli i xhamisë "Bajram Pasha-Isa Beg", ku përpos qytetarëve të Mitrovicës e rrethinës qenë të pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë, ambasadorja turke në Kosovë, znj. Songyl Ozan, ministri i Administratës Publike, z. Mahir Jakxhillar, nënkryetari i Mitrovicës, Riza Haziri, edhe shumë personalitete nga Turqia si deputeti i Parlamentit turk, z. Shirin Yllan pastaj personalitete të larta nga Komuna e Bajram - Pashës në Stamboll të prirë nga Kryetari i komunës, Atila Ajdiner, Myfti i Bajram Pashës, Izet Shener, valiu Abdulkerim Jazëxh, Myftiu i Pendikut, Zija Ersin si dhe një numër i konsiderueshëm i biznesmenëve nga Bajram pasha e Stambolli që kishin ardhur enkas për këtë manifestim.

Ndërtimi i xhamisë është bërë i munduar falë bashkëpunimit e vëllazërimit të Këshillit të BI në Mitrovicë me Myftininë e Bajram Pashës, dhe bashkëpunimit të mirë të dy komunave, asaj të Mitrovicës dhe të Bajram Pashës.

Xhamia do të jetë më e madhja në Kosovë e ndërtohet në vendin e ish-xhamisë së Isa Beu, pasi që ish- objekti nuk ka qenë në gjendje që t'ju përngjitet kërkesave të kohës.

Duke iu drejtuar të pranishmëve Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava fillimisht tha: "Dëshiroj në emër të besimtarëve islam të Kosovës të falënderoj myftininë e Bajram Pashës, të falënderoj komunën e Bajram Pashës, të falënderoj biznismenët që janë prezent këtu dhe të gjitha ata që dhanë kontribut për fillimin e ndërtimit të kësaj shtëpie të Allahut xh.sh. Xhamitë tona në Kosovë, disa nga to, janë më të vjetra se xhamitë e Stambollit, ngase 65 vjet pas Kosovës bëhet feth Stambolli".

"Me këtë rast edhe njëherë falënderoj popullin, turk për krejt atë që ka bërë për Kosovën, që ka ndihmuar Kosovën nëpër proceset që ka kaluar vendi ynë për të arritur deri te pavarësia. Ne, sot ndërtojmë xhami, shkolla, spitale, çerdhe për fëmijë e gjithçka që ka nevojë ky vend falë kontributit të vëllezërve dhe motrave tona, gjakut të derdhur të bijve e bijave më të mira të vendit tonë, po ashtu falënderoj edhe bashkësinë ndërkombëtare e posaçërisht NATO-në, që na ndihmuan që të jemi të lirë"- tha myftiu Tërnava.

Ndërsa duke folur për rolin e xhamisë në fjalë myftiu Tërnava tha: "Kjo xhami do të forcoj edhe më tepër lidhjet tona vëllazërore, ama Kosova ka edhe shumë nevoja të tjera për se presim ndihmën tuaj."

"Ky investim vjen nga një shtet mik për ne siç është Turqisë, si rezultat i bashkëpunimit të komunave të Turqisë me komunën tonë, objekti që po i vëmë sot themelin do ta zbukuroj qytetin tonë, tha nënkryetari i Mitrovicës, z. Riza Haziri

Kryetari i Bajram Pashës, Atila Ajdiner, tha "Sot jemi këtu bashkë me 50 biznesmen nga komuna e Bajram Pashës që kanë shprehur dëshirën e vullnetin që të ndihmojnë në ndërtimin e xhamisë. Më tutje kryeri i Bajram Pashës tha se shumica e biznesmenëve janë me origjinë nga Ballkani".

Ai më tutje u shpreh që popujt e këtij nënqielli pavarësisht çfarë feje a etnie kanë, të jetojnë në paqe, liri e harmoni.

Myftiu i Bajram Pashës, Izet Shener duke i përshëndetur të pranishmit tha se ju falënderoj të gjithëve që keni ardhur në këtë manifestim ku po vejmë gurthemelin e xhamisë për të cilën shpresoj që shumë shpejt do të tubohemi për ta bërë inaugurimin e saj.

Ambasadorja turke në Kosovë, znj. Songyl Ozan tha se xhaminë që po e nisim sot do jetë një vend i bashkimit e unitetit, vend që i ofron e edukon njerëzit. Popujt e Turqisë dhe të Kosovës ki lidh e kaluara e përbashkët historike, kulturore e fetare.

Në emër të KBI të Mitrovicës, të pranishmëve iu drejtua Kryetari i Këshillit, Jetish ef. Berisha i cili pasi i përshëndeti, në emër të këshillit falënderoi të gjithë ata që kanë ndihmuar që qyteti i Mitrovicës të nis ndërtimin e xhamisë më të madhe në Kosovë.
(R. Shkodra)

## PRESIDENTI NISHANI VIZITOI XHAMINË E SINAN PASHËS TË PRIZRENIT

Në kuadër të vizitës së tij në Kosovë, Presidenti i Shqipërisë, Bujar Nishani, në orët e mbrëmjes gjatë qëndrimit në Prizren vizitoi xhaminë e Sinan Pashës, ku u prit nga sekretari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Resul efendi Rexhepi dhe kryeimami i Këshillit të Bashkësisë Islame të Prizrenit, Ali ef. Vezaj. Sekretari i kryesisë, Resul ef. Rexhepi, pasi e përshëndeti Presidentin shqiptar, e falënderoi për vizitën në xhaminë e Sinan Pashës, kurse Ali efendiu e njohu Presidentin me historikun e xhamisë. Me këtë rast sekretari i kryesisë i dhuroi Presidentit shqiptar Nishani disa botime të Kryesisë së BIK-së. (R. Shkodra)





## MYFTIU TËRNAVA PRITI NJË DELEGACION TË MINISTRISË SË ÇËSHTJEVE FETARE NGA DUBAI

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 10 shtator priti një delegacion nga Emiratet e Bashkuara Arabe, të kryesuar nga shejh Ibrahim Xhasim el Mansuri -zyrtar i lartë nga Ministria e Çështjeve Fetare të Qeverisë së Dubait, të cilët po qëndrojnë për vizitë pune në Kosovë me ftesë të Bashkësisë Islame të Kosovës, në kuadër të bashkëpunimit të dy institucioneve respektive.

Myftiu Tërnava falënderoi delegacionin për vizitën dhe i njohu ata me të arriturat, zhvillimet dhe sfidat e BIK-së, si dhe me organizimin e jetës fetare në Kosovë. Delegacioni i kryesuar nga shejh Ibrahim Xhasim el- Mansuri, falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen e ngrohtë e vëllazërore në Kosovë, për se u shpreh se janë shumë të impresionuar nga ç'kanë parë gjatë vizitës këtu. Mysafirët nga Dubai konfirmuan se Ministria e Çështjeve Fetare në Dubai do të mbështetë Bashkësinë Islame të Kosovës me projekte konkrete. Delegacioni nga Dubai do të qëndrojë disa ditë në Kosovë, ku do të vizitojë disa qytete, si dhe do të vizitojë xhami e medrese, si: në Prishtinë, Gjilan e Prizren, ku do të njihen nga afër me aktivitetet dhe gjendjen e besimtarëve dhe të infrastrukturës islame në Kosovë. (R. Shkodra)

## MYFTIU TËRNAVA PRITI MINISTRIN E FINANCAVE TË TURQISË

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava më 11 shtator priti Ministrin e financave të Turqisë, z. Mehmet Shimshek, i cili po qëndron për vizitë në Kosovë. Myftiu e falënderoi Ministrin turk për vizitën dhe shprehu konsideratën e tij për përkrahjen e vazhdueshme të qeverisë turke për Kosovën. Myftiu Tërnava, Ministrin turk e njohu me historikun e Bashkësisë Islame si dhe me projektet që po realizon Bashkësia Islame e Kosovës në bashkëpunim me institucionet turke.

Myftiu falënderoi Ministrin turk për investime që po bëjnë korporatat turke në Kosovë."Më herët neve na është dashur përkrahja politike e diplomatike, gjë që i duhet Kosovës shumë edhe tani, por tani kemi nevojë për vende të reja të punës, për zhvillim ekonomik dhe për përmirësimin të kushteve të jetesës"- tha Myftiu Tërnava. Ministri turk Mehmet Shimshek tha se Turqia si deri tash ka qenë pranë Kosovës dhe e ka përkrahur. Edhe në të ardhmen do të jetë pranë saj. Ministri turk u shpreh se Turqia është e interesuar që të jetë sa më e pranishme me investime në Kosovë. Për këtë qëllim ai tha se Qeveria turke do të orientojë e stimulojë korporatat e firmat turke që të vijnë në Kosovë e të hapin vende të reja pune, një zhvillim ekonomik dhe perspektivë për një jetë më të mirë. (R. Shkodra)





### GRUAJA DHE AKTVITETI SOCIAL

Departamenti i Gruas i BIK-së mori pjesë në seminarin tre ditor "Gruaja dhe aktiviteti social"që u mbajt në Shqipëri nga data:7-9. 09.2012 ku ishin të pranishme më shumë se 40 gra nga Kosova, Maqedonia, Mali i Zi dhe Shqipëria. Qëllimi i këtij seminari ishte forcimi i rolit të gruas në punë vullnetare dhe nxitjen e pjesëmarrjes së grave në shoqëri. Presidentja e Fondacionit Fëmijët shqiptarë, Liri Berisha, tha se gratë janë vizionare me fuqi madhore vepruese për të vënë në lëvizje mekanizmat që nxisin shpirtin veprues. Dhe nëse do të ngrihej një panteon në nderim të vullnetareve humaniste në çdo shoqëri të botës unë mendoj se vendin kryesor do ta zë gruaja. Ambasadori i shtetit të Kuvajtit në Shqipëri, Najeeb Abdurrahman, tha se gruaja shqiptare ka një rol aktiv në shoqërinë civile dhe për këtë duhet inkurajuar edhe më shumë. Projekti "Vakefi i kohës" është organizuar nga Sekretari i Përgjithshëm i vakufeve-Kuvajt si dhe Komiteti i Bashkuar kuvajtjan për bamirësi me qëllim sjelljen e metodave më të mira për inkurajimin e femrave në fushën e punës vullnetare. Pas përfundimit të trajnimit u bë certifikimi i pjesëmarrëseve. (H. Kastrati)

### NJË GRUP GRASH SHQIPTARE NGA BURSA VIZITUAN BIK-NË

Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 4 shtator priti një grup grash shqiptare prej 40 vetash nga Bursa e Turqisë, të cilat qëndruan në Kosovë për disa ditë.





Me këtë rast Myftiu Tërnava falënderoi mysafiret për këtë vizitë dhe ua kujtoi atyre se kanë një amanet shumë të madh që fëmijëve të vetë t'ua shpjegojnë se kanë prejardhje shqiptare dhe se ne me Bursën na lidhin shumë gjëra. Ai po ashtu i njoftoi mysafiret për jetën fetare në Kosovë dhe për rolin e institucionit të BIK-së si përgjegjëse dhe bartëse e jetës fetare në tërë Republikën e Kosovës. "Në Kosovë kemi 800 xhami, 5 medrese, 30 këshilla të BIK-së, kemi medrese të Hivzit, kurse serbët gjatë luftës i shkatërruan 218 xhami, po të gjitha i kemi ndërtuar. Po ashtu kemi ndërtuar edhe 400 xhami të reja, dhe së shpejti do të fillojë ndërtimi i një xhamie të madhe në Prishtinë. Unë falënderoj popullin dhe Qeverinë Turke që kanë ndihmuar Kosovën shumë para e gjatë luftës dhe tash, pas luftës. Ju e dini se para 623 vjetësh këtu erdhi Sulltan Murati, i cili ra shehid këtu në Kosovë. Dhe, ne mbi 623 vjet jemi myslimanë. Organet e tij të brendshme të trupit të tij janë këtu afër Prishtinës, kurse trupi tij gjendet në Bursa. Ju me këtë vizitë i keni dhënë një mesazh dhe një freski vendit tonë. Ky mesazh është që nuk e keni harruar vatanin tonë, vendin e të parëve tuaj. Kosova po përballet me shumë probleme dhe sfida. Mirëpo sot Kosova është e lirë, shtet i pavarur, e për të arritur deri tek ky shtet, kanë rënë shumë shehidë. Mbi 1.5 milion ishin burgosur, kurse mbi 5 milionë janë detyruar të emigrojnë. Mirëpo ne kemi qëndruar këtu, edhe pse kemi pasur serbin po dhe sistemin komunist, që kanë shkatërruar shumë xhami ", - tha Myftiu Tërnava duke shtuar se këtu në Kosovë do të takonin shumë gra dhe ato do t'u rrëfenin për vuajtjen dhe vështirësitë e tyre që kanë pasur deri më sot. Ai në fund falënderoi edhe Rexhep Gunduzin dhe shoqatën që ai drejton, duke theksuar se ai është një aktivist shumë i madh dhe ka bërë shumë për Kosovën. (R. Suma)

### MBAHEN GARAT E DYTA REPUBLIKANE TË NJOHURIVE FETARE

Më 15 shtator 2012 në ambientin e Medresesë së Mesme "Alauddin" në Prishtinë u mbajtën " Garat e Njohurive Fetare" në nivelin shtetëror. Të Rinjtë janë e ardhmja e çdo vendit. Në shoqërinë tonë mbi gjysma e popullsisë i takojnë moshës së

re, që paraqet një përparësi të madhe në raport me vendet tjera të rajonit, andaj të rinjtë e vendit tonë e meritojnë që të kemi një kujdes të shtuar ndaj tyre në aspektin e arsimimit dhe edukimit të tyre, kjo madje është edhe një obligim fetar për ne si hoxhallarë por edhe si prindër, andaj me qëllim të rritjes së vetëdijes për këtë dukuri Departamenti i të Rinjve i BIK në bashkëpunim me Departamentin e Gruas pranë BIK e me përkrahje të madhe nga Myftiu i Republikës së Kosovës Mr. Naim ef. Tërnava dhe nga kryeimami i BIK Sabri ef. Bajgora, për herë të parë organizuan







"Garat republikane të njohurive fetare" Të pranishmëve në fillim u drejtua Kryeimami i Republikës së Kosovës Sabri ef. Bajgora me një fjalë rasti ku u uroi të gjithë garuesve fat dhe suksese në garat e tyre, dhe duke i porositur hoxhallarët që të shtojnë përpjekjet e tyre në punën me fëmijët nëpër xhamiat e vendit.
Në këtë garë ishin të pranishëm 18 ekipe nga 18 Këshilla të Bashkësisë Islame : Preshevë, , Prishtinë, Istog, Lipjan, Skënderaj, Dragash, Gjilan, Hani Elezit, Kamenicë, Prizren, Rahovec, Suharekë, Vushtrri, Shtime, Ferizaj, Vitia, Fushë Kosova, Malisheva. Në Finale u kualifikuan vetëm gjashtë ekipe: Presheva, Prishtina, Shtime, Istogu dhe Rahoveci.Vendi i parë i takojë ekipit nga Rahoveci nxënës të Shani ef. Sylka, kurse në vendin e dytë u rendit ekipi nga Prishtina, nxënës të Hakif ef. Hoti, kurse vendi i tretë i takojë ekipit nga Presheva. Fituesit të garës i takoi çmimi Haxhi Nderi kurse shpërblimet u ndanë edhe për të gjithë pjesëmarrësit tjerë.
(F. Spahiu)



## PËRUROHET RINDËRTIMI I XHAMISË HATUNIJE NË PRISHTINË

Më 7 shtator, në mënyrë solemne u bë përurimi rindërtimit të Xhamisë Hatunije e cila për dy vite me radhë ishte në rindërtim e sipër nga Shoqata "Vakf el Islami". Në përurim morën pjesë Myftiu i Republikës së Kosovës mr. Naim ef. Tërnava, Kryeimami Sabri ef. Bajgora, e shumë hoxhallarë të tjerë, personalitete të ndryshme politike dhe si Ministri i Shëndetësisë dr. Ferid Agani, deputetë, përfaqësues të FSK-së, Policisë së Kosovës si dhe shumë xhematlinjë të tjerë. Në fillim mirëseardhje ju shprehu kryetari i KBI-së së Prishtinës Bahri Sejdiu duke ju uruar Xhaminë e re, dhe duke falënderuar të gjithë ata që dhanë kontribut në rindërtimin e kësaj xhamie të bukur e në veçanti donatorin Muhamed Bin Abdurrahman..Donatori i këtij rindërtimi, Muhamed Bin Abdurrahman Elmuhejleb i cili u shpreh i kënaqur me pamjen dhe punën e kryer në këtë objekt fetar, që me të vërtet i ka ndërruar pamjen edhe lagjes së tregut i cili është i stërngarkuar nga ndërtesat e parregullta. Hytben e mbajti Myftiu Naim ef. Tërnava që ju drejtua xhematit me urim dhe falënderim të përzemërt i cili tha: se "Xhamitë janë e drejtë ekskluzive e xhematit për t'i zbukuruar ato, ata që besojnë Allahun dhe ditën e gjykimit, falin namazin, japin zeqatin, dhe nuk i frikohen askujt pos Allahut xh.sh. dhe se ata do të janë të udhëzuarit e shpëtuar. Gjithashtu Myftiu falënderoi KBI-në për punën e tyre, si dhe donatorin duke e lutur Allahun që ta shpërblej në këtë dhe botën tjetër me xhenet për këtë kontribut kaq të madh që ka dhënë për këtë xhami, si dhe të gjithë

pjesëmarrësit në këtë eveniment përurimi. Xhamija Hatunije konsiderohet njëra nga xhamitë qëndrore të qytetit por e ndërtuar në fund të shekullit të 18 nga një material i dobët e që e pati të vështirë të ju shpëtojë rrebesheve të kohës, qofshin ato atmosferike apo ideologjike ateiste të kohës së monizmit. Xhamija Hatunije ishte njëra nga disa Xhami të mbyllura të kryeqytetit dekada me radhë gjatë ish sistemit, e shëndërruar në një magazinë që ju shërbeu organizatave tregtare të asaj kohe dhe si e tillë kishte përjetuar shkatërrim të dukshëm të interierit dhe vlerave që ka pasur kjo Xhami. Në fillim të viteve të 80-ta u bë rihapja dhe deri diku adaptimi i kësaj Xhamije e cila kishte humbur shumë për vite me radhë, me insistimin e Bashkësisë Islame për nevojat që kishte xhemati i kryeqytetit. (B. Sejdiu)

## U PËRURUA XHAMIA E RE NË FSHATIN GREJÇEVC TË THERANDËS

Pas gati 14 vjetësh, u përurua xhamia e re në fshatin Grejçevc, të cilën forcat barbare serbe e kishin djegur gjatë luftës së fundit në vitin 1998. Që atëherë banorët e fshatit dhe të disa fshatrave përreth kishin mbetur pa xhami. Iniciativa erdhi nga mërgata jonë në Zvicër, që organizuan (dhe siguruan mjete financiare) të udhëhequr nga Rifat Reshani. Punimet patën filluar para një viti dhe më pastaj për ndërtimin e xhamisë dhanë ndihma edhe donatorë e firma vendore. Përurimi i xhamisë u bë në prag të muajit të bekuar të Ramazanit, më 16.07. 2012. Në ceremoni ishin të pranishëm zyrtarë të lartë nga Kryesia e BIK-së, nga KK i Therandës, KBI i Therandës si dhe qytetarë të shumtë. Prerja e shiritit u bë nga kryemami i BIK-së Sabri ef. Bajgora dhe përfaqësuesi i KK të Therandës - Muhamet Bajraktari, duke u përcjellë me tekbire nga qytetarë të shumtë të pranishëm. Më pas kryeimami i BIK-së, Sabri ef. Bajgora, përshëndeti të pranishmit dhe u shprehu urimet e Myftiut të Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava. Ai pastaj foli për rolin që ka xhamia në edukimin e gjeneratave të reja. Si frymëzim për të gjithë ne, ai përmendi rolin që kanë luajtur për çlirimin e vendit disa figura të shquara gjatë historisë. “Po ashtu - theksoi kryeimami - nga 218 xhami që qenë djegur e shkatërruar gjatë luftës së fundit, ne kemi arritur të ndërtojmë e të meremetojmë 213 sosh, duke përfshirë edhe këtë sot këtu”. Më pas programi solemn vazhdoi me leximin e disa ajeteve kuranore. Të pranishmit, për pjesëmarrjen dhe për kontributin e të gjithë atyre që kanë kontribuar në ndërtimin e xhamisë së fshatit, i përshëndeti dhe falënderoi edhe përfaqësuesi i fshatit. Ndëkaq, kryetari i KBI-së të Therandës, Halim ef.Shehu, foli për rëndësinë që ka xhamia në Islam, si dhe për rëndësinë e ndërtimit të tyre, duke theksuar në fund: “... kjo xhami është e fundit që u ndërtua, nga të gjitha ato xhami që ishin djegur e shkatërruar nga forcat serbe në komunën e Therandës”. Mirënjohje iu dhanë: xhamisë së Afelltenit në Zvicër, Kuvendit komunal, firmës “Gani Rosha Grup”, Sejdi Reshanit, Hajredin Bletës, Muhamet Paçarizit, si dhe Rifat Reshanit. (Burim Bibaj).

## SVICERANI PRANOI ISLAMIN

Patrik Frej i lindur më 09.03.1986 në Cyrih të Zvicrës, më 6 gusht 2012 në Xhaminë qendrore të Shtimes, në prani të shumë xhematlinjve, në namazin e ikindisë pranoi Islamin publikisht. Ishte dita e 17 e Ramazanit. Patriku është i specializuar në kuzhinieri në specialitetin e peshkut. Pyetjes sonë drejtuar pas pranimit të Islamit – Ç’të shyri të kaloni nga besimi i krishterë në këtë fe? – iu përgjigj:

-Në shkollë, kur kam mësuar për religjionet, një përshtypje të veçantë më ka bërë Islami dhe çdoherë kam pasur dëshirë të di më shumë për këtë fe. Sidomos këto katër vitet e fundit jam interesuar dhe kam lexuar literaturë rreth këtij besimi.

Në veçanti takimi me shokët e mi myslimanë dhe jeta e tyre familjare më kanë motivuar shumë. Do të veçoja Fadil Iballin, i cili është nga vendi juaj, ka qenë shumë pranë meje dhe mund të them që Fadili dhe familja e tij më kanë motivuar më së shumti.

T’ju them të drejtën, Kur’anin e kam blerë të përkthyer në gjuhën gjermane, por nuk e kisha filluar ta lexoja para se të pranoja Islamin. Tash pres të kthehem me padurim në vendin tim e të filloj ta lexoj.

Pyetjes sonë të dytë: Si e ndien veten tash? – iu përgjigj:

-T’ju them të drejtën, diçka ka ndryshuar në kraharorin tim, e këtë nuk di si ta shpreh.

Në fund nuk më mbeti tjetër, përveçse t’i uroja shëndet, suksese dhe gjithë të mirat në jetë. (Isa Tërshani).





## NDËRROI JETË HOXHA DHE KOLEGU YNË OSMAN EF. ABAZI

Osman ef. Abazi u lind më 5 Maj 1969 në fshatin Azizi ish Milloshevë i komunës së Kastriotit. Shkollën fillore e kreu në fshat kurse të mesmen e vazhdoi në Medresenë e Mesme Alaudin, për të cilën kishte dëshirë të flaktë që nga vegjëlia. Medresenë e kreu më 1988 me sukses të shkëlqyeshëm si nxënës i dalluar, e në veçanti në lëndën e Kur'anit për të cilin kishte ambicie të veçanta.

Studimet Universitare i kreu në kryeqytetin e Arabisë Saudite në Rijad në Universitetin "Mbreti Saud", në degën e Akaidit ku edhe diplomoi më 1997, në afatin e paraparë me sukses të lartë.

Pasi mbaroi studimet u kthye në Kosovë dhe nga Këshilli i Bashkësisë Islame të Prishtinës menjëherë u angazhua si Imam dhe ligjërues në Xhaminë Sudi Efendi në Prishtinë e cila me padurim ato vite i kishte pritur gjeneratat e reja të hoxhallarëve nga shtetet Arabe. Hoxhë Osman Abazi u angazhua në këtë detyrë madhore me të gjithë qenien e tij dhe njohuritë që kishte nga Universiteti për ta freskuar xhematin e tij me ligjërata të veçanta, me mësim të nxënësve në mësim besim dhe kiraet të Kur'anit të cilin e kryente me ëndje.

Këtë detyrë Mulla Osmani e kreu deri atë ditë kur e kaploi sëmundja e rëndë dhe pa dëshirën e tij u nda nga xhemati dhe xhamia që i kishte shërbyer për 14vite me radhë. Përveç angazhimit në xhami ai u dallua me përkthim të librave të ndryshëm të Sejid Kutubit, Sulejman El Eshkar etj.

Ishte dhe anëtarë i Këshillit për dy mandate 2004-2012 ku edhe kontribuoi shumë, në zgjidhje të problemeve jo të pakta të Këshillit, i matur dhe me qasje konstruktive. Gjenerata jonë dhe shokët e klasës si dhe xhemati kanë humbur një shok dhe koleg të përgatitur profesionalisht, modest në sjellje dhe jetë, si dhe i dalluar në hyzmet të fesë me devocion të veçantë. Pas një periudhe plotë kontribut dhe aktivitete në rrugën e Allahut xh,sh. e kaploi sëmundja e rëndë dhe Mulla Osmani ndërroi jetë më 02.09.2012 në moshën 43 vjeçare duke lënë pas vetes vepra të mira, nxënës të zellshëm, që ua mësoi leximin e Kuranit e fenë në përgjithësi. Në familje la gruan dhe katër fëmijë, një vajzë e tre djem në vigjilje të jetës që doemos duhet të jenë krenar për babain e tyre. Në varrimin e rahmetliut hoxhë Osmanit morën pjesë një numër i madh i xhematit nga të gjitha trojet shqiptare hoxhallarë dhe përfaqësues të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës dhe Këshillave të BI të Kosovës. Prandaj të gjithë ne e lusim Allahun xh.sh. që ta shpërblej me xhenet Firdeus inshaAllah . Amin!
(B. Sejdiu)

---

## TELEGRAM NGUSHËLLIMI

*Prishtinë, 12 shtator 2012*
*Nga: Myftiu i Kosovës / Mr. Naim Tërnava*
*Për: Ambasadoren amerikane në Kosovë / Znj. Tracey Jacobson.*

*E nderuara zonja Ambasadore Jacobson! Me shqetësim morëm lajmin sot për sulmin mbi Konsullatën amerikane në Bengazi të Libisë, ku pësoi rëndë misioni juaj diplomatik dhe, për fat të keq, humbën jetën Ambasadori juaj atje, Christopher Stevens dhe bashkëpunëtorët e tij. Me këtë rast, zonja Ambasadore, pranoni ngushëllimet tona të sinqerta, dhe ne shprehim njëkohësisht solidaritetin e plotë me familjet e viktimave, qeverinë dhe popullin amerikan.*

*Sulmet e tilla janë akte terroriste, që kanë për qëllim ndaljen e proceseve demokratike dhe instalimin e regjimeve ideologjike e kriminale. Sulmi mbi Misionin amerikan është sulm mbi vlerat demokratike, universale dhe qytetëruese. Jam i bindur që sulmi i sotëm në Bengazi nuk paraqet ambiciet e populli libian, i cili ka vuajtur mjaft nga regjimi i Gadafit. Zonja Ambasadore, përmes Jush, ngushëllojmë edhe Presidentin Obama, Sekretaren Klinton, familjet e viktimave, Qeverinë dhe popullin amerikan. Me respekt,*

*Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava*




## ISESCO KA DËNUAR PRODHIMIN DHE SHFAQJEN E FILMIT FYES KUNDËR MUHAMEDIT A.S

Organizata Islamike për Arsim, Shkencë dhe Kulturë (ISESCO) me anë të një komunikate ka dënuar ashpër prodhimin dhe shfaqjen e filmit fyes kundër personalitetit të Muhamedit a.s, "Pafajësia e Myslimanëve" në Amerikë. ISESCO duke dënuar ashpër prodhimin dhe shfaqjen e filmit fyes kundër personalitetit të Muhamedit a.s., thotë se prodhimi i këtij filmi fyes kërcënon drejtë për drejtë paqen globale. Prodhimi i këtij filmi është një veprim sulmues dhe i shëmtuar që është bërë në kuadër të fyerjeve të qëllimta kundër personalitetit të Muhamedit a.s.,. dhe nuk ka asnjë lidhje me burimet historike. ISESCO ka kërkuar nga zyrtarët e shtetit të Amerikës që të pengojnë transmetimin e këtij filmi dhe t'i dënojnë faktorët producent të tij sepse prodhimi i këtij filmi vetëm se e rrit dhunën kundër myslimanëve të Amerikës dhe anë e mbanë botës kështu që njëherit edhe kërcënon paqen dhe sigurinë ndërkombëtare. Gjithashtu në vazhdim të kësaj komunikate ka theksuar: Organizata e Kombeve të Bashkuara, UNESCO, Komuniteti Ndërkombëtar si dhe shtetet anëtare të Organizatës për Bashkëpunim Islamik duhet ta dënojnë ashpër prodhimin e këtij filmi si dhe të gjejnë edhe alternativa pragmatike për tu përballur me producentët e këtij filmi fyes.

## INSTITUCIONET ISLAMIKE TË FRANCËS KANË DËNUAR PRODHIMIN E FILMIT FYES KUNDËR MUHAMEDIT A.S.

Këshilli i Myslimanëve të Francës(KMF), Xhamia e Madhe e Parisit si dhe Unioni i Organizatave Islamike të Francës me anë të komunikatave të veçanta kanë dënuar ashpër prodhimin e filmit fyes ndaj personalitetit të Muhamedit a.s.. KMF pasi që ka shprehur shqetësime të thella nga rrethanat e krijuara në Libi që si pasojë është vrarë edhe ambasadori i Amerikës në qytetin Bangazi të këtij vendi, ka deklaruar: ne dënojmë ashpër prodhimin e filmit fyes ndaj personalitetit të Muhamedit a.s., ndërsa shprehim urrejtje të thellë ndaj producentëve të këtij filmi, por në të njëjtën kohë kërkojmë nga myslimanët që mos të bien në kurth të këtyre intrigave dhe mos të përdorin dhunën për të shprehur revoltën e tyre. Në një pjesë tjetër të kësaj komunikate është theksuar: myslimanët nuk duhet të bëhen mjetë i elementeve islamofobist të cilët kanë ndërmend të përhapin dhunën dhe urrejtjen kundër myslimanëve në tërë botën. Të gjithë qytetarët protestën dhe revoltën e tyre kundër veprimeve të këtilla duhet ta shprehin me një qetësi të plotë dhe nëpërmjet metodave ligjore. KMF në këtë komunikatë gjithashtu ka sqaruar: shtetet nuk duhet t'i lejojnë qytetarët që duke keqpërdorur konceptin e lirisë së të shprehurit, të fyejnë simbolet e shenjta të feve qiellore. Detyra e të gjithë institucioneve fetare është që të bashkohen për tu përballur me fyesit e simboleve fetare. Unioni i Organizatave Islamike të Francës gjithashtu duke theksuar në këtë se veprimet e pa matura të disa individëve vazhdimisht godasin unitetin në mes feve, ka deklaruar: fyerja e disa personave ndaj simboleve të shenjta fetare do të shkakton dëme mbi disa përpjekje që janë bërë deri me tash për të vendosur paqe dhe qetësi në mes besimtarëve të feve të ndryshme. Edhe Xhamia e Parisit me anë të një komunikate pasi që ka shpreh pakënaqësi të madhe ndaj shfaqjes së filmit fyes ndaj personalitetit të Muhamedit a.s., i ka thirrur myslimanët e Francës që ta ruajnë qetësinë e tyre ndërsa ka thënë: këto veprime të shëmtuara dhe provokuese nuk duhet t'i dërgojnë myslimanët drejtë përdorimit të dhunës dhe krijimit të konflikteve.

## MALAJZIA JEP DIPLOMA "ADMINISTRIMI HALLALL"

Zyrtarët e Universitetit Unior City Teknology Mara në Malajzi kanë ndërmend që duke lëshuar diploma për shkolla të larta dhe për fakultet të degës "Administrimi Hallall" ta mbështesin industrinë e hallall të këtij vendi dhe ta zgjerojnë atë.Datuk Seri Xhemil Kheir Beharem, ministër për çështje islame i Malajzisë, duke shpjeguar këtë çështje, ka thënë: të diplomuarit e kësaj dege do të kenë rol shumë të madh në zgjerimin dhe zhvillimin e industrisë hallall sepse në këtë fushë ata kanë marrë mësimet profesionale dhe si rezultat i kësaj kanë një informim dhe njohje të nivelit të lartë në këtë fushë. Ai gjatë fjalimit të tij në konferencën ndërkombëtare "Hallall 2012" e cila është zhvilluar me 5 shtator, në mes tjerash ka nënvizuar: të diplomuarit e kësaj dege gjithashtu do

të kenë mundësi të krijojnë marrëdhënie shumë të forta në mes "Qendrës për Zhvillim Hallall (HDC)", Organizatës për Zhvillim Islamik të Malajzisë si dhe shumë institucioneve dhe organeve të tjera të cilat veprojnë në fushën e ofrimit të prodhimeve hallall. Të diplomuarit gjithashtu do të punësohen si inspektor dhe mbikëqyrës të prodhimtarisë hallall në kuadër të Organizatës për Zhvillim Islamik të Malajzisë dhe institucioneve përkatëse të kësaj sfere. Pritet që eksportimi i artikujve ushqimor hallall në Malajzi deri në fund të vitit të rritet për 6 përqind në krahasim me vitin e kaluar

## ORGANIZATA E ZEKATIT NË AMERIKË NDIHËMON NEVOJTARËT E 40 SHTETEVE TË BOTËS

Organizata e Zekatit në Amerikë 300.000 nevojtar nga 40 vende të botës i ka marr nën mbështetjen e vetë. Organizata për Mbledhjen e Zekatit të Myslimanëve në Amerikë, gjatë një raporti të cilin e publikon për çdo vit pas muajit të madhërishëm të ramazanit, ka njoftuar: kjo organizatë ka arritur që me anë të shumave të mbledhura nga zekati dhe sadakaja e fitrit nga myslimanët e Amerikës, 300.000 nevojtarë të i vendos nën ombrellën e vetë të cilëve iu ndihëmon me pako të artikujve ushqimor dhe gjëra tjera të nevojshme për jetën e përditshme. Gjithashtu kjo organizatë me anë të një komunikate ka kërkuar nga myslimanët e Amerikës që duke iu bashkangjitur asaj, të japin ndihmat dhe kontributin e tyre për çështje bamirësve më shumë se në të kaluarën.

## NË ANGLI NDËRTOHET NJË XHAMI ME POTENCIAL PËR PRANIMIN E 12000 FALËSVE TË NAMAZIT

Një xhami e madhe me një potencial për pranimin e 12 mijë personave ndërtohet nga Organizata për Reformë të Myslimanëve të Anglisë. Kjo organizatë islamike sot me tetë shtator ka bërë të ditur se implementimi i projektit për ndërtimin e kësaj xhamie të madhe deri me tash nuk ka mundur të realizohet për shkak të protestave të shumta, mirëpo përsëri është ngjallur vendimi për këtë dhe së shpejti do të filloi implementimi i këtij projekti. Gjithashtu zyrtarët e kësaj organizata kanë deklaruar: punët për implementimin e këtij projekti të madh do të fillojnë javën e ardhshme ndërsa kjo xhami do të ketë minaret me lartësi prej 12 metrave dhe një parking me potencial për parkimin e 300 automjeteve.

## EZ'HERI THEMELON QENDRËN PËR STUDIME KUR'ANORE

Shejhal Ezher Ahmed Tajjib ka deklaruar pëlqimin e vetë për themelimin e një qendre për studime kur'anore në këtë institucion islamik me qëllim që të ofrohen përgjigje për dilemat në lidhje me shpalljen e këtij libri qiellor. Ai shpreh pëlqimin e vetë për themelimin e qendrës për studime kur'anore si një qendër e mëvarur për Organizatën Botërore të të Diplomuarëve të Universitetit të Ez'herit për të iu përgjigjur dilemave të ndryshme që shtrohen rreth librit të shenjët Kur'anit fisnik. Ahmed Tajjib gjithashtu ka theksuar për rritjen e potencialeve shkencore dhe arsimore të mësimdhënësve të Kur'anit fisnik dhe mësimit të shkencave kur'anore dhe mrekullisë shkencore të të diplomuarve të këtij universiteti. Usame Jasin, zv/kryetar i Këshillit Drejtues të Organizatës Botërore të të Diplomuarve të Universitetit të Ez'herit, gjithashtu në lidhje me këtë ka thënë: projekti për themelimin e Qendrës për Studime Kur'anore është shtruar me qëllim të forcimit të nivelit shkencor dhe kulturor të studentëve të Ez'herit dhe përgatitjen e tyre për të kuptuar drejtë tekstet hyjnore të Kur'anit fisnik. Metoda shkencore e përdorur në këtë qendër do të përfshinë hulumtimet dhe studimet që i përkasin shkencave kur'anore siç janë shkaqet e shpalljes, shtatë shkronjat, konceptet kur'anore dhe anuluesi e i anuluari, ajetet mukem dhe muteshabih përshtatshmëria në mes kaptinave dhe ajeteve, mrekullia e Kur'anit në prirje, vonim dhe heqje, mrekullia shkencore dhe psikologjia e Kur'anit fisnik. Kjo qendër në programet studimore të saj do të vendos edhe biografinë e lexuesve të Kur'anit, mënyra se si janë krijuar stilet e ndryshme të leximit të Kur'anit si dhe ofrimin e përgjigjeve për dilemat që shtrohen rreth shtatë stileve të leximit. Qendra për Studime Kur'anore në Ez'her do të punoj në dy shkallë arsimore ku shkallë e parë do të i përket ciklit arsimor gjashtë mujor për studentë jo egjiptian ndërsa shkalla e dytë gjithashtu do të jetë e veçantë për studentët meshkuj e femra të cilët kanë marr diplomë nga qendra të leximit të Kur'anit fisnik.

(Mr. Rexhep Suma)



*O Allah, na e bëj këtë tubim të bekuar dhe këtë dua të pranuar,*
*dhe këtë rrugë të lehtësuar, e largoji nga ne rreziqet e mundimet, për në çdo vend të shenjtë.*
*Të lutemi Ty, o Madhëria Jote, që t'i ruash robërit e Tu,*
*kudo që të jenë, dhe nga çdo gjë e ligë, ruaji ata që udhëtojnë për tokë,*
*për det e për ajër, të shkojnë e të kthehen shëndoshë, me dhuntitë e Tua, o Mëshiruesi i Mëshiruesve.*
*O Zoti Fuqiplotë, ndihmoji ata që ndihmojnë fenë Tënde,*
*e shkatërroji ata që mundohen ta shkatërrojnë fenë Tënde.*
*O Zoti ynë, lëshoji mëshirën dhe bekimet e Tua mbi ne,*
*mbi popullin tonë, mbi haxhinjtë e mbi myslimanët në përgjithësi.*
*O Zoti ynë, lëshoji mëshirën, paqen dhe bekimin Tënd mbi këtë popull e në këtë tokë,*
*në të cilën na krijove me dëshirën Tënde,*
*ku do të kthehemi dhe prapë do të ngrihemi prej saj, para Teje.*
*O Sundues i gjithësisë, na bëj mbizotërues në tokën tonë,*
*e mos lejo që armiqtë e Tu dhe armiqtë tanë*
*të na shkelin dhe të na robërojnë në trojet tona.*
*O Shërues, jepu këtyre haxhinjve dhe neve shëndet, të sëmurin shëro, të robëruarin liro,*
*vendësin bekoje, të humburin drejtoje e armikun shkatërroje.*
*O Pranues i veprave, pranoje këtë vepër prej nesh, Ti i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha.*
*O Zoti ynë, na bëj ne dhe pasardhësit tanë besnikë ndaj Teje.*
*O Furnizuesi ynë, begatona në këtë dhe në botën tjetër me të mirat e Tua dhe pranoje pendimin tonë,*
*Ti je Ai që e pranon pendimin dhe je Mëshirues.*
*O Falësi ynë,Ti je Falës e pranon faljen na fal ne, prindërit tanë, vëllëzër dhe motrat tona, farefisin tonë*
*dhe besimtarët në përgjithësi në Ditën e Llogaritjes së saktë.*
*O Allahu ynë, na e bëj të mundur që Pejgamberi Yt, Muhamedi a.s., të jetë ndërmjetësues yni*
*në Ditën kur nuk ka ndërmjetësues tjetër përveç atij që e lejon Ti.*
*O i Gjithëpushtetshëm, na forco bindjet tona dhe na bëj prej besimtarëve të devotshëm,*
*e na ruaj në çdo vend dhe në çdo kohë nga intrigat e shejtanit dhe insanit.*
*O Allahu im të përgjigjem për Haxh.Allahu im ky është vendi të cilin e ke bërë të sigurt dhe të shenjët.*
*Bërja zjarrit trupin tim të ndaluar dhe bëre të sigurt nga dënimi Yt Ditën kur do t'i ringjallësh robërit Tu.*
*Bëm prej të dashurve dhe të nënshtruarve Tu.*
*Me emrin e Allahut, Allahu është i madh.*
*O Allahu im me besim në fenë Tënde duke konsideruar të vërtetë librin Tëndë,*
*duke përmbushur premtimin që të kam dhënë*
*e duke pasuar Pejgamberin a.s. kam vendosur ta kryej Haxhin*
*andaj më ndihmo që ta kryej dhe pranoje prej meje.*
*O Zot të lutem që të më mbrosh nga brengat, pikëllimi, pamundësia,*
*përtacia, më mbro nga shpirtëngushtësia dhe koprracia.*
*O Zot më përforco në fe e cila më mbron, mi përmirëso të mirat e kësaj bote nga të cilat jetoj,*
*ma përmirëso gjendjen me të mira në botën tjetër ku do të shkoj.*
*O Zot mi fal gabimet e mia, të prindërve të mi dhe të besimtarëve në përgjithësi.*
*O Allah na jep të mira në këtë botë dhe në botën tjetër shpërblena me Xhenet dhe na ruaj nga zjarri i Xhehenemit.*
*Të përgjigjemi, o Zot, Ty të përgjigjemi, të përgjigjemi Që nuk ke shok.*
*Të përgjigjemi Ty, për Ty është çdo lëvdatë, falënderim, dhunti e pushtet dhe nuk ke shok.*

سُبْحَانَ رَبِّكَ رَبِّ الْعِزَّةِ عَمَّا يَصِفُونَ وَسَلَامٌ عَلَى الْمُرْسَلِينَ وَالْحَمْدُ لِلَّهِ رَبِّ الْعَالَمِينَ

*I pastër e i lartë është Zoti yt, Zoti i gjithëfuqishëm nga ajo që ata i përshkruajnë.*
*Çdo e mirë qoftë ndaj të dërguarve.*
*Dhe falënderimi i qoftë All-llahut, Zotit të gjithësisë!*
*(Es-Safat: 180-182)*

*Kasim Gërguri*






NJOFTIM

Bashkësia Islame e Kosovës dhe Medreseja e Mesme 'Alauddin' në Prishtinë, njoftojnë të gjithë të interesuarit se edhe këtë vit organizojnë dhe udhëheqin prerjen e kurbanave për nevojat e Medresesë së Mesme 'Alauddin' në Prishtinë me paralelet e saj në Prizren dhe Gjilan.

Pagesa mund të bëhet në zyrat e Këshillit vendor të Bashkësisë Islame dhe në Medrese.

Më gjerësisht mund të informoheni në tel: 038/22-44-44; 044/186-220; 044/186-221

**Çmimi i kurbanit 100 €**